# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 332 • VITI 32 • KORRIK 2018 • SHEVAL 1439 • ÇMIMI 1 €



THERJA E KURBANIT - ZBATIM I URDHRIT TË ZOTIT

RELIGJIONI DHE INTELEKTUALITETI

MBI MENDIMIN FILOZOFIK TË FILOZOFIT RENE GUENON

*“Besimi në Zotin e vërtetë*
*Bahet si ka ba vetë emër*
*Që është një pa shoq e t'metë*
*Kështu me vërtetue me zemër*
*Zot! Të dimë me ato sifate*
*Që n'Kur'an na i ke kallxue*
*Nuk ta mendojmë vehtën t'ate*
*Se s'mundemi m'e kuptue*
*Mjafton për ne kështu me t'ditë*
*Me ata emna e vetija*
*Me kaq dije e kaq dritë*
*Na rrënjen mendja e vetëdija*
*Zoti ynë ka ma t'bukurat emna*
*Thirret orë e m'ças gjithkundi*
*Ka edhe ma t'plotët mbiemna*
*Madhnisë Tij s'i gjindet fundi*
*Vetijat e Perëndisë*
*Përmblidhen në katërmbdhetë*
*Që ato i meritojnë Hyjnisë*
*Tjerat hyjnë n'ta drejtë për drejtë*
*Zoti ynë ashtë-përherë ka qenë*
*N'ekzistimin e Tij s'ka dyshim*
*Edhe gjithmonë ka me qenë*
*Pa fillesë e pa mbarim*
*Ashtë nji Zot pa të metë*
*Nuk ka shoq fëmij e send*
*S'ja përngjan gja më të vërtetë*
*Edhe s'ka nevojë për vend*
*Ashtë i gjallë, ka t'madhën fuqië*
*Ka dije pa fund e kryë*
*Punon pas dëshirës së Tij*
*Shef e ndien pa vesh e sy*
*Ashtë folës, por jo me za*
*Dhe jo me shkronja e me buzë*
*Se Atij s'ja përgjet asgja*
*Ashtë edhe i vetmi krijues*
*Një këto katermbdhetë vetija*
*Që u përmenden fjalë për fjalë*
*Do e mos gjinden ke Perendija*
*Me qenë ndryshe ashtë muhal.”*

*-Ibrahim Dalliu [radijallahu anhu]*

## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, mr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Mr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



"O Ibrahim! Ti tashmë e zbatove ëndrrën! Ne kështu i shpërblejmë të mirët!

(Es Saffat: 104, 105)

# Therja e kurbanit - zbatim i urdhrit të Zotit

*Gjatë gjithë jetës së tij në shërbim ndaj Allahut, Ibrahimi a.s. lutej që të ketë pasardhës, dhe sa më shumë që kalonin vitet dhe plakej, aq më shumë i shtohej dëshira për të pasur fëmijë: "Zoti im, më dhuro mua (një fëmijë) prej të mirëve!" (Es Saffat: 100)*

*Allahu ia plotësoi dëshirën në pleqëri dhe e mëshiroi duke e gëzuar me Ismailin a.s.: "Ne e gëzuam atë me një djalë që do të jetë i butë (i sjellshëm)." (Es Saffat: 101)*

*Për Ibrahimin a.s. Ismaili i vogël nuk ishte vetëm një fëmijë i shumëpritur, por ishte kurorëzim i një dëshire pas një kohe të gjatë vuajtjesh, fryt i jetës së tij dhe manifestim i mëshirës së Zotit ndaj tij. Ismaili u rrit në shtëpinë e Ibrahimit a.s. plot gëzim, i rrethuar me dashurinë atërore të babait. Por Allahu kishte një plan dhe kishte vendosur që gjërat të merrnin një rrjedhë tjetër për Ibrahimin dhe Ismailin.*

*Ibrahimi a.s. pa në ëndërr se iu urdhërua ta bënte kurban, për hir të Zotit, birin e tij, Ismailin 13-vjeçar. Atij i ishte dashur të priste 83 vjet që t'i lindte një djalë dhe të ndiente e të manifestonte dashurinë atërore ndaj tij. Kjo ishte një sprovë e vështirë për të. Ibrahimi i ishte nënshtruar dhe dorëzuar Allahut plotësisht me tërë qenien e tij dhe pa kushte, sepse ai bartte në vete fuqinë e besimit dhe premtimin e dhënë.*

*Mirëpo, kur Allahu ia kërkoi Ibrahimit një gjë të tillë, ai nuk u mundua të gjente pretekste të ndryshme për t'iu shmangur punës dhe as që u përpoq ta kuptonte arsyen e urdhrit, por vendosi të realizonte atë në emër të Zotit dhe për hir të Tij. Kështu ai e vendosi dashurinë ndaj Allahut mbi dashurinë ndaj vetes, pejgamberinë mbi djalin e tij dhe bindjen ndaj Zotit mbi bindjen ndaj familjes.*

*Përmes hedhjes së gurëve te tri shtyllat gjatë haxhit, ne e gjuajmë iblisin e mallkuar që u mundua ta mashtronte Ibrahimin a.s që të mos e zbatonte urdhrin e Allahut. Ibrahimi a.s. e kishte lidhur zemrën me Allahun. Shkoi tek vendi i prerjes. Këmbët i kishin ngrirë, por megjithatë eci dhe nuk u kthye. E vendosi Ismailin të shtrirë me fytyrë në tokë që të gjente forcë për zemrën e thyer dhe duart e shtangura. Thika me mëshirën e Allahut nuk e preu Ismailin. Atij iu dhurua një dash dhe Allahu i thirri duke i thënë: "O Ibrahim! Ti tashmë e zbatove ëndrrën! Ne kështu i shpërblejmë të mirët! (Es Saffat: 104, 105).*

*Urdhri nuk ka pasur për qëllim që të flijohet jeta e Ismailit a.s. por ishte një këshillë që njerëzimi ta kuptojnë esencën e vërtetë të kësaj jete kalimtare. Ishte sinjalizim se dashuria ndaj Allahut është mbi çdo dashuri tjetër. Allahu në Kur'anin fisnik thotë:*

*"Pasuria dhe fëmijët janë stoli e jetës së kësaj bote." (El-Kehf: 46). Këto dy gjëra e bëjnë jetën të bukur. Nga të gjithë ne Allahu ka kërkuar që të flijojmë pasurinë, gjënë e dytë. Kurse vetëm nga Ibrahimi a.s. ka kërkuar të flijonte gjënë e parë, fëmijën e tij. Gatishmëria e Ibrahimit a.s. për të flijuar djalin e tij, do të ishte një mësim për njerëzimin se për hir të Allahut duhet të sakrifikohet pasuria dhe çdo gjë në këtë botë.*

*Nga ndodhia e Ibrahimit a.s. me Ismailin a.s. kuptojmë se kur ekziston vullneti për t'u kryer urdhri i Allahut, shpërblimi mund të arrihet edhe nëse nuk realizohet sakrifica. Allahu e lartësoi Ibrahimin a.s. në shkallën më të lartë të sakrificës pa e flijuar Ismailin. Ai e ngriti Ismailin në shkallën më të lartë të flijimit të vetes për Zotin, pa u realizuar një gjë e tillë, sepse veprat vlerësohen sipas qëllimit.*

*Allahu i madhërishëm ka dashur që Ibrahimi a.s. t'u mbajë leksion njerëzve. Ai na mësoi të sakrifikojmë jetën, pasurinë e fëmijët tanë për hir të çështjeve të shenjta. Meqenëse Ibrahimi e dha këtë provim, sepse ai qe në gjendje të bënte atë që nuk është kërkuar prej asnjë njeriu tjetër, Allahu xh.sh. atë e quajti ummet, i barabartë me një popull të tërë. Ai u quajt ummet, sepse ai e dha provimin e gjithë ummetit: "Vërtet, Ibrahimi ka qenë shëmbëlltyrë e të mirave, adhurues i Allahut, besimtar i drejtë dhe nuk ka qenë nga idhujtarët." (En-Nahl: 120).*

*Tek Ibrahimi, Ismaili dhe Haxherja kemi shembullin e një familjeje të nënshtruar ndaj urdhrave të Allahut.*

*Dr. Ajni Sinani*

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës El-Hashr – (3)

## Dispozitat rreth presë së luftës

وَمَا أَفَاءَ اللَّهُ عَلَىٰ رَسُولِهِ مِنْهُمْ فَمَا أَوْجَفْتُمْ عَلَيْهِ مِنْ خَيْلٍ وَلَا رِكَابٍ وَلَٰكِنَّ اللَّهَ
يُسَلِّطُ رُسُلَهُ عَلَىٰ مَن يَشَاءُ وَاللَّهُ عَلَىٰ كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ ﴿٦﴾ مَّا أَفَاءَ اللَّهُ عَلَىٰ
رَسُولِهِ مِنْ أَهْلِ الْقُرَىٰ فَلِلَّهِ وَلِلرَّسُولِ وَلِذِي الْقُرْبَىٰ وَالْيَتَامَىٰ وَالْمَسَاكِينِ وَابْنِ
السَّبِيلِ كَيْ لَا يَكُونَ دُولَةً بَيْنَ الْأَغْنِيَاءِ مِنكُمْ وَمَا آتَاكُمُ الرَّسُولُ فَخُذُوهُ وَمَا نَهَاكُمْ
عَنْهُ فَانتَهُوا وَاتَّقُوا اللَّهَ إِنَّ اللَّهَ شَدِيدُ الْعِقَابِ ﴿٧﴾

***"Çfarëdo që Allahu i dhuroi të Dërguarit të Tij si pre lufte (të marrë) prej tyre, ju për të nuk i ngatë as kuajt e as devetë, por Allahu i jep pushtet të dërguarve të Vet mbi ata që Ai dëshiron. Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë. Çfarëdo që Allahu i dhuroi të Dërguarit të Tij si pre lufte (të marrë) nga banorët e vendbanimeve (jobesimtare), ajo i takon: Allahut, të Dërguarit, të afërmve (të tij), jetimëve, të varfërve dhe udhëtarëve të mbetur rrugës, në mënyrë që ajo të mos qarkullojë ndërmjet të pasurve nga mesi juaj. Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni atë e çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj, dhe kini frikë Allahun, se vërtet Allahu është ndëshkues i ashpër." – (El-Hashr, 6-7)***

## Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake, Allahu xh.sh., sqaroi konsekuencat dhe pasojat që i patën fisi Benu-n-Nadir, si shkak i arrogancës së tyre dhe tradhtisë ndaj Resulullahit s.a.v.s., kur u detyruan t'i rrënonin shtëpitë e tyre me duart e veta dhe të largoheshin përfundimisht nga Medina, pa të drejtë kthimi në të. Ata u larguan të turpëruar e të nënçmuar botërisht në këtë botë, por mbi të gjitha, do të jenë të ndëshkuar përjetësisht në botën tjetër. Kurse tash në këto ajete, i Lartmadhërishmi sqaron dispozitat e ndarjes së pasurisë së hebrenjve, të cilën ata u detyruar të linin pas vetes. Këtë pasuri, Allahu e cilësoi si "fej'un", që nënkupton prenë e luftës e cila është fituar pa luftë, kurse fjala "ganime" nënkupton prenë e luftës që është fituar me luftë. Këtë pasuri, i Dërguari i Allahut me inspirim nga qielli e ndau vetëm për muhaxhirët, ndërkohë që ensarët e pranuan këtë ndarje me zemërgjerësi, duke qenë të vetëdijshëm se muhaxhirët kishin nevojë më të madhe për të sesa ata.

## Koment:

*6. Çfarëdo që Allahu i dhuroi të Dërguarit të Tij si pre lufte (të marrë) prej tyre, ju për të nuk i ngatë as kuajt e as devetë, por Allahu i jep pushtet të dërguarve të Vet mbi ata që Ai dëshiron. Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.*

Pas largimit të fisit Beni-n-Nadir nga kështjellat dhe vendbanimet e tyre, ata pas vete lanë pasuri të konsiderueshme, të cilën nuk kishin mundur ta bartnin me vete, sipas marrëveshjes së dorëzimit. Kjo pasuri, sipas dispozitave fetare që kanë të bëjnë me prenë e luftës u konsiderua si "fej'un", apo pre e luftës e fituar pa luftë të armatosur dhe pa ndonjë mund të madh, sepse në këtë rast, myslimanët nuk kishin zhvilluar luftë e as nuk kishin ngarë kuaj apo deve për të udhëtuar më larg, sepse largësia në mes Medinës dhe kështjellave të hebrenjve, ishte vetëm dy mile.

Ndarjen e kësaj pasurie, Allahu xh.sh. ia bëri dhuratë vetëm të Dërguarit të Vet. Në lidhje me këtë, është transmetuar nga Omer ibnul Hattabi të ketë thënë: "Pasuria e Beni-n-Nadir, ishte nga ajo që Allahu ia caktoi vetëm të Dërguarit të Tij si dhuratë, për të cilën myslimanët nuk morën mundin të ngisnin as kuaj e as deve. Pra, ishte e veçantë vetëm për të Dërguarin a.s., i cili nga kjo pasuri ndau furnizimin njëvjeçar në ushqim për familjarët e vet, e atë që teproi, e la në dispozicion të Shtetit, për të blerë kuaj dhe armatim, si për-



gatitje lufte në rrugën e Allahut."[1]

Sipas librave të historisë, i Dërguari a.s. nga kjo pasuri, një pjesë ua ndau edhe muhaxhirëve, të cilët vite më parë kishin lëshuar vendlindjen e tyre Mekën, për hir të Allahut dhe të fesë islame. Ndërsa prej ensarëve, hisedarë në këtë pasuri i bëri vetëm tre prej tyre, për shkak të kushteve të rënda të jetesës: Ebu Duxhanen, Sehl bin-Hunejfin dhe Harith bin Simmen.

Allahu xh.sh. dëshiroi t'i vinte në dijeni myslimanët që kur Ai të ketë vendosur për një gjykim, më nuk i takon askujt të flasë apo të japë ndonjë mendim tjetër, prandaj ua dëftoi qartë se pasuria si kjo nga fisi Benu-n-Nadiri, ishte e veçantë vetëm për të Dërguarit të Vet, sepse Ai ia nënshtron kë të dojëtë Dërguarve të Vet, duke mbjellë frikë e tmerr në zemrat e armiqve, sepse Ai është i Gjithëfuqishëm për çdo gjë.

*7. Çfarëdo që Allahu i dhuroi të Dërguarit të Tij si pre lufte (të marrë) nga banorët e vendbanimeve (jobesimtare), ajo i takon: Allahut, të Dërguarit, të afërmve (të tij), jetimëve, të varfërve dhe udhëtarëve të mbetur rrugës, në mënyrë që ajo të mos qarkullojë ndërmjet të pasurve nga mesi juaj. Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni atë, e çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj, dhe kini frikë Allahun, se vërtet Allahu është ndëshkues i ashpër.*

Ky ajet, sqaron në mënyrë të përpiktë se kujt i takon pasuria që konsiderohet si "fej'un" – pre e luftës, e fituar pa luftë të armatosur. Sipas dispozitave të cilat i kanë nxjerrë dijetarët nga Kurani famëlartë dhe nga Suneti i Pejgamberita.s. në lidhje me prenë e luftës mund të themi se ajo është dy llojesh:

1. "Fej'un" - Pasuri e luajtshme, e fituar në mënyrë paqësore, pa luftë të armatosur, e cila në rastin e Beni-n-Nadir ishte e veçantë vetëm për Pejgamberina.s., dhe ai mund t'ia ndante atë kujt të donte. Ndërkohë, me fjalën "fej'un"nënkuptohet edhe pasuria e paluajtshme, e fituar po ashtu pa luftë, e cila pasuri u ndahet myslimanëve në përgjithësi, në bazë të kontributit të tyre. Kjo pasuri po ashtu ndahet në pesë kategori. Një e pesta (1/5) pjesë ndahet për Allahun dhe të Dërguarin, e që shfrytëzohet nga i Dërguari i Allahut gjatë jetës së tij, kurse pas vdekjes së tij, kjo pasuri e tij u shpërndahet myslimanëve në mënyrë të përgjithshme. Nga kjo 1/5, po ashtu një pjesë u ndahet familjes dhe pasardhësve të Pejgamberita.s. Benu Hashimëve dhe Benu Mutalibëve, të cilët e kanë të ndaluar marrjen e sadakasë dhe të zekatit, prandaj u është dhënë e drejta në këtë pre të luftës, ashtu siç nga kjo pasuri u ndahet edhe jetimëve të cilëve u kanë vdekur baballarët pa e arritur moshën e pubertetit; të varfërve dhe skamnorëve si dhe udhëtarëve, të cilët kanë ngelur pa të holla dhe ushqim gjatë rrugëtimit të tyre. Kurse 4/5 e tjera nga kjo pasuri, shkojnë për të mirën e myslimanëve në përgjithësi.

2. "Ganime" – pasuri e fituar nga armiku pas një lufte të armatosur, për ç'gjë jep shenjë ajeti 41 i sures "El-Enfal", i cili precizon se kjo pasuri ndahet në pesë pjesë: "Ta dini se çfarëdo që fituat si plaçkë lufte, një e pesta i takon Allahut, të Dërguarit dhe farefisit (të tij), jetimëve, të varfërve dhe udhëtarit (që ka ngelur në rrugë)...". Në këtë plaçkë të luftës, në 1/5 e saj, kanë të drejtë Allahu dhe i Dërguari i Tij e që shfrytëzohet nga i Dërguari a.s., të afërmit e tij, jetimët, të varfrit dhe udhëtarët, ndërsa 4/5 e tjera, në veçanti u takojnë luftëtarëve dhe atyre që kanë marrë pjesë aktive në luftë apo betejë.[2]

*"... në mënyrë që ajo të mos qarkullojë ndërmjet të pasurve nga mesi juaj."*

Në kohën e injorancës, ishte traditë që shumica e plaçkës së luftës t'u takonte udhëheqësve apo krerëve të pasur të asaj shoqërie. Pasuria që fitohej nga luftërat, ishte privilegj ekskluziv i klasës sunduese, nga e cila privoheshin të varfrit, pavarësisht pjesëmarrjes së tyre në luftë.[3] Pikërisht, për këtë arsye, Islami vendosi rregulla të drejta dhe strikte, lidhur me këtë çështje, duke eliminuar përfundimisht ndasitë e tilla shoqërore. Kjo zaten ishte arsyeja që dispozitat e presë së luftës, pavarësisht nëse është pasuri e fituar pa luftë (fej'un)ose me luftë (ganime), të ishin kaq të prera, në mënyrë që kjo pasuri të mos qarkullonte vetëm brenda një grupi të

ngushtë njerëzish të pasur, e të mos i prekte edhe të varfrit, por qëllimi parësor i ndarjes së këtillë të presë së luftës, është që të gjithë të pasurohen njëlloj dhe secili të ketë hise të barabartë në të, pavarësisht gjendjes së tij sociale në shoqëri.

*"... Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni atë, e çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj...."*

Dihet se ajeti i 7-të, ka zbritur së bashku me ajetet që kanë të bëjnë me dispozitat e presë së luftës të fituar nga fisi Beni-n-Nadir, por dijetarët nuk janë të pajtimit nëse ky ajet ka të bëjë ekskluzivisht vetëm me prenë e luftës, andaj pashmangshëm shtrohet pyetja: A thua vallë, Allahu xh.sh. ka synuar me këtë pjesë të ajetit vetëm këtë kuptim: (O besimtarë! Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, nga preja e luftës, merreni, e çfarëdo që t'ju ndalojë, largojuni?!) Përgjigjja është JO, sepse ky nuk është kuptimi i vetëm i ajetit, por kuptimi i tij është shumë më i gjerë dhe më gjithëpërfshirës. Madje, lidhur me këtë konstatim pajtohen shumica dërrmuese e dijetarëve, të cilët mendojnë se ajeti në fjalë, nuk ka të bëjë në mënyrë eksplicite vetëm me ndarjen e presë së luftës nga i Dërguari a.s.. Përkundrazi, shumë prej tyre mendojnë se ky ajet në mënyrë të përgjithshme ka të bëjë me Sheriatin dhe dispozitat fetare. Mbase, me këtë kuptim ndërlidhet edhe thënia e bekuar e Pejgamberit a.s. kur thotë: "Nga ajo çka ju kam ndaluar, largohuni tërësisht, kurse atë çka ju kam urdhëruar mundohuni ta kryeni aq sa mundeni"[4]. Edhe nga ky hadith, kuptojmë se urdhëresat dhe ndalesat nga i Dërguari i Allahut, kanë të bëjnë në mënyrë të përgjithshme me veprimet e myslimanëve gjatë përditshmërisë së tyre. Natyrisht, kjo sferë përfshin një gamë të gjerë veprimesh; lejime apo ndalime, kurse nga ne myslimanët kërkohet që në çdo rast, ta ndjekim shëmbëlltyrën e Resulullahit s.a.v.s., për aq sa mundemi. Respektimi i urdhëresave të Pejgamberit a.s., do të thotë respektim dhe nënshtrim ndaj Allahut, sepse Ai në Kuran thotë: "Kush i bindet Pejgamberit, ai i është bindur Allahut..." – (En-Nisa'ë, 80).

**Qëllimi parësor i ndarjes së këtillë të presë së luftës, është që të gjithë të pasurohen njëlloj dhe secili të ketë hise të barabartë në të, pavarësisht gjendjes së tij sociale në shoqëri.**

Për të vërtetuar këtë konstatim se ajeti në fjalë synon përfshirjen e gjithë urdhëresave dhe ndalesave sheriatike, e jo ekskluzivisht prenë e luftës, do të sjellim disa argumente:

- Shkronja (vav) është lidhëz (harful atf) dhe kjo lidhëz lë të mundur shkëputjen nga konteksti. Po të fillonte ajeti në fjalë me lidhëzën tjetër (fe):(fe ma atakumu-rresulu), kjo logjikisht do të ndërlidhej me kuptimin e ajetit para dhe pas tij, kurse lidhëza (ve) ka kuptim të kundërt, lë të mundur shkëputjen nga tema paraprake.

- Përemri lidhor (ma) zakonisht nënkupton të përgjithshmen dhe në këtë ajet nënkupton: "(Tërë) atë që jua jep i Dërguari, merreni...".

- Në këtë ajet është përdorur shprehja "Er-Rresulu"me qëllim që të veçojë pozitën e lartë, që përkon me gjithëpërfshirësinë e Shpalljes dhe të Kumtimit, dhe nuk është përdorur termi: "En-Nebijju", që nënkupton një përkufizim më të ngushtë kuptimor nga ai "Er-Rresul".

- Argument tjetër i fuqishëm për këtë janë edhe fjalë e fundit në këtë ajet: "... dhe kini frikë Allahun, se vërtet Allahu është ndëshkues i ashpër". Ne këtu shohim qartë se nuk kemi të bëjmë vetëm me plaçkën e luftës, përndryshe a do të ishte e logjikshme që një herë ajeti t'i urdhërojë myslimanët për marrjen e presë së luftës, e në fund t'u thotë: "... dhe kini frikë Allahun, se vërtet Allahu është ndëshkues i ashpër". Pra, këtu nuk bëhet fjalë vetëm për plaçkën e luftës por për Sheriatin islam në përgjithësi dhe zbatimin e tij.

- Një argument tjetër se ky ajet synon të përgjithësuarën e jo në veçanti plaçkën e luftës, është edhe fjala "atakum"- "çfarëdo që t'ju japë". Këtu shtrohet pyetja: Përse Allahu xh.sh. në këtë rast nuk e ka përdorur fjalën"Aë'takum"-(أعطاكم) -që po ashtu nënkupton dhënien, por e ka përdorur pikërisht fjalën "Atakum"-(آتاكم))?

Përgjigjen do ta gjejmë në atë që kanë përzgjedhur dijetarët lidhur me kuptimet e këtyre dy foljeve që në aspektin semantik janë sinonime. Ne do të shohim se sa herë që në Kuran është përdorur fjala: "Aë'takum"-(أعطاكم) -, kuptimi i saj ka të bëjë më tepër me çështje të prekshme, lëndore apo materiale[5], kurse sa herë që është përdorur fjala: "Atakum"-(آتاكم)), më shumë ka ardhur me kuptim të çështjeve të larta shpirtërore.[6]

Si përfundim i tërë asaj që u tha në lidhje me kuptimin e këtij ajeti, shohim se ajo çka në fakt synon ajeti në fjalë, është Sheriati dhe zbatimi në praktikë i të gjitha lejimeve, urdhëresave dhe ndalesave fetare, që vijnë nga i Dërguari i Allahut s.a.v.s., përfshirë këtu edhe dispozitën e ndarjes së presë së luftës, sepse çdo fjalë e Resulullahit s.a.v.s. është me inspirim nga Allahu xh.sh., e nuk synohet vetëm një gjë e prekshme-lëndore siç është preja e luftës.[7] (Allahu e di më së miri)!



*"... dhe kini frikë Allahun, se vërtet Allahu është ndëshkues i ashpër."*

Fundi i ajetit të 7-të na bën me dije se njerëzit duhet t'ia kenë dronë Allahut, duke u përpjekur që të respektojnë urdhëresat dhe ndalesat hyjnore nga Allahu xh.sh., në çdo kohë, ashtu siç duhet të respektojnë edhe urdhëresat e ndalesat nga i Dërguari ynës.a.v.s., sepse për një gjë të tillë na porosit edhe vetë Kurani famëlartë.

Jeta në këtë botë është vërtet një sprovë e rëndë, në pasuri, fëmijë dhe kënaqësi të përkohshme, por te Allahu, në pozita të larta nderi do të jenë vetëm ata që e ruajtën veten nga harami, që iu përulën në këtë dynja Krijuesit të vetëm – Allahut xh.sh., duke i pasur zemrat të mbushura me ëmbëlsinë e imanit. Vetëm të tillët do të jenë të shpërblyer në xhenete, të cilat Allahu i ka përgatitur për të devotshmit, kurse ata që u bënë mendjemëdhenj dhe nuk i respektuan këto dispozita hyjnore, ata nesër në Xhehenem, do t'i presë një ndëshkim i dhimbshëm dhe i rëndë...

## Porosia e këtyre ajeteve (6-7)

- Pasuria që lanë pas vetes fisi Beni-n-Nadir, llogaritet si "Fej'un", dhe këtë Allahu xh.sh. Ia dhuroi të Dërguarit të Vet, që atë ta ndante si të donte. I Dërguari a.s. këtë pasuri ua ndau muhaxhirëve të varfër dhe 3 të varfërve prej ensarëve. Në këtë lloj plaçke të luftës "fej'un" janë llogaritur pasuritë e lëna nga Benu Kurejdha dhe Benu-n-Nadir, pastaj nga Fedeku, nga Hajberi, nga fshatrat e Urejnes dhe Jenbuit.

- Dallimi në mes plaçkës së luftë "fej'un" dhe "ganime", është se ajo plaçkë që fitohet pa luftë ose pa ndonjë mundim paraprak, quhet "fej'un", kurse ajo që fitohet me luftë të armatosur, quhet "ganime". Secila prej tyre ka dispozita të veçanta të ndarjes së saj.

- Tek hanefijtë, plaçka e luftës "ganime" ndahet sipas asaj që e ka përmendur Allahu xh.sh. në suren El-Enfal: "Ta dini se çfarëdo që fituat si plaçkë lufte, një e pesta i takon Allahut, të Dërguarit dhe farefisit (të tij), jetimëve, të varfërve dhe udhëtarit (që ka ngelur në rrugë)...". Kjo do të thotë se 1/5 i ndahet kategorive të theksuar në ajetin e sipërtheksuar, kurse 4/5 të mbetura, u ndahen luftëtarëve pjesëmarrës, kurse te dispozita e plaçkës së luftës - "fej'un", toka-patundshmëria u takon të gjithë myslimanëve dhe nuk i nënshtrohet ndarjes në pesë pjesë, por shfrytëzohet për të mirën e përgjithshme të myslimanëve.

- Arsyeja e ndarjes së kësaj plaçke në radhë të parë për të varfrit, është që kjo pasuri të mos shkojë vetëm në duart e të pasurve, që njerëzit të mos ndahen në klasa apo shtresa, por që edhe të varfrit t'i përshkojë ndihma e shtetit dhe të zhduken shtresimet sociale në një shoqëri, për aq sa ka mundësi.

- Ata çka na këshillon dhe jep i Dërguari i Allahut nga feja që Allahu përzgjodhi për ne, duhet ta marrim e ta zbatojmë, ashtu siç duhet të heqim dorë edhe nga ajo që ai na ndalon, sepse ai flet gjithnjë me inspirim nga Allahu xh.sh.

- Droja ndaj Allahut duhet të jetë e pranishme në çdo kohë. Nuk guxojmë ta kalojmë jetën të shkujdesur nga të përmendurit e Allahut, përndryshe, ndëshkimi i Tij në botën tjetër ndaj mohuesve do të jetë shumë i rreptë.

- vijon -

*1. Transmetojnë Imam Ahmedi (nr. 172); Buhariu (nr.2748 dhe 2927); Muslimi (nr. 1757 dhe 3301); EbuDavudi (nr.2963); Tirmidhiu (nr. 1719); Bejhekiu (nr.12374); dhe Nesaiu (nr. 4140). 2. Për më gjerësisht shih: Ruhu-l Meani nga Alusiu, vwll. XXVIII, ff. 45-49. 3. El-Vahidij, Et-Tefsiru-l Besit, Rijad, 1430 h., vëll. XXI, f. 378. 4. Buhariu (nr. 6858); Muslimi (nr.4348);Ky hadith nga i Dërguari i Allahut është përcjellë edhe nga Darekutni (nr. 2668); IbnMaxhe (nr. 2) dhe Nesaiu (nr. 2619), por me radhitje pak mëndryshe të fjalëve: "Kur t'ju urdhëroj për një çështje, mundohuni ta kryeni atë aq sa mundeni, e kur t'ju ndalojë nga diçka, largojuni asaj tërësisht!". 5. Shih ajetet: Et-Tevbetu 29; En-Nexhm 33-34; El-Lejl 5; El-Kevther 1, etj. 6. Shih ajetet: El-Hixhr 64 dhe 87; Ta Ha 126; AliImran 194; El-Kehf 10; etj. 7. Për më hollësisht shih studimin në: http://www.hor3en.com/vb/showthread.php?tz9823. (Azhurimi i fundit më 20.07.2018)*

**Nexhat Ibrahimi**

# Religjioni dhe intelektualiteti

Nuk mund ta imagjinosh një shoqëri, një popull pa dijetarë. Po të ekzistonte diç e tillë, fundi i shoqërisë do të ishte shumë afër.



Vetëdija, ndërgjegjja dhe meditimi janë veçori të njeriut, që e dallojnë atë nga krijesat e tjera dhe i japin atij përparësi.[1] Sa më i vetëdijshëm dhe më i zgjuar të jetë njeriu, aq edhe më e lartë është pozita e tij. Këtë bukur e ka thënë edhe Xh. Rumiu se "njeriu është i tëri prej mendimeve dhe përsiatjeve, ndërsa pjesa e mbetur është vetëm lëkura dhe një grumbull eshtrash".[2] Përsiatja i jep kuptim, pastaj i jep strukturë dhe fizionomi jetës së njeriut dhe e orienton në krijimin e kulturës dhe qytetërimit. Kjo ka për rrjedhojë krijimin e së përshpirtmes dhe materiales, kulturës dhe qytetërimit.[3]

Në çdo kohë dhe në çdo vend ka njerëz që ftojnë drejt së vërtetës, që orientojnë dhe ndihmojnë të tjerët. Ky është ligj hyjnor, të cilin e gjejmë edhe në Kuran: "Dhe le të ketë nga ju të atillë që do të thërrasin në të mira dhe kërkojnë të bëhen punë të mira dhe të pengojnë nga veprat e këqija. Ata do të jenë të shpëtuar." (Ali Imran, 104)

Pjesa më e vetëdijshme, ajo më e dijshme, merr përgjegjësinë për udhëzimin e të tjerëve. Nuk mund ta imagjinosh një shoqëri, një popull pa dijetarë. Po të ekzistonte diç e tillë, fundi i shoqërisë do të ishte shumë afër. Mirëpo, ka disa vende dhe disa kohë kur nuk qeverisin të diturit dhe të ndërgjegjshmit, por qeverisin grupet mafioze, korporatat industriale, prodhuesit kapitalistë, thjesht, qeverisin të fuqishmit sipas ligjeve të fuqisë, dhunës, pamëshirës, shfrytëzimit, dominimit. Kapitalizmi i viteve të fundit, në versionin e neoliberalizmit, krijimi i jazit edhe më të thellë mes të pasurve dhe të varfërve, rrënimi i shumë vlerave të edukatës dhe arsimimit në shoqëri, paraqesin kërcënim dhe dhunë ndaj rolit dhe misionit të intelektualit, përkatësisht krijimi i jazit ndërmjet "të ndryshmit" dhe "tjetrit" paraqet "vdekje" të intelektualitetit.

Intelektualë të vërtetë kemi pak, përkatësisht intelektualët e mirëfilltë për shkak të lojërave të ndyta nuk janë në sipërfaqe, kurse intelektualët aktualë, janë intelektualë shtetërorë, me diploma dhe me dije të dyshimtë, në shërbim të interesave të qeverive, të klasës sunduese, klasës të së pasurve. Ata u shërbejnë atyre dhe vetëm atyre. Njohësit e politikës, të ekonomisë, zhvillimeve shoqërore, historianët, diplomatët i shërbejnë interesave të ngushta duke mohuar detyrën e tyre të mirëfilltë shoqërore. Ata janë "paketuar" brenda klisheve intelektuale partiake-politike apo shërbimeve të huaja brenda të ashtuquajturave organizata joqeveritare (OJQ), dhe nuk u shërbejnë më arritjeve intelektuale, njerëzore.

## Vrasësi i intelektualizmit ndër myslimanët është ekstremizmi dhe fundamentalizmi religjioz

Kriza e intelektualizmit[4] ka përfshirë gjithë botën, sidomos botën myslimane e ka goditur rëndë.[5] Hiq disa përjashtime, aty-këtu ndonjë individ intelektual, bota myslimane lë përshtypjen e më të dobëtit, qoftë karshi fundamentalistëve, qoftë karshi formalistëve. Ata nuk njihen nga askush, ata



nuk gëzojnë autoritet askund, ata nuk kanë rast të flasin para audiencës, por nuk kanë as audiencë të tyren. Fanatizmi e injoranca ka mbuluar vendet myslimane e arabe-myslimane, ku në vend të dijes prodhohet skajshmëri, formalitet, dije dhe edukatë pa shpirt. Kjo sidomos ndodh tre-katër dekadat e fundit, me zbulimin e naftës në vendet e Gjirit. Vendet arabe dhe arabe-islame janë shndërruar në arena lufte, shkatërrimi, asgjësimi të njëri-tjetrit. Nëpërmjet grupeve apo me mekanizma shtetërorë është ngulfatur mendimi i lirë, progresivja, fryma e brezave të parë të myslimanëve dhe është imponuar një mënyrë e të menduarit "pa" menduar, "pa" përsiatje, "pa" përdorim të arsyes. Aty dominon skajshmëria fisnore, grupore dhe jo një shikim i hapur ndaj vlerave dhe dijes, të cilat kanë prodhues, por nuk kanë pronar, të gjitha këto në emër të Islamit zanafillor, të pastër, pa shtresime kohore.

## Intelektuali mysliman mes ekstremizmit religjioz dhe atij shekullar

Intelektualizmi mysliman gjenden në situatë të vështirë përcaktimi, sepse gjendet mes dy rrymave aspak të lehta. Në një anë është intelektuali mysliman karshi formalizmit dhe synimit për të kaluarën[6]. Kemi një varg intelektualësh myslimanë të cilët qenë target i sulmeve të ndryshme nga ana e formalistëve dhe grupeve e individëve religjiozë ekstremistë dhe grupeve shekullare policore e ushtarake. Nga ana tjetër, intelektualët myslimanë përballen me sistemin dominues botëror, që

> **Për një kohë të gjatë intelektualët myslimanë janë në "agjërim" të përgjigjeve, kanë mbyllur sytë para problemeve, para çështjeve të mëdha që presin për përgjigje.**

duke vendosur mekanizma diferencues ndërton raporte të jobarazisë, indiferentizmit dhe diskriminimit karshi vendeve të varfra dhe atyre myslimane. Kjo gjendje konsiston në dominimin mbi burimet energjetike, mbi lëndën e parë për prodhim dhe mbi tregjet e këtyre vendeve. Intelektualët myslimanë duhet t'i përgjigjen kësaj sfide të botës bashkëkohore, si pasojë e raportit jo të barabartë të vlerave. Përgjigjja duhet të jetë intelektuale, morale dhe religjioze. Ajo duhet t'i ketë parasysh arritjet pozitive të qytetërimit perëndimor, por edhe konfuzionin e tyre të brendshëm, që do të jetë me pasoja rrënuese për vetë Perëndimin por edhe për Lindjen myslimane. Kjo gjendje e bën atë të gjendet ndërmjet ekstremizmit fetar dhe ekstremizmit shekullar. Ekstremistët fetarë do ta sulmojnë atë për shkak të nacionalitetit dhe durimit të tij të manifestuar, sepse ata, ekstremistët, nuk u kushtojnë rëndësi kohës, popujve dhe shoqërive, sepse vetë jetojnë në historinë e gëzhojëzuar, të barrikaduar nga çdo gjë tjetër. Bota myslimane ka shumë çështje të hapura, të cilat duhet t'i trajtojnë intelektualët myslimanë dhe t'u japin shpjegim të duhur. Por, për një kohë të gjatë intelektualët myslimanë janë në "agjërim" të përgjigjeve, kanë mbyllur sytë para problemeve, para çështjeve të mëdha që presin për përgjigje. Ndërkaq, kjo shumicë e përgjumur, e heshtur, indiferente ndaj ndodhive botërore, por me interes për myslimanët, ngre zërin fuqishëm, atakon kërcënueshëm kur dikush nga intelektualët përpiqet të trajtojë dhe të japë mendimin për shoqërinë, politikën, religjionin, sidomos kur prek institucionin e tyre, kur prek natyrën dhe veprimin klerikalist të tyre.[7] Mungesa e intelektualëve, apo heshtja e tyre përballë sfidave shoqërore e politike, ka shtangur zhvillimin, ka ngrirë lëvizjet dhe ka defetizuar kokat potenciale për ndryshim. Mendim interesant ka dijetari mysliman Ali Sheriati, i cili

thotë: "Intelektuali është personi që është i vetëdijshëm për 'pozicionin e tij njerëzor' në kontekstin historik-shoqëror, në të cilin jeton dhe kjo 'vetëdije' domosdoshmërisht ia imponon ndjenjën e përgjegjësisë. Intelektuali nuk ka për detyrë të prijësit politik të shoqërisë; detyra e intelektualit është që vetëdijen ta bartë në kontekstin shoqëror. Nëse intelektuali arrin në kontekst të shoqërisë ta përcjellë vetëvetëdijen, nga konteksti shoqëror në skenë do të dalin 'heronjtë', të cilët do t'i bartin edhe vetë intelektualët. Deri atëherë nuk do të ketë as intelektualë të mirëfilltë."[8]

## Ideja për më të mirën

Në parim njeriu synon më të mirën, të përkryerën, apogjenë, por në realitet pak kemi intelektualë që mund të shtyjnë proceset apo rrjedhat ndryshuese. Kemi mjekë, kemi profesorë, kemi inxhinierë, por pak intelektualë. Ku qëndron dallimi mes të tjerëve dhe intelektualëve? Është vështirë të bëhet një konstatim i prerë, i mprehtë, por ka mendime se intelektualin e përbëjnë veçoritë e tij individuale, e përbën njeriu i arsimuar që ka ndjenjë të rafinuar për dhembjen dhe vuajtjen e tjetrit; ata janë më bashkëdhembës për të tjerët. Jo vetëm kaq, por intelektualët ndiejnë dhe reagojnë në dhembjet dhe vuajtjet individuale dhe grupore në mjedisin ku jetojnë dhe veprojnë. Intelektuali gjithnjë është në kërkim të së mirës, me shpirt dhe mendje. Çfarëdo rrëmuje fizike, materiale apo shpirtërore lë gjurmë në shpirtin e tij. Ai hulumton veten, tjetrin dhe botën. Asnjëherë nuk e kënaq e pranishmja, e tanishmja, ndërsa gjithnjë duke synuar të ardhmen, më të mirën, madje qoftë edhe si ide utopiste. Më e mira është motivi dhe frymëzimi kryesor.[9]

Intelektuali është një lloj lidhësi mes teorisë dhe realitetit të jetës individuale dhe shoqërore, është ekuilibër mes subjektit dhe objektit në rrafshin shoqëror, madje ka për detyrë që teoritë filozofike të filozofëve dhe mendimet e mendimtarëve t'i afrojë në jetën e përditshme shoqërore. Perëndimorët mendojnë se gjeneza e këtij perceptimi është te Sokrati në shekullin V para erës së re e deri në ditët e Volterit, Rusoit e Emil Zolës dhe te pasardhësit e tyre, të cilët duke zhvilluar kritikën intelektuale, nga diskursi letrar-shkencor kaluan në diskursin e së vërtetës.[10]

## Kritika e shëndoshë, detyrë e intelektualit

**Intelektualët myslimanë si intelektualë religjiozë janë të përballur me kritikat edhe brenda edhe jashtë shoqërisë, sepse nga ta është distancuar jointelektuali religjioz dhe intelektuali joreligjioz.**

Si ta kuptojmë intelektualin modern? Si intelektual që mbron estabilishmentin politik, korporatat industriale e tregtare? Apo si intelektual që mbron individualitetin njerëzor, të drejtën e përzgjedhjes, kulturën e diversitetit, liritë individuale etj. Si intelektual që vepron nga pozicioni jashtë forcës, por këmbëngulës në mbrojtje të shoqërisë së qytetëruar, në mbrojtje të individualitetit karshi vërshimit dhe goditjes së forcës!

Intelektuali nuk kritikon vetëm forcën, pastaj traditën e historinë, por edhe traditën intelektuale, si shenjë të antiideologjizmit. Ai kritikon pa kufij edhe kritikën vetjake, edhe kritikën e së kaluarës vetjake dhe paraqet një faktor të mendimit intelektual; gjithashtu është mbrojtës i lidhjes organike mes individuales dhe shoqërores. Kritika e intelektualit është antidogmatike: antidogmatike individuale, antidogmatike grupore, antidogmatike partiake, antidogmatike medhhebore, antidogmatike nacionale.[11]

Intelektualët myslimanë si intelektualë religjiozë janë të përballur me kritikat edhe brenda edhe jashtë shoqërisë, sepse nga ta është distancuar jointelektuali religjioz dhe intelektuali joreligjioz. Së këndejmi, intelektuali joreligjioz për shkak se ka tipare të dyfishta duhet të sendërtojë lidhjen mes dy bashkësive: religjioze dhe asaj intelektuale, të cilat përshkruhen si "përveç" dhe "tjetri". Me fjalë të tjera, mungesa e pluralizmit është stagnimi, përkatësisht mungesa e pluralizmit është teposhta e bashkësisë.[12]

## Roli konstruktiv i intelektualit mysliman në kultivimin e religjionit në sferën e përgjithshme dhe atë personale

Jazi mes modernes dhe tradicionales ekziston gjithnjë dhe ai manifestohet edhe si jaz mes intelektualizmit dhe religjiozitetit. Këtë e theksojnë sidomos tradicionalistët dhe fundamentalistët, të cilët thonë se intelektualizmi dhe religjioziteti janë të kundërshtueshëm mes veti, oponentë të përhershëm. Modernistët e quajnë të jomjaftueshëm religjiozitetin për ta mbuluar intelektualitetin si prodhim modern dhe e kundërta, religjiozët e konsiderojnë të papër-

shtatshme mbulimin e religjionit me intelektualizëm duke e konceptuar atë si të pjesshëm dhe jo gjithëpërfshirës. Por intelektualët nuk e shohin problemin te këto dy terma, te këto dy opsione të perceptimit të jetës. Ata intelektualitetin dhe religjiozitetin nuk i shohin të ndara, por së bashku, në një jetë pluraliste, intelektuali mysliman është edhe besimtar edhe religjioz, por edhe racionalist kritik, duke mos e shpërfillur rolin konstruktiv të religjionit nga fusha e përgjithshme dhe ajo vetjake. Religjioni nuk është vetë tradita, por as tradita nuk është vetë religjioni, kështu që tradita mund të trajtohet në mënyrë kritike pa e dëmtuar religjionin/religjiozen. Intelektuali religjionin e konsideron bazë të jetës së njeriut dhe të shoqërisë, sepse është e pamundur të ndahet me teh shpate njëra prej tjetrës.[13]

## Intelektuali mysliman trashëgimtar i pejgamberëve

Ali Sheriati, njohës i mirë i shoqërisë, ka dhënë mendime interesante rreth perceptimit të termit të intelektualizmit. Ai pohon se ky term krahas përmbajtjes fetare nënkupton personin e vetëdijshëm në kohën, çastin dhe mjedisin e caktuar dhe pozitën e tij në të, derisa filozofi, teknologu, shkencëtari janë njohës të fushave të caktuara. Ai thotë më tej se intelektuali është udhëzues dhe përcjellës i porosisë, vetëdijesues, zbulues i frymës së kohës, duke iu shmangur imitimit dhe qasjes sipërfaqësore e jo formësues i vetëdijes, intelektuali është dhënës i orientimeve.[14]

Intelektuali duhet ta kuptojë popullin e vet, gjuhën e tij dhe t'i përgjigjet me gjuhën e tij (duke pasur parasysh ajetin kuranor: "Ne nuk kemi dërguar asnjë pejgamber që ai, për t'ia shpjeguar, të mos ketë folur me gjuhën e popullit të vet." (Sure Ibrahim, 4.), të kuptueshme për popullin, duke ia kuptuar kulturën e tij, frymën e tij emocionale, nevojat, vuajtjet dhe dëshirat e atij populli.

Por, me vite të tëra, numri më i madh i intelektualëve heshtin. Vallë, politika, forca, formalizmi, fundamentalizmi, liberalizmi ua kanë mbyllur gojën! Më shumë flasin analistët e gazetarët sesa intelektualët. Mos kjo ndodh, sepse gazetarët e analistët janë pozicionuar diku dhe kanë mbrojtjen e tyre e intelektualët nuk kanë mbrojtje, apo fjala është për një lloj hipokrizie. Apo edhe intelektualët kanë frikë ta thonë të vërtetën. Përse intelektuali i fillimit të shekullit XXI nuk ka guxim të thotë fjalën e vet, kur ata janë përgjegjës si para historisë ashtu edhe para Zotit për ngjarjet që po ndodhin. Përgjigjja duhet gjetur, kurse ajo duhet kërkuar sidomos në mospërgatitjen e duhur për t'i nuhatur problemet, në mospërgatitjen e duhur intelektuale për t'i artikuluar problemet, në frikën për t'i thënë gjerat dhe në interesat e tyre materiale për të jetuar me klasën sunduese, afër tyre, ani pse të heshtur.[15]

## Përfundim

Problemi i intelektualizmit në kohën bashkëkohore është i rëndë, me sfida të shumta dhe pa përgjigje përfundimtare. Megjithatë, duhen dhënë orientimet kryesore e ato janë se intelektualët në përgjithësi e ata myslimanë në veçanti duhet të braktisin metodën apologjetike, e cila prodhon gjithashtu stil apologjetik, qëndrim të amshtë e bajat, pa dritë në fund të tunelit. Në vend të stilit apologjetik, ata duhet të kapen pas stilit aktiv, të hapur, duke kuptuar gjërat dhe duke orientuar shoqërinë. Akademizmi është kusht për intelektualin, por rolin e vet të plotë do ta ketë vetëm atëherë kur ai të bëhet njeri praktik, orientues, larg fundamentalizmave, larg dogmatizmave, larg klisheve të deritashme apo larg fjalëve pompoze nga jashtë, por të brishta e të thata përbrenda. Rol pozitiv në këtë, përveç të tjerash që u cekën, ka edhe sistemi shkollor nga çerdhet e deri te universitetet, institutet, akademitë.[16]

Intelektualët myslimanë duke i kuptuar ritmet ideore dhe ato praktike botërore duhet të udhëzojnë për kujdesin e myslimanëve karshi racionalizmit iluminist dhe për kujdesin karshi bindjes për superioritetin e arsyes. Njeriut duhet t'ia kthejnë besimin në Zotin në pajtim të plotë me vlerat e ndryshme, duke e ngritur besimin kundrejt irracionalitetit të ateizmit dhe ambivalentitetit të agnosticizmit.[17]

*1. Allahu xh.sh. thotë: "Pa dyshim, Ne e krijuam njeriun në formën më të mirë." (Et-Tin, 4) dhe "Allahu nënshtroi për ju ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë." (Lukman, 20). 2. Teksti i mësipërm është interpolim e në disa raste edhe ekstrapolim i shkrimit: Seaid Abedpour, në: http://www.academia.edu/11288252/Intelektualnost_i_religija. 3. Alija Izetbegoviqi, Islami ndërmjet Lindjes dhe Perëndimit, Prizren, 1990. 4. Intelektualizmi në gjuhën filozofike e kulturore domethënë "doktrinë që të gjitha problemet e etikës, estetikës, historisë, politikës, fesë, artit e të tjera priret t'i trajtojë ekskluzivisht si racionale, intelektuale, duke shpërfillur faktorët emocionalë, instinktivë dhe irracionalë." Sipas: Ali Pajaziti, Fjalor i sociologjisë, Shkup, 2009, fq. 265. 5. Historia islame gjithnjë e ka pasur komponentin intelektual dhe që nga fillimi ka qenë fe racionale. Kurani në shumë ajete udhëzon njerëzit në vrojtimin, përsiatjen, perceptimin e vetes, rrethit dhe gjithësisë, në mënyrë që ta kuptojnë botën dhe pozitën e vet në gjithësi. Shih: Murad Hofmann, Islamski intelektualizam šta je to?, në: http://thebosniatimes.ba/clanak/126. 6. Islami që nga fillimi nxit dhe kërkon aktivitet dhe aftësim intelektual, por Islami është fe dhe jo filozofi, ndërsa Muhammedi a.s. ishte pejgamber dhe jo profesor i teologjisë. Shih: Murad Hofmann, po aty. 7. Edhe pse "kleri" nuk ekziston në fenë islame (La rehbanijjete fi'l-islam – Nuk ekziston kleri në Islam - hadith), ai ekziston në historinë myslimane në variante të ndryshme. 8. Fjala "kler" është greke me kuptimin short, i zgjedhur me short. Në kuptimin përmbajtjesor nga latinishtja do të thotë bashkësia e priftërinjve. Kleri përkujdeset zako¬nisht për aspektet rituale të jetës fetare, ligjëron dhe ndihmon në përhapjen e doktrinës fetare. Klerë quhen edhe ata që në mënyrë profesionale merren me punë fetare. Klerikalizmi është qëndrim dogmatik, sipas të cilit priftëria ka jo vetëm të drejtë, por edhe është përgjegjëse që në mënyrë aktive të marrë pjesë në çështjet e kësaj bote, para së gjithash në ato politike, shoqërore dhe arsimore të shtetit. Sipas: Nexhat Ibrahimi, Fjalor Enciklopedik Islam, në proces botimi në Logos-A në Shkup. 9. Sipas: Seaid Abedpour, po aty. 10. Sipas: Seaid Abedpour, po aty. 11. Shih: Muhammed Ikball, Ripërtëritja e mendimit fetar në Islam, Logos-A, Shkup, 2006. 12. Ka mendime se ata që janë religjiozë nuk mund të jenë intelektualë, sepse intelektualiteti dhe intelektualizmi janë rebelim kundër çdo forme të gjendjes ekzistuese, kurse një person religjioz nuk mund të rebelohet kundër gjendjes ekzistuese të sistemit të mendimit dhe bindjeve religjioze. 13. Shih: Murad Hofmann, po aty. 14. Sipas: Seaid Abedpour, po aty. 15. Tarik Ramadan, konfliktin fe-filozofi e quan diskutim të rrejshëm, kurse Xhemaludin Afgani filozofinë e quajti nënë të shkencave, duke mos ia kundërvënë filozofinë Shpalljes, por përkundrazi, e klasifikoi në hierarki interesante. Shih gjerësisht: Tarik Ramadan, Radical Reform – Islamic Ethics and Liberation, Oxford University Press, Nju Jork, 2009, fq. 299-300. 16. Sipas: Seaid Abedpour, po aty. 17. Shih disa elaborime të mira: Sezai Karakoçi: Universitetet dhe përgjegjësia, në: http://tesheshi.com/nga-sezai-karakoc-universitetet-dhe-pergjegjesia/. 18. Shih: Murad Hofmann, po aty.*

**Prof.ass.dr. Musa Vila**

# Shpërblimi në bazë të llojit të veprimit (2)

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ مَنْ نَفَّسَ عَنْ مُؤْمِنٍ كُرْبَةً مِنْ كُرَبِ الدُّنْيَا نَفَّسَ اللَّهُ عَنْهُ كُرْبَةً مِنْ كُرَبِ يَوْمِ الْقِيَامَةِ وَمَنْ يَسَّرَ عَلَى مُعْسِرٍ يَسَّرَ اللَّهُ عَلَيْهِ فِي الدُّنْيَا وَالْآخِرَةِ وَمَنْ سَتَرَ مُسْلِمًا سَتَرَهُ اللَّهُ فِي الدُّنْيَا وَالْآخِرَةِ وَاللَّهُ فِي عَوْنِ الْعَبْدِ مَا كَانَ الْعَبْدُ فِي عَوْنِ أَخِيهِ وَمَنْ سَلَكَ طَرِيقًا يَلْتَمِسُ فِيهِ عِلْمًا سَهَّلَ اللَّهُ لَهُ بِهِ طَرِيقًا إِلَى الْجَنَّةِ وَمَا اجْتَمَعَ قَوْمٌ فِي بَيْتٍ مِنْ بُيُوتِ اللَّهِ يَتْلُونَ كِتَابَ اللَّهِ وَيَتَدَارَسُونَهُ بَيْنَهُمْ إِلَّا نَزَلَتْ عَلَيْهِمْ السَّكِينَةُ وَغَشِيَتْهُمْ الرَّحْمَةُ وَحَفَّتْهُمْ الْمَلَائِكَةُ وَذَكَرَهُمْ اللَّهُ فِيمَنْ عِنْدَهُ وَمَنْ بَطَّأَ بِهِ عَمَلُهُ لَمْ يُسْرِعْ بِهِ نَسَبُهُ.

*Ebu Hurejra r.a. tregon se Resulullahu s.a.v.s. ka thënë: "Kushdo që ia zgjidh besimtarit një brengë prej brengave të kësaj bote, Allahu do t'ia zgjidhë një brengë prej brengave të Ditës së Kiametit. E kush ia lehtëson (barrën) atij që ka vështirësi, Allahu do t'ia lehtësojë atij në këtë botë dhe në botën tjetër. E kush ia mbulon myslimanit (të metat e tij – mëkatet), Allahu do t'ia mbulojë atij në këtë botë dhe në botën tjetër. Allahu është në ndihmë të robit përderisa robi është në ndihmë të vëllait të vet. Kush e pason rrugën për të kërkuar diturinë, Allahu do t'ia lehtësojë rrugën për në xhenet. Dhe nuk janë tubuar një grup njerëzish në një shtëpi prej shtëpive (xhamive) të Allahut të Lartësuar duke e lexuar dhe duke ia mësuar Kuranin njëri-tjetrit, përveçse atyre u zbret qetësi (shpirtërore), mbulohen me mëshirë, rrethohen me melekët dhe Allahu i përmend tek ata (tek Pejgamberët, melekët e respektuar). E kush neglizhon punën e tij, nuk do t'i bëjë dobi gjenealogjia (farefisi – përkatësia)."*

## Pozita e dijes në hadith

Në hadith thuhet: *"Kush pason rrugën për të kërkuar diturinë, Allahu do t'ia lehtësojë rrugën për në Xhenet."*

Ky urdhër për diturinë është i përgjithshëm për çdo lloj diturie të dobishme për njerëzit, e cila fillon në emër të Zotit për dobinë e njerëzve në të dyja botët. Përparësi ka dija fetare e cila të mëson hallallin dhe haramin, pastaj vijojnë dijet varësisht prej rëndësisë që kanë për jetën e besimtarëve dhe të njerëzve në përgjithësi. Pastaj vjen dija për moral, etikë, mjekësi, astronomi, arkitekturë, ndërtimtari, urbanizëm, linguistikë, letërsi, histori, etj.

Dija në këtë hadith paraqitet si rruga më e shkurtër për të arritur në Xhenet. Ky hadith njëherazi u jep përparësi njerëzve të ditur për të hyrë në Xhenet duke ua lehtësuar në veçanti këtë rrugë të mundimshme. Njeriu, dijetari, shkrimtari, mjeku, astronomi..., do të vdesin, ndërsa dija e tyre do të qarkullojë edhe pas vdekjes së tyre. Njerëzit e ditur, në emër të Zotit, në botën tjetër do të trashëgojnë dhoma të veçanta për durimin që kanë treguar në arritjen e dijes. Rruga e dijes është rrugë e durimit dhe përkushtimit. Allahu xh.sh. për këta njerëz të kësaj rruge thotë:

"Ata do të shpërblehen me dhoma (të larta në Xhenet) për durimin e tyre." (El-Furkan, 75)

Dija nuk merret nga interneti, facebook-u, mjetet e informimit, por ajo merret nga hulumtimi, studimi dhe prekja me dorë nga afër. Këtë kuptim ka edhe fjala "lemsë" në këtë pjesë të hadithit. Dija është diçka objektive, ndihet, hulumtohet dhe preket nga afër me dorë.

## Dija më e mirë është ajo në grupe kolektive

Në hadith thuhet: *"Dhe nuk ndodh që të tubohen një grup njerëzish në një shtëpi prej shtëpive (xhamive, universiteteve, fakulteteve, kolegjeve) të Allahut të Lartësuar duke e lexuar dhe duke ia mësuar Kuranin njëri-tjetrit e që të mos u zbret qetësi (shpirtërore), të mos mbulohen me mëshirë, të mos rrethohen me melekë dhe që të mos i përmend Allahu tek Ai (para pejgamberëve, melekëve të respektuar etj.)."*

Kjo tregon se mësimi më i mirë bëhet atëherë kur njerëzit ulen pranë njëri-tjetrit në grupe kolektive, klasa, dhe mësojnë njëri-tjetrin. Vetëm në këtë mënyrë



nxënësit dhe studiuesit e dijes plotësojnë njëri-tjetrin. Kjo formë mësimi te myslimanët daton para një mijë e katërqind e tridhjetë vjetëve. Forma e mësimit në grupe kolektive në xhami e universitete është njëra prej çështjeve, për të cilat myslimanët i kanë paraprirë botës. Sot të gjitha llojet dhe modelet e universiteteve janë marrë pikërisht nga myslimanët e Spanjës në shekullin e dymbëdhjetë.

Në hadith një vlerë e veçantë i jepet leximit të Kuranit në xhami, edhe pse kemi versione të tjera të haditheve që tregojnë se shpërblimi i leximit të Kuranit arrihet në çdo vend ku lexohet. Dija më e mirë është ajo e Kuranit, ngase sa më shumë që ta pasojmë Kuranin, aq më tepër do të ngrihemi lart. Dija në Kuran nuk mjafton vetëm si teori, por duhet të ndiqet me praktikë, siç është dija e adhurimeve, e ndalesave, urdhëresave etj. Vetëm kështu dija bëhet argument për ty e nuk bëhet argument kundër teje. Dija kuranore krijon qetësi shpirtërore dhe fizike tek njerëzit. Allahu xh.sh. thotë: "Ai është që zbriti qetësinë në zemrat e besimtarëve, që atyre t'u shtohej besimi bashkë me besimin që patën." (El-Feth, 4)

Në leximin e Kuranit shtohet qetësia, zemra pastrohet, errësira largohet dhe drita zgjerohet.

Aty ku punët kryhen në kolektiv edhe begatitë janë më të mëdha. Një prej begative është edhe përfshirja dhe mbulimi i dijes kolektive me mëshirën e Allahut xh.sh.. Vetë fjala el-gashije (mbulim) është një sinonim i Ditës së Kiametit për shkak të përfshirjes së të gjitha krijesave nga tmerri dhe ankthi. Gjithashtu dija në kolektiv, në grupe e klasa është e rrethuar me melekë, si nder dhe respekt ndaj studiuesve. Melekët rrethojnë vetëm vendet e larta me vlerë. Allahu xh.sh. thotë: "Dhe do të shohësh melekët të rrethojnë Arshin (e Allahut) nga të gjitha anët duke lartësuar lavditë e Zotit të tyre (Allahut)..." (Ez-Zumer, 75)

Shprehja në hadith: "dhe Allahu i përmend tek Ai", aty ku janë pejgamberët, melekët e respektuar, melekët e Arshit etj.. Këtë e sqaron edhe ky hadith kudsi: "Kush më përmend Mua në një grup të lartë, e përmend atë në një grup të lartë, më të mirë se ai."[1]

## Shpërblimi vjen vetëm nga vepra që njeriu e bën vetë

Nëse njeriu nuk vepron dhe nuk lëviz vetë për të bërë vepra të mira, ato nuk do të ndikohen nga vlera e përkatësisë dhe prejardhjes së tij nga prindërit, gjyshërit, farefisi apo origjina familjare. Kështu Resulullahu s.a.v.s. e përfundoi këtë hadith: "E kush e neglizhon punën e tij, për ahiret (Xhenet), atij nuk do t'ia shpejtojë përkatësia e tij." Në mënyrë metaforike Pejgamberi a.s. tregoi se njeriu për t'u afruar tek Allahu xh.sh. nuk duhet të bazohet në përkatësinë e tij autoritative, origjinën patriotike të prindërve dhe stërgjyshërve, por afërsia tek Allahu arrihet me vepra të mira, nijete të pastra, sinqeritet dhe vepra vetëm për hir të Allahut Fuqiplotë, ashtu sikurse njeriu nuk do të bartë barrën dhe krimin e tjetrit nga përkatësia dhe prejardhja familjare: "Nuk e bart përgjegjësinë e krimit përveçse krimineli."[2]

*1. "Sahihu Muslim", vëll. XIII, fq. 191, nr. 4851; "Sahih Ibn Hibban", vëll. IV, fq. 116, nr. 813. 2. "Sunen Et-Tirmidhij", vëll. X, fq. 353, nr. 3012.*

Prof. Dr. Süleyman Uludağ

# Takvaja–Devotshmëria (2)

Asketët (zahid) dhe mistikët (sufij) e parë tregonin kujdes të veçantë në çështjet e druajtjes nga Zoti, në strehimin te Zoti dhe në largimin nga gjërat e dyshimta. Në këtë periudhë janë bërë disa përkufizime të takvasë dhe është diskutuar rreth formave të saj si dhe rreth rezultateve dhe dobive të saj.

Asketët (zahid) dhe mistikët (sufij) e parë tregonin kujdes të veçantë në çështjet e druajtjes nga Zoti, në strehimin te Zoti dhe në largimin nga gjërat e dyshimta. Në këtë periudhë janë bërë disa përkufizime të takvasë dhe është diskutuar rreth formave të saj si dhe rreth rezultateve dhe dobive të saj.

Sipas sufijve është kërkesë e takvasë që të mos harxhohen më shumë se që ka nevojë të mirat e kësaj bote të kategorisë mubah dhe hallall. Disa asketë e mistikë e kanë konsideruar pjesë të takvasë të mjaftuarit me më të paktat e këtyre të mirave. Sufijtë gjithnjë kanë parapëlqyer që për bazë ta kenë kujdesin dhe të kryejnë atë që është e përgjithshme dhe bazike si dhe t'u largohen gjërave të dyshimta. Ata kanë vepruar jo në bazë të asaj që është e lejuar, por në bazë të asaj që është më e mirë dhe më e vlefshme. Ata e kanë konsideruar mëkat në qoftë se një i ngritur në takva është sjellë sikur të ishte një njeri i rëndomtë.[1] Sipas kufijve takvaja që është pllakosur në zemër bëhet burim i të gjitha dijeve dhe bekimeve.[2] Pikërisht nga kjo arsye edhe ajetin i cili flet për rëndësinë e takvasë (en-Nisa', 4:31) ata e kanë quajtur "kutbu'l-Kuran" (poli, shtylla e Kuranit).[3]

Sufijtë janë unikë në mendimin se nxënia e njohurive të shëndosha fetare, arritja e keshf-it (zbulim, frymëzim fetar) dhe e keramet-it (mrekulli e njerëzve të ngritur shpirtërisht) është e mundur vetëm në saje të një jete fetare të mbështetur në takvanë. Allahu xh.sh. nefsit (zemrës) ia ka frymëzuar edhe mëkatin edhe takvanë (esh-Shems, 91:8). Imani është lakuriq; tesha e tij është takvaja, stolisja e tij është vera'-ja (qëndrimi larg dyshimeve dhe gjërave të kota), kurse produkti i tij është dija, njohuria.[4] Sipas këtij kuptimi takvaja është një dritë hyjnore në zemrën e pastruar nga mëkatet. Në bazë të kësaj drite besimtari e sheh të keqen dhe mëkatin dhe largohet prej tyre, si dhe të mirën dhe të lavdëruarën dhe e ndjek atë.[5] Harithel-Muhasibiu takvanë e përkufizon kështu: "Ta dëgjosh All-llahun dhe të largohesh nga mëkatet nëpërmjet një drite që të vjen nga All-llahu".[6] Sipas Ebu Bekir el-Verrakiut njeriu e ndriçon gjendjet e tij nëpërmjet dritës së bindjes (jekin) dhe në saje të kësaj drite ai arrin shkallën e të devotshmëve, zotëruesve të takvasë.[7]Muhammed el-Xheriri thotë se pa i stabilizuar gjendjet e takvasë dhe të murakabesë (vetëkontrollit) nuk mund të arrihen shkallët e keshfit dhe të mushahedesë (njohjes së plotë në saje të dritës hyjnore).[8]

## Takvaja e jashtme dhe e brendshme në tasavvuf

Sufijtë kanë folur për dimensionet e jashtme/të dukshme dhe të brendshme/të fshehta të takvasë. Takvaja e brendshme përbëhet nga nijeti i mirë dhe sinqeriteti që ndodhet në zemër, kurse takvaja e jashtme përbëhet nga ndjekja e përpiktë e rregullave të fesë.[9] Sipas el-Muhasibiut takvaja e vërtetë e zemrës përbëhet nga kujdesi për ta arritur kënaqësinë (rizanë) e Zotit gjatë ibadeteve, kurse takvaja e trupit dhe e organeve përbëhet nga kujdesi ndaj anës formale të tyre.[10] Sipas Ibni Mesrukiut takvaja është rezultat dhe fryt i respektit dhe nderimit ndaj Zotit. Të tregosh respekt ndaj njerëzve është rezultat i respektimit të Zotit. Përmes këtij respekti njeriu e arrin vërtetësinë e takvasë.[11] Gjëja më e mirë që ia ka dhënë Zoti njeriut është takvaja; ndërkaq baza e takvasë, që është burimi i të gjitha virtyteve morale, është ihlasi (sinqeriteti, çiltërsia).[12] Takvaja nënkupton moralin e bukur dhe kafshatën hallall[13]. Tevekkuli (mbështetja në Zotin), rizaja (kënaqësia me Zotin) dhe sabri (durimi ndaj të papriturave) që të gjithë janë tregues të takvasë.[14]

## Shkallët e takvasë në tasavvuf

Ta ruash hallallin nga dyshimet është takvaja e njerëzve të rëndomtë (avam). Njerëzit e veçantë (havass) ndërkaq takva e quajnë të heqësh dorë nga ajo që është hallall dhe e cila i tejkalon nevojat e njeriut. Sipas disa kufijve takva do të thotë të heqësh dorë nga ajo që nuk është e domosdoshme. Sipas arif-ëve (gnostikëve) takva do të thotë që njeriu të ruhet nga gjithçka tjetër pos Zotit dhe në zemrën e tij t'i bëjë vend vetëm Atij.[15] Muridi (dervishi fillestar) duhet të jetë abstenues, në çështje të hallallit duhet ta ndajë qimen katërsh, mirë-

po nuk duhet ta teprojë sa të kalojë në vesvese.[16] Sufijtë flasin për shkallë a nivele të ndryshme të takvasë. Takvaja e njerëzve të rëndomtë ka të bëjë me largimin e tyre nga shirku (paganizmi) dhe kufri (mosbesimi), takvaja e njerëzve të veçantë është largimi nga mëkatet dhe të këqijat, takvaja e evlijave (të dashurve të Zotit) është afrimi te Zoti duke i bërë vesile (mjet, ndërmjetësues) veprat e tyre, kurse takvaja e pejgamberëve është duke ia referuar veprat e veta Zotit.[17] Njeriu i devotshëm, me takva, nuk e përzien shirkun me tevhidin (besimin në një Zot), munafikllëkun (hipokrizinë) me imanin dhe me ihlasin, haramin ose hallallin me të dyshimtën, bidatin (risinë në fe) me ibadetin (adhurimin) dhe punët e mira. Të jesh i zënë me dhikër (rikujtim të Zotit) nënkupton takvanë e gjuhës, të jesh i dëgjueshëm ndaj urdhrave të Zotit nënkupton takvanë e trupit, të mos lidhesh me askënd tjetër pos Zotit nënkupton takvanë e zemrës. Gazaliu, i cili takvanë e përkufizon kësisoj: "dëlirja e zemrës së besimtarit nga të këqijat", e ndan atë pastaj më dysh: Takvaja themelore, bazike, që nënkupton largimin nga haramet dhe të këqijat dhe që është farz (e obligueshme) për çdokënd, dhe takvaja e avancuar e cila nënkupton largimin nga e lejuara dhe hallalli për t'u orientuar drejt më së mirës dhe më fisnikes. Kjo e dyta nuk është farz, porse fazilet (virtyt).[18] Gazzaliu pohon se takvaja është një shkallë apo nivel i veçantë dhe më i lartësuar se vera-ja dhe se në Kuran koncepti takva përdoret në kuptim të "hashjetit (druajtjes) dhe haufit (frikës)" (el-Bekara, 2:41), në kuptim të "itaatit (dëgjueshmërisë) dhe ibadetit (adhurimit)" (Alu Imran, 3:102) dhe në kuptim të "dëlirjes së zemrës nga mëkatet" (en-Nur, 24:52),[19] dhe thekson se për takvanë pesë organe janë shumë të rëndësishme e që janë: syri, veshi, gjuha, zemra dhe barku.[20] Mevlana Xhelaluddin er-Rumiu thotë se takvaja e hap mendjen dhe horizontin e njeriut.[21] Në tasavvuf takvaja është pranuar edhe si një mekam (pozitë, status, shkallë).[22] Takvaja është një bazë për të cilën duhet të kenë kujdes në veçanti muridët dhe dervishët.[23] Sufijtë gjithashtu kanë tërhequr vërejtjen për nevojën që besimtari duhet të ruhet nga takvaja e vet. El-Muhasibiu kur flet për pseudo-fetarët të cilët pretendojnë se janë të devotshëm dhe me këtë mburren karshi të tjerëve duke i shikuar ata me përçmim, thekson se këta janë njerëz që i ka mashtruar shejtani, se të devotshmit e vërtetë nuk e shikojnë veten mbi të tjerët, po madje edhe më të ulët se ata.[24] Edhe Vasitiu e thekson të njëjtën gjë kur thotë: "Takva do të thotë që njeriu ta ruajë veten nga takvaja e vet"[25]

## Takvaja në fikh (të drejtën islame)

Takvaja është trajtuar nga aspekte të ndryshme edhe në lëmin e së drejtës islame. Përkrah detyrës së kryetarit të shtetit dhe të gjykatësit, takvaja është kërkuar vazhdimisht si një kriter edhe te dëshmia, te kujdestaria dhe te format tjera të garantimit të të drejtave të njerëzve nën termin e drejtësisë morale që nënkuptonte largimin nga mëkatet e mëdha, mos-insistimin në mëkatet e vogla dhe kryerjen e vazhdueshme të farzeve. Drejtësia është konsideruar si një virtyt i cili siguron të qenët i devotshëm dhe fisnik. Takvaja është kërkuar edhe si një kriter te transmetuesit e haditheve, brenda termit drejtësi. Te vetitë më të rëndësishme që kërkohen për personin i cili do të dalë imam në namazet me xhemat, krahas njohjes së rregullave të namazit, leximit të drejtë të Kur'anit, përmendet edhe devotshmëria, takvaja. Edhe pse kjo radhitje në çështjen e përparësisë se kush do të dalë imam është pranuar gjerësisht, disa dijetarë së këndejmi kanë theksuar se ai që e lexon Kuranin drejt ka përparësi ndaj atij që i njeh mirë rregullat e namazit dhe se ai që është i devotshëm, me takva, ka përparësi ndaj atij që e lexon Kuranin drejt. I njëjti kriter është kërkuar edhe në disa çështje të së drejtës familjare.

*Nga turqishtja: Rejhan Neziri*

*1, El-Kelabadhi, Kitabu't-te'arruf li medh'hebiehli't-tesavvuf, Kajro 1994, f. 84, 85, 97, 98; EbuTalibel-Mekkij, Ḳutu'l-ḳulub, Kajro 1961,vëll. II, f. 529; Ebu'l-Kasimel-Kushejrij, er-Risalehel-Kushejrijjeh, Kajro 1989, f. 735. 2. Muhammed bin Husejn es-Sulemij, Tabekatu's-sufijjeh, Bejrut 2003, f. 438. 3. EbuTalibel-Mekkij, po aty, vëll. I, f. 281. 4. EbuTalibel-Mekkij, po aty, vëll. I, f. 289; vëll. II, f. 375. 5. Ebu Nasr es-Serraxh et-Tusij, el-Luma', Bagdad 1960, f. 303. 6. El-Harith ibni Esed el-Muhasibij, er-Ri'ajeh li hukuki'l-lah, Bejrut p.v.b., f. 48. 7. Es-Sulemij, po aty, f. 227 ; el-Kushejrij, po aty, f. 279; Feriduddin el-Attar, Tedhkiratu'l-evlija', Teheran 1346 h., f. 238. 8. El-Kushejrij, po aty, f. 278. 9. El-Kushejrij, po aty, f. 279; el-Attar, po aty, f. 495. 10. El-Muhasibij, po aty, f. 47. 11. Es-Sulemij, po aty, f. 241. 12. Po aty, f. 300. 13. Po aty, f. 108. 14. El-Kushejrij, po aty, f. 279. 15. Po aty, f. 278. 16. Nexhmuddin Daje, Mirsadu'l-'ibad, Teheran 1365 h., f. 258. 17. El-Kushejrij, po aty, f. 282. 18. EbuHamidel-Gazzalij, Minhaxhu'l-'abidin, Kajro 1954, f. 45. 19. Po aty, Ihjau.., vëll. I, f. 25; II, f. 95; III, 42. 20. Po aty, Minhaxh…, f. 40-89. 21. MevlanaXhelaluddiner-Rumi, Mesnevi, Stamboll 1963, vëll. I, 140. 22. Es-Serraxhij, po aty, f. 7; el-Mekkij, po aty, vëll. I, f. 364. 23. El-Kushejrij, po aty, f. 276, 735. 24. El-Muhasibij, po aty, f. 561. 25. El-Kushejrij, po aty, f. 289; el-Attar, po aty, f. 745.*



Ma.Sc. Burim Bibaj

# Butësia në jetën e Muhamedit a.s

I Dërguari i Allahut a.s. ka thënë:
"Kush privohet prej butësisë, privohet prej mirësisë në tërësi".

Butësi do të thotë të sillesh butë përmes të folurit dhe të vepruarit, të tregohesh i butë në përzgjedhjen e metodës, fjalëve, mënyrës së të vepruarit me të tjerët, lënies së sharjes, ashpërsisë dhe vrazhdësisë si dhe gjatë marrjes në konsideratë të tolerancës dhe lehtësimit. Butësia në përgjithësi hyn në çdo gjë, në raportet që njeriu ka me veten e tij, familjarët e tij, të afërmit e tij, shokët e tij dhe me këdo që është bashkëpjesëmarrës me të në dobi apo fqinjësi, madje edhe me armiqtë dhe kundërshtarët e tij. Ky moral përfshin çdo situatë dhe çështje që përkojnë me të.

Përdorimi i butësisë në kryerjen e çështjeve shpie në rezultatet dhe të arriturat më të mira, pasi Allahu i Madhëruar e begaton këtë sjellje dhe bën dobi me të. Ndërsa përdorimi i dhunës, ashpërsisë dhe vrazhdësisë, i prish gjërat, ua vështirëson ato realizuesve të tyre dhe jep rezultate të kundërta. Mirësia privohet kur lihet pas dore butësia, bereqeti largohet dhe çështja komplikohet. I Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Kush privohet prej butësisë, privohet prej mirësisë në tërësi". Gjithashtu ai a.s. ka thënë: "Allahu është i Butë, e dëshiron butësinë, jep për butësinë atë që nuk e jep për dhunën dhe atë që nuk e jep për diç tjetër veç saj (butësisë)."

Po kështu butësia ka një ndikim të mirë në lidhjen midis zemrave, pajtimin midis palëve të grindura,



në udhëzimin dhe afrimin e jobesimtarëve në Islam si dhe në begatinë në furnizim dhe jetë, në lidhje me të cilën Profeti a.s. ka thënë: "Atij që i është dhënë hisja e tij e butësisë, i është dhënë në fakt hisja e tij nga mirësia e dynjasë dhe amshimit. Lidhja me gjakun, morali i hijshëm dhe fqinjësia e hijshme i gjallojnë shtëpitë dhe u japin shumë të mira jetëve."

Burrëria dhe personaliteti nuk qëndrojnë në lënien pas të butësisë dhe në përdorimin e dhunës dhe ashpërsisë, në të gjitha situatat. Gabon ai që mendon se përdorimi i butësisë ia pakëson vlerën njeriut apo se një gjë e tillë është shenjë e dobësisë së njeriut dhe e molisjes së tij në kërkim të të drejtave që i takojnë. Ky kuptim është i gabuar dhe është trashëguar nga injoranca; pasi lënia e butësisë nuk kërkon të braktiset kërkimi i së drejtës apo të heshtet karshi së kotës, t'i bëhen lajkatime asaj apo të bëhen lëshime karshi të drejtave; porse ajo që presupozohet është përdorimi i butësisë vetëm në metodë dhe mënyrë, jo në kontekst dhe

përmbajtje. Njeriu i butë e kërkon të drejtën e tij, e sqaron normën legjislative, urdhëron në të mirë, e disiplinon atë që ka nën vartësinë e tij dhe ndërvepron me njerëzit, por këtë gjë e vepron duke u sjellë butësisht. Në këtë kontekst Allahu i Lartësuar ka thënë: "Shkoni [ti Musa dhe ti Harun] te Faraoni! Ai, me të vërtetë, i ka shkelur të gjithë kufijtë! Flitini atij fjalë të buta, se ndoshta kujtohet a frikësohet!" (Kaptina Taha, 43-44).

Sufjan Eth-Theuriu ka thënë: "Nuk urdhëron në të mirë dhe ndalon nga e keqja përveçse ai që ka tri tipare: Butësi në atë gjë në të cilën urdhëron dhe të jetë i butë në atë gjë nga e cila ndalon; të qenët i drejtë në atë që urdhëron dhe i drejtë në atë që ndalon; i mirëdijshëm mbi atë që urdhëron dhe i ditur në lidhje me atë që ndalon."

I Dërguari i Allahut a.s. jetonte me butësinë dhe e mishëronte atë në tërë gjendjet dhe çështjet e jetës së tij, gjë në lidhje me të cilën Aishja r.a. ka thënë: "I Dërguari i Allahut a.s. nuk është vënë kurrë që të zgjedhë midis dy gjërave, përveçse ka zgjedhur më të lehtën prej tyre përderisa nuk ka qenë mëkat, ndërsa nëse [më e lehta e tyre] ka qenë mëkat, ai ka qenë njeriu më i distancuar prej saj (prej asaj gjëje, me të cilën do të bëhej mëkat)."

## Me çfarë butësie sillej Muhamedit a.s në raport me njerëzit

S'ka dyshim se jeta e Muhamedit a.s është frymëzim për ne se si duhet vepruar. Butësia është theksuar të ketë qenë sjellja e Muhamedit a.s. në raport me njerëzit, do të përmendim disa raste:

1. Butësinë me familjarët: Aishja r.a. ka thënë: "I Dërguari i Allahut nuk ka qëlluar kurrë diçka me dorën e tij, as grua dhe as shërbyes, përveçse kur ka luftuar në Rrugë të Allahut. Atij nuk i është marrë kurrë gjë dhe që të jetë hakmarrë ndaj atij që e ka bërë këtë, përveçse nëse është cenuar diçka nga ndalesat (haramet) e Allahut të Lartësuar" . Nëse bashkëshortja e tij Aishja i shprehte atij një dëshirë, ai a.s. i shkonte pas asaj përderisa dëshira e saj nuk ishte mëkat."



2. Butësinë me shërbyesit: nga Enesi ibën Maliku r.a., transmetohet se ka thënë: "I kam shërbyer të Dërguarit të Allahut njëzetë vjet dhe për Allahun nuk më ka thënë kurrë "uf" dhe nuk më ka thënë kurrë për diçka: Përse e veprove kështu e përse nuk e bëre ashtu?"

3. Butësinë me fëmijët: nga Aishja r.a. vjen se ka thënë: "Të Dërguarit të Allahut i silleshin fëmijë dhe ai kërkonte begati për ta, mbllaçiste diçka të cilën e fuste në gojën e tyre dhe lutej për ta". Ndërsa Enesi r.a. ka thënë: "I Dërguari i Allahut i vizitonte ensarët (medinasit), u jepte selam [u thoshte: "Es-Selamu alejkum"] fëmijëve të tyre dhe ua lëmonte atyre kokat". Profeti a.s. i puthte gjithmonë Hasanin dhe Husejnin dhe lozte me ta.

4. Butësinë me lypësit: Enesi r.a. thotë: "Isha duke ecur me të Dërguarin e Allahut a.s., i cili mbante mbi të një rrobë [prodhim] të Nexhranit [të Jemenit] që ishte me copë të trashë në anët e saj. Një nomad e arriti, e kapi dhe e tërhoqi fort prej rrobës së tij. Unë e pashë supin e Profetit sesi ana e rrobës kishte lënë shenjë në të, për shkak të tërheqjes së fuqishme. Pas kësaj ai [nomadi] tha: O Muhamed, urdhëro të më jepet nga malli i Allahut që gjendet tek ti. Profeti u kthye nga ai, qeshi dhe pastaj urdhëroi që atij t'i jepej donacion."

5. Butësinë në të mësuarin e të padituri: Nga Muavie ibën el Hakem es Sulemiu transmetohet se ai ka thënë: "Teksa unë po falesha me të Dërguarin e Allahut, një burrë teshtiu dhe unë i thashë: Allahu të mëshiroftë! Njerëzit më shigjetuan me vështrimet e tyre dhe unë u thashë: Si është çështja juaj që po më vështroni? Ata fillluan të qëllonin me duart e tyre mbi kofshët e tyre. Kur pashë se donin të më bënin të heshtja, heshta. Pasi Profeti u fal, nuk kam parë as para dhe as pas tij mësues që të mësojë më mirë se ai – ai nuk u soll ashpër me mua, as më goditi dhe as më shau, por më tha: "Ky, namazi, në

të nuk bën të ketë fjalë prej fjalëve të njerëzve, porse ai konsiston në tesbih [thënien Subhan Allah-i Lavdishëm është Allahu], tekbir [thënien Allahu Ekber-Allahu është më i madhi] dhenë lexim të Kuranit".

6. Butësinë në urdhërimin në të mirë dhe ndalimin nga e keqja: nga Ebu Hurejra r.a. vjen se ka thënë: "Një nomad urinoi në xhami dhe njerëzit i shkuan që të vinin dorë mbi të. Sakaq Profeti tha: "Lëreni dhe derdhni mbi urinën e tij një kusi uji ose një kovë të madhe uji; jeni dërguar lehtësues e nuk jeni dërguar vështirësues."

7. Butësinë me mëkatarin e penduar: nga Ebu Hurejra r.a. vjen se ka thënë: "Teksa ne gjendeshim ulur tek Profeti, një burrë erdhi dhe tha: O i Dërguar i Allahut, u shkatërrova. Tha: "Çfarë ke?" I tha: "Rashë me gruan pata kontakt seksual me të duke qenë agjërueshëm [në Ramazan]. Ai a.s. tha: "A ke ndonjë rob që ta lirosh?" I tha: Jo. Tha: "A mund të agjërosh njëri pas tjetrit dy muaj? I tha: Jo. Ai a.s. i tha: "A gjen ushqim për të ushqyer gjashtëdhjetë të varfër?" I tha: Jo. Profeti a.s. qëndroi [pa folur]. Ai (transmetuesi) tha: Teksa ne gjendeshim në këtë situatë, Profetit i sollën një kuti të madhe në të cilën kishte hurma dhe ai a.s. tha: Ku është ai që pyeti? [Pyetësi] I tha: Jam unë. Ai a.s. tha: "Merre dhe bëj sadaka [lëmoshë] me të."

Po kështu me personin që puthi një femër [të huaj për të] dhe erdhi i penduar, Profeti a.s. u soll butë, duke i sqaruar se shlyerje për mëkatin e tij është namazi dhe duke mos u sjellë ashpër me të. Kjo histori vjen e transmetuar saktësisht.

8. Butësinë duke duruar përkundrejt lëndimit: Aishja r.a. i ka thënë Profetit a.s.: A të ka rënduar ndonjë ditë më rëndë se ajo e [Betejës së] Uhudit? Ai a.s. tha: "Kam gjetur prej popullit tënd [prej idhujtarëve] atë që më bënë. Gjëja më e rëndë që gjeta prej tyre është ajo e ditës së Akabesë, kur ia paraqita veten Ali ibën Abdu Jelil ibën Abdu Kulalit, i cili nuk m'u përgjigj për çfarë desha. Kështu që ika me një shqetësim që shquhej qartë në fytyrën time dhe nuk kam ardhur në vete përveçse në [vendin e quajtur] Karn eth Thealib, ku ngrita kokën dhe pashë një re që më bënte hije. Hodha shikimin, kur ja, Xhibrili ishte në të. Ai më tha: Allahu e dëgjoi fjalën që të tha populli yt dhe se si t'u përgjigjën, ndaj Allahu të dërgoi engjëllin e maleve që ta urdhërosh të bëjë me ta si të duash. Engjëlli i maleve më thirri dhe më dha selam. Pas kësaj [engjëlli i maleve] më tha: O Muhamed, – më tha – është ajo [që t'u bë me dije] e ti vepro si të duash, nëse do ti, unë i pllakos mbi ta dy malet e gurtë [të Mekës].Profeti a.s. tha: "Porse unë shpresoj që Allahu të nxjerrë prej pasardhësve të tyre që do ta adhurojnë Allahun Një të Vetëm duke mos i shoqëruar Atij asgjë."

9. Butësinë në ndërveprimin me jobesimtarët: nga Aishja r.a. vjen se ajo ka thënë: "Një grup i hebrenjve hynë tek i Dërguari i Allahut dhe i thanë: Semi [vdekja] qoftë mbi ty [në vend që t'i thoshin Selami]. Unë e kuptova atë [që thanë] dhe u thashë: Semi [vdekja] dhe mallkimi qoftë mbi ju. I Dërguari i Allahut tha: "Avash o Aishe; Allahu dëshiron butësinë në tërë çështjen". I thashë: O i Dërguar i Allahut, a nuk e dëgjove atë që thanë? I Dërguari i Allahut tha: "Unë [kur e thanë këtë] thashë: Mbi ju qoftë [ajo që meritoni dhe që dëshironi për ne]". Profeti a.s. fliste me jobesimtarët, debatonte me ta, e pranonte dhuratën e tyre, i bënte vizitë të sëmurit prej tyre, u ofronte mbrojtje atyre dhe sillej mirë me ta nëse interesi i Islamit e kërkonte të tillë gjë .

10. Butësinë me njerëzit në çështjen e adhurimeve: Xhabir ibën Abdullahu r.a. ka thënë: Një burrë erdhi me dy devetë ujitëse dhe nata ra. E gjeti Muadhin të falej [imam], e la devenë ujitëse dhe u fut të falej me Muadhin, i cili lexoi në namaz suret Bekare dhe Nisa. Burri nuk e plotësoi namazin me të dhe iku. I arriti fjala se Muadhi kishte folur për të, ndaj ai shkoi te Profeti dhe iu ankua për Muadhin. Profeti a.s. tha: "O Muadh, a provokator (ose provokues) je ti, – ia tha këtë tri herë –. Sikur të ishe falur me [suren] "Sebih Isme Rabike" dhe "Uesh Shemsi ue Duhaha", "Uel Lejli idha Jegsha"; sepse pas teje falet i moshuari, i dobëti dhe nevojtari."

Nga Enesi r.a. vjen se Profeti a.s. ka thënë: "Unë hyj në namaz dhe dua që ta zgjas atë, por dëgjoj të qara fëmije dhe e reduktoj [namazin brenda normave] nisur nga shtrëngesa që gjen nëna e tij në këtë."

## Për fund

Kjo është rruga jonë dhe ky është misioni ynë. Le të jenë këto parime dhe këta shembuj një motiv dhe shtytje drejt pastrimit dhe zhveshjes së moralit nga injoranca dhe gjurmët e saj. Le të bindemi tash ose kurrë se të jesh i fortë d.t.th. të falësh, të edukohesh, të jesh krenar me të vërtetën dhe të mos kthesh kokën kah injorantët. Nëse vrazhdësia na i sulmon zemrat, atëherë ta lajmë atë me ujin e traditës profetike. Ta kujtojmë profetin tonë të dashur dhe butësinë e mirësjelljen e tij, ngase kjo na mjafton!

O Zoti ynë! Na zbukuro zemrat tona me besim dhe moral, na vdis si besimtarë dhe na bashko me vepërmirët!

*Referencat*

*1.Sufijjurrahman El-Mubarekfuri "Nektari i Vulosur i Xhennetit" f.q.472, Prishtinë, 2001.*

*2. Dr.Mustafa El-Buga "Komentimi i Dyzet Hadithеve të Imam Neveviut", f.q. 111, Shkup 2003.*

*3.Amër Halid "Gjurmëve të të Dashurit tonë" f.q. 246, Shkup, 2006.*

*4. Dr. Jusuf Kardavi "Gruaja në Islam", fq.77, Prishtinë, 2002.*

*5. Dr. Abdurrahman Rafet El-Basha, "Fragmente nga Jeta e Sahabeve", fq. 51-57, Prishtinë 2002.*

*6. Muhammed Gazali, "Karakteri i Muslimanit", fq.145, Prishtinë, 2001.*

*7. Grup autorësh, "Pesë shtyllat e fesë islame", fq.526, Shkup 1998.*

*8. Sufijjurrahman El-Mubarekfuri "Nektari i Vulosur i Xhennetit" f.q.147, Prishtinë, 2001.*

*9. Amër Halid "Gjurmëve të të Dashurit tonë" f.q. 246, Shkup, 2006.*

**Feim Hoxha**

# Pranvera të kujton Ringjalljen!

Pas një dimri të gjatë dhe të mbushur me shira dhe dëborë, që sjell me vete qetësi shpirtërore në zemrat tona, na mëson durimin dhe pritjen drejt një ringjalljeje të përkohshme, duke ngërthyer në vete argumente për ata që posedojnë mendje se ringjallja e vërtetë është në pritje.

Pranvera është stinë e ripërtrirjes dhe jetës, gjelbërimit dhe bukurisë. Shohim tokën teksa zbukurohet dhe vishet me bukuritë e luleve dhe trëndafilave, si një nuse e bukur e zgjuar nga një gjumë i thellë. Ngjyra e gjelbër merr rolin e kryengjyrave duke gjelbëruar çdo gjë që ka rreth vetës.

Ashtu si dimri që në momentet e tij të vështira, pastron zilitë që gjenden në gjokset tanë dhe të zezën në zemrat tona, paralajmëron çdo keqbërës se pranvera e kësaj bote po vjen, por me vete do të sjellë edhe pranverën e përjetshme të ringjalljes.

> “Dijeni se Allahu e ngjall tokën pas vdekjes së saj! Ne ju sqarojmë argumentet, në mënyrë që ju të kuptoni”.
> (El-Hadid, 17)

Tabloja në vijim sjell realitetin dhe argumentimin më të fuqishëm argumentues.

Andaj, shikoji gjurmët e mëshirës së Allahut, si e gjallëron tokën pas shkretimit të saj. Vërtet, Ai do t’i ringjallë edhe të vdekurit, se Ai është i Fuqishëm për çdo gjë. (Er-Rum,50)

Pranvera gërsheton në veten e saj gëzim dhe siguri për të ardhmen e njeriut. Le të dëgjojmë në një stinë pranvere këngën e zogjve dhe shushurimën e ujërave. Le të sodisim bukuritë krejt të blerta si smerald të të gjithë barërave dhe





pemëve, lindjen dhe perëndimin e diellit dhe hënën në një natë pa re. Dhe le t'ia ofrojmë të gjitha bukuritë që shfaqen me pasqyrimet e tyre në gjithësi, shikimit të imagjinatës sonë!

Ja pra, kjo dhe të gjitha tablotë e ëmbla si kjo, janë paraqitje e bukurisë së Zotit. Me këto pamje e peizazhe që e ndjekin njëri-tjetrin, Ai na e tregon neve bukurinë e Tij.

Fruti tregon pemën që e prodhon atë frutë. Gjurmët në rrugë tregojnë për atë që ka ecur në atë rrugë. Po qe se në vendet ku kalojmë e shëtisim ka rrjedhje uji, kjo do të thotë se aty ka vija uji. Edhe te njeriu ka gjurmë të tilla, rrjedhje të tilla dhe shërime të tilla që ai që e vëren atë, e ka të pamundur të mos shohë te ai jetën tjetër, ahiretin!

Allahu xh.sh. thotë: "Ai është që lëshoi nga lart shiun e me të nxori bimën e çdo sendi dhe prej bimës gjelbërim dhe prej tij (prej gjelbërimit) kokrra të dendura në kallinj. E nga hurmet, nga sythat e tyre kalaveshë të afërt (për t'i vjelë). Edhe kopshte me hardhi, ullinj e shegë të ngjashme (në dukje) e të llojllojshme (në shije). Shikoni pra frutat e tyre kur i formojnë dhe kur piqen (të gjitha këto nga shiu). Edhe në këto ka fakte për njerëzit që besojnë. (El-Enam, 99)

Ringjallja e tokës në pranverë, pas vdekjes së saj, është argument i mjaftueshëm për çdo njeri mbi ringjalljen e vërtetë të njerëzve në botën tjetër.

"Dijeni se Allahu e ngjall tokën pas vdekjes së saj! Ne ju sqarojmë argumentet, në mënyrë që ju të kuptoni".( El-Hadid, 17)

Në këndvështrimin islam, jeta pa ringjalljen do të ishte e papërsosur dhe e padrejtë. Vetëm besimi në jetën e përtejme e mundëson perfeksionin përfundimtar dhe u jep përgjigje pyetjeve që aq shumë i preokupojnë mendjet e njerëzve që prej kohërave më të hershme e deri sot.[1]

Fara hidhet në tokë dhe, ndërsa vetë kalbet, embrioni i saj zhvillohet dhe prej aty ku ka rënë, fillon të shfaqet një jetë e re. Bima rritet e bëhet pemë, mbushet me degë e gjethe dhe jep fruta. Pastaj i hedh të gjitha dhe kthehet e bëhet si eshtër e tharë. Por në pranverën e re blerohet e stoliset përsëri duke jua shfaqur veten juve. Të gjithë insektet, brejtësit, etj., në vjeshtë bien në gjumin e dimrit duke iu nënshtruar një gjendjeje të vdekjes. Pastaj, kur vjen pranvera, ringjallen dhe shpërndahen duke nisur një jetë të re.

Rezultati më i rëndësishëm i krijimit të universit është jeta. E vetë jeta nuk mund të përkufizohet vetëm te kjo jetë kalimtare, e shkurtër, e mangët dhe e mundimshme e kësaj bote. Ai që beson se Zoti është i Drejtë, i Mëshirshëm, i Gjithëpushtetshëm dhe i Gjithëditur, nuk mund ta pranojë se vdekja është asgjësim total për njeriun. Kjo është kundër drejtësisë, urtësisë e mëshirës hyjnore. Të mohosh ringjalljen, do të thotë t'i atribuosh Zotit dobësi, do të thotë të mohosh cilësitë dhe emrat e Tij.[2]

Si mund të mendohet përjashtimi i njeriut nga ky ligj që vepron te të gjithë gjallesat? Edhe njeriu ka një pranverë, një dimër dhe, pastaj, një pranverë të dytë. Sepse edhe ai ka dalë në shesh nga një farë, është rritur e mbushur si një pemë, ka dhënë fruta në formë idesh, mendimesh dhe veprash dhe pastaj ka arritur në një gjendje që të mos vlejë për asgjë dhe ka rënë sërish në tokë si fara. Tani ai pret pranverën e tij të dytë. Kur të vijë koha dhe t'i fryhet bririt, do të vijë edhe pranvera e tij e dytë!

"Si e mohoni Allahun e dihet se ju ishit të vdekur e Ai ju ngjalli, mandej ju bën të vdisni e pastaj ju ringjall, mandej te Ai do të ktheheni?" (El-Bekare, 28)

*1.http://zaninalte.al/2016/03/nje-veshtrim-i-pergjithshem-mbi-besimin-ne-jeten-e-pertejme/A.Zaimi*

*2. http://zaninalte.al/2016/03/nje-veshtrim-i-pergjithshem-mbi-besimin-ne-jeten-e-pertejme/A.Zaimi*

Ma. Behrim Jusufi

# Tregtia me Zotin!

Në civilizimin dhe qytetërimin njerëzor, shpesh hasim orvatje të ndryshme që kanë për synim idealizimin jetësor. Në kohën moderne, sidomos në dy shekujt e fundit janë bërë gjëra të mëdha në të gjitha poret e jetës, standardi jetësor në disa vende është shumëfishuar, mirëpo kjo ka çuar në krijimin e ekstremeve, një pjese që, ndonëse janë pak, por janë të pasur shumë, dhe një pjese dërrmuese që janë njerëz të varfër.

Ky është një realitet i hidhur përkundër asaj se disa qëndrojnë në mendimin se: "Përkundër besimit të shumë miqve tanë fizikë, jeta në Tokë është më e mirë se ç'ishte kurdoherë më parë dhe po bëhet gjithnjë e më e mirë! Kjo dëshmi e fuqishme dhe e vërtetë jona, nuk bazohet vetëm në vështrimet tona të detajeve të ndërlidhura të jetës në Tokë, por edhe në njohjen e zakoneve të fuqishme të universit, si edhe në kuptimin që të gjitha gjërat përjetësisht zhvillohen dhe përparojnë."[1]

Nëse është kështu përse atëherë pjesa dërrmuese e botës jeton në varfëri dhe jo në mirëqenie, dhe kujt duhet t'ia adresojmë pabarazinë e shoqërive të sotme.

## Kapitalizmi krijon pabarazi

Në fund të shekullit XIX dhe gjatë shekullit XX, lufta e ftohtë mes dy blloqeve, atij të Lindjes me BRSS-në në krye, dhe atij të Perëndimit me SHBA-në në krye, bëri që të nxiten dy sistemet, ai socialist dhe ai kapitalist. Hovi, përparimi dhe të arriturat sidomos pas Luftës së Dytë Botërore, thelloi më shumë këtë hendek dhe bëri që: "Njerëzimi me eufori të madhe ta përqafonte epokën e revolucioneve të mëdha."[2] Pa e ditur se: "Kjo eufori shumë shpejt shndërrohet në frikë, kurse ëndrra amerikane në makth..."[3]

> Mësimet profetike janë përplot me urtësi e udhëzime mbi jetën ekonomike të njeriut, mbi ekonominë e tij individuale, por edhe mbi bujarinë ndaj të vobektëve e nevojtarëve.

Prandaj, që të dy këto sisteme janë një shpatë me dy tehe, ngase neve me njëfarë mënyre na u janë imponuar në mënyrën se: "Kapitali prej nesh kërkon vetëm ta pranojmë sikur është racional, ose ta shtypim në emër të racionales, ta pranojmë sikur është i ndershëm, ose ta shtypim në emër të ndershmërisë"[4] Para së gjithash prodhimtaria kapitaliste është prodhimtari e një mori prodhuesish privatë pa kurrfarë rregulli 'planifikues', ndërmjet të cilëve këmbimi është lidhja e vetme shoqërore.[5]

Me një fjalë, kapitalisti ka për synim të vetëm akumulimin e kapitalit, dhe fitimin mbi vlerën e shtuar. Kjo është edhe arsyeja pse kapitalizmi krijon pabarazi, sepse motivi kryesor i kapitalistit është pavarësimi, individualizmi dhe fitimi vetjak, andaj si i tillë edhe kapitalizmi si sistem është i zhveshur prej humanes, ndihmës dhe brengës për të pafuqishmin, për të varfrin dhe për skamnorin. Nga vetë fakti se në zemër të koncepteve të ekonomisë kapitaliste qëndrojnë konstatimet se 'për të pasur diçka, duhet të merret prej dikujt'.

## Mirëqenia dhe barazia në sistemin ekonomik islam

Përgjigjet për pyetjet enigmatike të jetës përgjithësisht, si dhe për aspektet ekonomike veçanërisht në mënyrë të urtë i jep Islami. Në fjalët e të Lartësuarit hasim parimet dhe principet për mirëqenien, barazinë dhe sistemin ekonomik. Ato janë plot urtësi, dashuri e bujari. E udhëzojnë njeriun për moral, për bamirësi, për ndihmë ndaj të tjerëve, e nxisin të punojë dhe të gjallërojë, të kërkojë të mirat e Fuqiplotit mbi sipërfaqen e Tokës. E mësojnë për urtësi e maturi, për durim dhe për mosshpërfillje.

Në anën tjetër, edhe mësimet profetike janë përplot me urtësi e udhëzime mbi jetën ekonomike të njeriut, mbi ekonominë e tij individuale, por edhe mbi bujarinë ndaj të vobektëve e nevojtarëve. Aq përfshirëse janë fjalët profetike saqë madje hasim në thënie profetike si kjo që nuk është besimtar ai i cili bie për të fjetur kur e di se

fqinji i tij është i uritur.

"Zoti jua bëri tokën të përshtatshme, ecni nëpër të dhe kërkojeni furnizimin tuaj." "Por, në pasurinë e tyre (të pasanikëve) kanë të drejtë (në një pjesë) të varfrit dhe të përvuajturit." Kështu thonë fjalët e shumta të urta kuranore. Ja, synimi kryesor mbi lejen e pasurimit. Sipas sistemit islam, me rritjen e numrit të pasanikëve do të zvogëlohej numri i varfanjakëve, derisa rasti është i kundërt në vendet kapitaliste: me rritjen e numrit të pasanikëve, do të rritej edhe numri i varfanjakëve. Islami nuk e do jetën asketike dhe, nga ana tjetër, ashpërsisht e gjykon shkapërderdhjen në bollëk.[6]

## Shpërblimi dhjetëfish i tregtimit me Zotin

Historia njerëzore, e sidomos ajo islame është përplot me shembuj rrëqethës, se si ata që tregtojnë me Fuqiplotin shpërblehen dhjetëfish, dhe kjo nuk është rastësi, sepse i Lartësuari një vepër të mirë e shpërblen me së paku me dhjetë mirësi. Andaj, edhe synimi i këtij shkrimi pikërisht lidhet me këtë, rëndësinë e bujarisë, dashurisë, përkushtimit dhe vendosmërisë që besimtari të tregtojë me Zotin në mënyrë që të dalë gjithmonë fitimtar, të shpërblehet me mirësi materiale, por edhe shpirtërore, ta fitojë mëshirën e Krijuesit të tij. Sikurse u pa se socializmi, përkatësisht kapitalizmi si sistem sjell çoroditje, çekuilibër dhe pabarazi, dhe se çelësi i një ekonomie të mirëfilltë gjendet në Islam, sepse vetëm këtu njeriu mund të bëjë tregti me Pasanikun e pasanikëve dhe të shpërblehet shumëfish.

Transmetohet se një natë familja e Aliut r.a., ranë në gjumë të uritur. Në agim, h. Fatimja i dha Aliut r.a., mbështjellësin e vet që ta shiste, në mënyrë që të blinte ushqim për familjen. Ai ashtu veproi, e shiti për gjashtë dërhemë. Me t'u kthyer për në shtëpi, takoi një grup të njerëzve të rraskapitur e të uritur, ai u dha atyre ata gjashtë dërhemë, megjithëse edhe atij i duheshin për t'ua blerë familjarëve ushqimin. Ashtu vazhdoi rrugën për në shtëpi dhe e takoi një njeri që kishte një deve dhe e pyeti:'O Ali, a dëshiron ta blesh devenë time?'

Aliu r.a., i tha: me gjithë dëshirë do ta blija po të kisha para. Do të paguash kur të kesh, i tha njeriu. Kështu, Aliu r.a. vendosi që ta blinte devenë për 100 dërhemë. Vazhdoi rrugën për në shtëpi, por, sërish e takon një tjetër udhëtar, i cili e pyeti nëse donte t'ia shiste devenë, ai pranoi kurse njeriu (blerësi) ia dha 160 dërhemë. Me të vazhduar për në shtëpi sërish e takoi njeriun e parë, nga i cili Aliu r.a. bleu devenë dhe e pyeti se ku e kishte devenë.

Aliu r.a., iu përgjigj se e kishte shitur, andaj ky i kërkoi pjesën e vet, 100 dërhemë. Ai i dha 100 dërhemë, dhe për familjen i mbetën 60 dërhemë. Kur arriti në shtëpi ia tregoi ndodhinë h. Fatimes, duke i thënë se nuk do t'i prekim këto para, përderisa të shohim se ç' thotë Pejgamberi a.s. për këtë. Shkuan te Pejgamberi a.s.,dhe i treguan rastin. Buzëqeshi Pejgamberi a.s. dhe tha: 'Gëzohu Ali, ke bërë tregti me Allahun, andaj Ai të dha që të përfitosh. Shitësi ishte Xhibrili, blerësi Mikaili, kurse deveja është mjet udhëtimi i Fatimes në Xhenet.'[7]

*1. Hiks E. & Xh., Zadivljujuća moć promišljene namere, Leo Commerce, Beograd, 2009, f. 25. 2. Hobsbawm, E., Doba kapitala, Zagreb, 1989, f. 140. 3. Grupp, J., Korporatizam - Tajna vlada novog svjetskog poretka, Zagreb, 2011,f. 101. 4. Baudrillard, J., Simulakrumi i simulacija, Novi Sad, 1991, f. 19. 5. Luxemburg, R. Akumulacija kapitala, Beograd, 1956, f. 6. 6. Ibrahimi, Nexhat, Islami vlerë universale, Logos-A, Shkup, 2012, f. 116. 7. http://ikb-berlin.de/edukacija/mudro-poucno/trgovina-sa-allahom-dzs/589. Qasja e fundit 11.06.2018.*



**Fikret Ramadani**

# Rruga e propozuar nga Ali Korça si sintezë e qytetërimit oriental dhe atij oksidental

"Ne, mjeshtëritë duhet t'i ndryshojmë, po shpirtin, moralin e zakonet duhet t'i ruajmë si më mirë"


## Abstrakt

*Intelektualët e gjithëmbarshëm shqiptarë janë shqetësuar përherë për gjendjen faktike të Atdheut dhe për hapat e tij të mëtejmë. Avazi i vjetër, kah Lindja apo Perëndimi, ka ngjallur dhe krijuar përplasje debatesh në mes të figurave të kombit shqiptar! Këto dy antipode, krejtësisht të ndryshme prej njëra – tjetrës, me pozicione gjeografike si dhe me kulturë e qytetërim, ka arritur t'i gërshetojë ideologjikisht, në mënyrën më të mirë të mundshme, poeti, atdhetari, fetari, publicisti dhe mësuesi ynë Ali Korça. Kjo ngase ai e dinte mirë se pika e bashkimit të të kundërtave sjell virtytin, idealen.*


Si në të gjitha fushat edhe në dimesionin publicistik, pati një ndikim të madh në shtypin shqiptar, po ashtu edhe në atë të huaj; madje edhe përtej kontinentit. Brenda periodikut shqiptar, Ali Korça, botonte në revistën "Zani i Naltë", "Korça"dhe "Kultura Islame". "Ndërsa shkrimet e tij jashtë atdheut i ka botuar në gazetat "Sabah", "Aksham", "Sirati mustekim", "Aksi-Sada", "Bejanu-i-hak", që dilnin në Stamboll."[1] Krahas tyre kishte botuar edhe në "gazetën arabe"Es – Sijasetu"të Egjiptit si dhe atë "Hal-Laxh" të Persisë."[2]

Kuptohet, që të shkruash në këto revista, natyrisht se duhen njohur mirë gjuhët e vendeve nga dilnin revistat, e këtë Ali Korçës ia mundësoi shkollimi që kishte ndjekur në Stamboll. Atje, u informua mirë e mirë me kulturën e Lindjes dhe me gjuhët kryesore, në të cilat zhvillohej kjo kulturë. Por, do thënë se shtypi i figurave të Rilindjes Kombëtare përgjithësisht ishte i frytshëm, "ata ushtruan një ndikim të madh në lëvizjen shqiptare për pavarësi kombëtare"[3]

> **Në qytetërimin e vërtetë bën pjesë 'qytetërimi lindor', ndërsa në qytetërimin mjeshtëror (teknik), bën pjesë 'qytetërimi perëndimor'. (A. Korça)**

Krahas temave të ndryshme që ka spikatur Hafiz Ali Korça, në organet e shtypit të kohës kur jetoi, qëndron bukur mirë edhe shkrimi Qytetrimi i vërtetë e qytetrimi mjeshtëror, i botuar në revistën "Kultura Islame" në numrin 6 të saj, në vitin 1924.

Konceptin e qytetërimit, Hafiz Ali Korça e analizon në mënyrë të thukët dhe koncize. Që në titullin e shkrimit mund të vërehet se qytetërimin e ka ndarë në dy pjesë: në qytetërim të vërtetë dhe në qytetërim mjeshtëror. Në qytetërimin e vërtetë bën pjesë 'qytetërimi lindor', ndërsa në qytetërimin mjeshtëror (teknik), bën pjesë 'qytetërimi perëndimor'.

## Ku është dallimi në mes këtyre dy qytetërimeve?

Dallimi qenësor mbështetet pikërisht në gjendjen momentale në të cilat ndodhen shtetet e Orientit dhe të Oksidentit. Shtetet e Orientit kanë mbetur duke u krenuar me kulturën dhe qytetërimin të cilin e kanë trashëguar nga paraardhësit e tyre dhe nuk kanë bërë asnjë hap progresiv për zhvillim të mëtejshëm, çfarëdo qoftë ai; thënë me fjalët a Hafizit: "Afrika dhe Azia janë kohët e shkume."[4] Pra, Orienti u pasivizua totalisht në këtë drejtim, por në aspektin e gjendjes shpirtërore të trashëguar, vazhdon të jetë elitar, pra, gjithmonë sipas Hafizit, "kombet e lindjes i gjejmë me nji qytetrim të vërtetë, si njerëz shpirt mirë e zemër qruer."[5]

Në anën tjetër, kombet e Oksidentit si përfaqësuese të qytetërimit mjeshtëror, kanë arritur zhvillim e përparim të paarritshëm "Punimi, ikonomia edhe litera-

tura kanë marrë nji formë fort të ndryshme e nga këto pikpamje Europa, Amerika janë të qytetrueme, janë kohët e pritshme...”[6]. Kjo na jep të kuptojmë se në aspektin dituror, material dhe shkencor, momentalisht Oksidenti i paraprin fuqishëm Orientit!

## Si të orientohen shqiptarët në këtë mes?

Shteti shqiptar, si pasojë e vendndodhjes gjeografike dhe historisë që ka përjetuar, është ndikuar vazhdimisht si nga Lindja ashtu edhe nga Perëndimi, dhe në një mënyrë, ka mbetur me një vizion jo fort të qartë. Autori ynë, pretendon se e ka gjetur qytetërimin e vërtetë apo thënë me fjalë të tjera, Mesin e artë. Sipas tij, Mesin e artë e përfaqëson Japonia,[7]. “Japonia prej viseve të huaja marrin vetëm qytetërimin mjeshtëror dhe nga qytetërimi i tyre lindor nuk xhvishen kurrë”[8]. Ky shtet ka ruajtur me fanatizëm anën shpirtërore dhe kulturën e tij, por nuk është ndalur vetëm këtu; ka shkuar edhe më tej duke marrë çdo gjë që ka të bëjë me zhvillimin teknik, shkencor a mjeshtëror nga Perëndimi. E gjithë kjo i jep Japonisë prioritetin e shtetit model.



Edhe Shqipëria, në këtë pikëpamje do të duhej ta ndjek shembullin e Japonisë. “Ne, nga perëndimi mundim të marrim vetëm qytetërimin mjeshtërior edhe ta mbajmë qytetërimin e vërtetë bashkë me disa zakone të bukura ashtu si i kemi trashëguar...”[9]. Duke sintetizuar mjeshtërinë oksidentale dhe “shpirtë – naltësinë” Oriental, Shqipëria do të bëhet shtet me qytetërim ideal sepse “Ne, mjeshtëritë duhet t’i ndryshojmë po shpirtin, moralin e zakonet duhet t’i ruajmë si më mirë”[10].

Ndarja e qytetërimeve dhe kulturave në dysh, e shtyn autorin të thurë lavde për gjendjen e shumicës së vendeve oksidentale si Gjermania, Franca, Anglia dhe Amerika, kurse për vendet orientale, që nuk ndjekin shembullin e Japonisë, mban një qëndrim kritik dhe qortues, madje edhe ekzistencën e tyre për t’i mbijetuar kohës e parashikon si të dyshimtë.

*Literatura e shfrytëzuar:*

*1. Ahmedi, Prof. dr. Ismail,Hafiz Ali Korça, jeta dhe vepra, Logos-A, Shkup, 2006.*

*2. Boriçi,Prof. dr. Hamit, Marku, Dr. Mark,Historia e shtypit shqiptar, nga fillimet deri në ditët tona, Shtëpia Botuese e Librit Universitar, Tiranë, 2010.*

*3. Ciko,Dr. Pavllo, Publicistika e Hafiz Ali Korçës, Konferencë shkencore ndërkombëtare: “Hafiz Ali Korça 55 vjet pas 1873-1956”, Logos-A, Shkup, 2013, f. 161.*

*4. Korça, Hafiz Ali,Publicistikë dhe shkrime të tjera, vepra 12, Logos – A, Shkup, 2006.*

*Burimi i shfrytëzuar nga interneti:*

*1. http://www.bibliotekashkoder.com/digital/kultura_islame.html.*

*Fusnotat:*

*1. Dr. Pavllo Ciko, Publicistika e Hafiz Ali Korçës, Konferencë shkencore ndërkombëtare: “Hafiz Ali Korça 55 vjet pas 1873-1956”, Logos – A, Shkup, 2013, f. 161. 2. Prof. dr. Ismail Ahmedi, Hafiz Ali Korça, jeta dhe vepra, Logos – A, Shkup, f. 290. 3. Prof. dr. Hamit Boriçi, Dr. Mark Marku, Historia e shtypit shqiptar, nga fillimet deri në ditët tona, Shtëpia Botuese e Librit Universitar, Tiranë, 2010, f. 23. 4. Hafiz Ali Korça, Publicistikë dhe shkrime të tjera, vepra 12, Logos – A, Shkup, 2006, f. 39. 5. Po aty, f. 38. 6. Po aty. f. 38. 7. Është fjala për Japoninë e para luftës së Dytë Botërore. 8. Hafiz Ali Korça, Publicistikë dhe shkrime të tjera, vepra 12, Logos – A, Shkup, 2006, f. 39. 9. Po aty f. 41. 10. Po aty, f. 41.*



PHD(c) Rexhep Suma

# Thirrja islame gjatë kohës së Muhamedit a.s.

"O ti i mbuluar! Ngrihu dhe tërhiqu vërejtjen (duke i thirrur). Dhe madhëroje Zotin tënd! Dhe rrobat tua pastroji! Dhe të keqes së ndyrë largohu! Dhe mos u mburr me atë që jep e të duket shumë! Dhe për hir të Zotit tënd duro!" (El Mudethir,1-7).

Duke ditur se origjina e da'ves gjendet në mësimet e Kuranit dhe nga jeta e vepra e Muhamedit a.s.. ajete të shumta nga Kurani urdhërojnë Muhamedin a.s., të ftojë njerëzit, të paraqes ftesë për jomyslimanët, të krishterët, hebrenjtë, arabët paganë, t'i përgjigjen thirrjes së Allahut, Zotit Një.

Së këtejmi nëse ata i nënshtrohen Allahut, thotë Kurani, ata janë në radhën e të udhëzuarve dhe të shpëtuarve. Në të kundërtën nëse ata nuk i nënshtrohen, Kurani e urdhëron Muhamedin a.s. të shpallë: E keni kryer detyrën".

Nuk ka vetëm një mënyrë të vetme se si e kreu da'venë Pejgamberi a.s., Ai ftonte njerëzit në stilin e ligjërimit. Nëpërmjet sjelljes së tij të përditshme, qëndrimeve të tij, praktikave të tij, ai u bëri përshtypje njerëzve rreth asaj se çfarë është Islami, me ndershmërinë e tij, me dashurinë për fëmijët. Pejgamberi po ashtu dërgoi letra dhe emisarë në vendet fqinje, te mbreti i Bahrejnit, në Aman, në Etiopi, duke i ftuar ata të konsideronin mesazhin e Islamit.[1]

Duke u kthyer në historia të dërgimit të Muhamedit a.s. si Pejgamber, Zoti duke zgjedhur atë në mesin e njerëzimit e nderoi me zbritjen e vajit. Në këta jet Kuranor Allahu e urdhëron me këtë mision Muhamedin a.s. duke i thënë: "O ti i mbuluar! Ngrihu dhe tërhiqu vërejtjen (duke i thirrur). Dhe madhëroje Zotin tënd! Dhe rrobat tua pastroji! Dhe të keqes së ndyrë largohu! Dhe mos u mburr me atë që jep e të duket shumë! Dhe për hir të Zotit tënd duro!" (El Mudethir,1-7).

> Një ambient i ngrohtë për myslimanët e rinj u gjend tek shtëpia e El Erkamit, ku Muhamedi .a.s ia komunikonte atyre ajetet që zbriteshin dhe merrnin udhëzimin e islamit si dhe merrnin edukatën, kulturën dhe karakterin e Profetit a.s.

Me këtë u urdhërua Muhamedi a.s. që me thirrje islame të fillonte nga më të afërmit e tij, familjes. E para që e besoi Muhamedin a.s., dhe ishte bërthama e parë e da'ves nga gratë ishte bashkëshortja e tij, Hatixheja bint Huvejlid r.a., kurse nga burrat ishte shoku i tij i ngushtë Ebu Bekri r.a., kurse nga fëmijët ishte Ali bin ebi Talib r.a., kurse nga robërit ishte Zejd bin Harithe. Kurse me kalimin e kohës nga thirrja e Ebu Bekrit në Islam kaloi edhe Osman bin Afani r.a., Zubejr bin Avami, Abdurrahman bin Avfi, Sa'd bin Ebi Vekasi, Talha bin Ubejdullah, Ebu Ubejde bin el Xherrah, Erkam bin el El erkam etj, r.a. Këta ishin të parët të cilët besuan.[2]

Ishte fillimi i komunikimit të islamit. Rreziku ndjehej në çdo vend dhe në cep të çdo lagjeje të Mekës për këtë frymë të re dhe për ndryshimin social që ishte tepër e nevojshme, pasi që ai ambient social kishte devijuar dhe e kishte mbushur tokën padrejtësi e krime. Një ambient i ngrohtë për myslimanët e rinj u gjend tek shtëpia e El Erkamit, ku Muhamedi .a.s ia komunikonte atyre ajetet që zbriteshin dhe merrnin udhëzimin e islamit si dhe merrnin edukatën, kulturën dhe karakterin e Profetit a.s.

Thirrja islame në këtë fazë nuk ishte publike por zgjidheshin njerëzit të cilëve ua komunikonte Islamin sipas preferencave individuale dhe vlerësimit të thirrësit për natyrën e të thirrurit. Pas tre vitesh të thirrjes individuale dhe sekret zbriti ajeti që urdhëron thirrjen haptas.

Publiko haptas atë për të cilën urdhërohesh, e hiqu idhujtarëve. S'ka dyshim se Ne të mjaftojmë ty kundër atyre që tallen." (El Hixhr,95).

Me këtë ajet Muhamedi a.s. u obligua që tanimë thirrjen islame ta komunikoj haptazi që të dëgjojnë edhe të tjerët për mesazhin e Allahut. Ai u ngjit në kodrën Safa dhe



filloi të publikoj fenë islame duke i përgëzuar dhe tërhequr vërejtjen. Ai iu drejtua popullit duke iu thënë: O pasardhësit e Fihrit! O pasardhësit e Adit! O Kurejshitë!, dhe kështu me radhë, derisa ata nuk u tubuan. Disa nuk mundën t'i përgjigjen thirrjes së tij andaj dërgoi dikë që t'i lajmëronte se cilët janë ata. Erdhi Ebu Lehebi, e erdhën edhe kurejshitët. Resulullahi u tha: Çka mendoni, po t'ju thosha se në luginë gjendet kalorësia e cila do t'u sulmojë, a do të më kishit besuar?, Ata u përgjigjën: " Ne të besojmë, se ti kurrë nuk na ke gënjyer.", Atëherë, ai tha:"dijeni se unë jam i dërguar tek ju që t'ju tërheq vërejtjen në vuajtjet e rënda dhe ndëshkimin që ju pret." Ebu Lehebi tha: " Të shkoftë huq pjesa e mbetur e ditës!. A për këtë na ke ftuar? Allahu xh.sh, atëherë shpallë: Le të shkatërrohet Ebu Lehebi."[3]

## Kumti i thirrjes

Ky lloj i komunikimit me masën me zë të fuqishëm në vete përmbante edhe kumtin e kësaj ftese. Kishte paralajmërim se ata më kishin devijuar dhe sa më shpejt duhet të kthehen në rrugën e drejtë, dhe ta besojnë atë si Pejgamber e të largohen nga besëtytnitë dhe pavlera e tyre. Kur filloi kjo periudhë atëherë populli i tij filluan të organizohen dhe ti bëjnë rezistencë ideve të reja, dhe menduan forma të ndryshem se si mund të shuajnë misionin e tij. Andaj morën disa hapa të cilët ishin rezistues sikurse është : ironia, tallja, përgënjeshtrimi, shtrembërimi, fyerja e poshtërimi, kurse vetë Muhamedin a.s. e akuzonin se është i marrë dhe magjistar.

Dhe ata thanë: "O ti që t'u shpall përkujtimi (Kurani), me të vërtetë ti je çmendur!" (El Hixhr,6).

Nga ky moment filloi ushtrimi i dhunës mbi Muhamedin a.s. dhe shokëve të tij dhe sikur mos të ishte ndihma që ofroi axha i tij Ebu Talibi, atë do ta gjente fati i shokëve të vet siç ishte Jasiri, Ammari, Sumeja, Bilali, Amir bin Fuhejrete etj, r.a. të cilët me durim e sakrificë i bënë ballë këtyre torturave, që edhe vetë Muhamedi a.s. shpeshherë u bë viktimë e këtyre sulmeve dhe dhunës të manifestuar nga kurejshitët.

Më pas në kundërvënie të thirrjes islame të Muhamedit a.s. , kurejshitët filluan ta shtrembërojnë mesazhin e Muhamedit a..s,, duke mbjellur dyshime, propagandime e agjitacione të rrejshme, përhapja e fjalëve të pabaza rreth këtij mësimi dhe rreth personalitetit të Resulullahit, duke e tepruar në të gjitha këto, ashtu që njerëzve mos t'u mbetet kohë të mendojnë për këtë fe."[4]

Kurejshitët në këtë fazë për Kuranin filluan të thonë: "Dhe thanë: "(për Kuranin) Janë legjenda të të parëve, që ai (Muhammedi) kërkoi t'i shkruhen ato, e i lexohen atij mëngjes e mbrëmje". (El Furkan,5).

Dhe ata që nuk besuan, thanë: "Ky (Kurani) nuk është tjetër vetëm se gënjeshtër, që e trilloi ai (Muhamedi), të cilit i ndihmuan edhe njerëz tjerë. Pra ata (idhujtarët) bënë shtrembërim e shpifje". (El Furkan,4).

Madje ata shkuan edhe më tej duke drejtuar akuza për vetë shpalljen duke thënë se ajo nuk është e zbritur nga Zoti por atë po e mëson dikush (njeri).

Po ashtu nga gojët e tyre dilnin edhe këto fjalë të cilat e ngushtonin dhe shqetësonin Muhamedin a.s.:

Ne dimë shumë mirë se ata thonë: "Atë (Muhamedin) është kah e mëson një njeri!" Mirëpo, gjuha e atij nga i cili anojnë (supozojnë) ata është jo arabe (e paqartë), e kjo (e Kuranit) është gjuhë arabe e stilit të lartë e të qartë. (En-Nahl, 103).

**Derisa ishte gjallë Ebu Talibi, i Dërguari a.s. nuk kishte përjetuar dhunë fizike dhe lëndime, por me vdekjen e tij, atëherë filloi tortura, persekutimet e trysnitë si dhe ushtrimi i dhunës**

Po ashtu përpos misionit të tij atyre iu pengonte edhe lëvizja e Muhamedit a.s.

E ata thanë: "Ç'është me këtë të dërguar, i cili ha ushqim dhe ec nëpër tregje? përse të mos i jetë dërguar një engjëll së bashku me te, e të jetë qortues?" (El Furkan,7).

Madje gjatë misionit të da'ves Muhamedit a.s. kundërshtarët e tij u munduan dhe nuk lanë formë e mundësi që ta zbrapsin nga ky mision i shenjtë. Madje patën guximin që t'i ofrojnë edhe mundësinë e adhurimit ta ndryshoj, duke propozuar që një vit të adhurohet Zoti i Muhamedit dhe vitin tjetër zotat e tyre. Historia islame na e shënon këtë ngjarje kur i Dërguari a.s. ishte duke e kryer tavafin rreth Qabesë, papritmas i dolën përpara katër persona, Esed bin Abduluzaji, El Velid bin Mugire,Umeje bin Halefi dhe Al As bin Vail Essehmi të cilët kishin pozitë të lartë politike dhe lider të tyre fiseve të tyre. Në bisedë e sipër me të Dërguarin a.s. i propozuan duke i thënë: "O Muhamed, eja të besojmë në atë që beson ti, kurse ti beso në atë që besojmë ne, të bashkohemi ne dhe t'i bashkojmë fetë tona. Nëse feja jote është më e mirë se feja jonë ne do ta pranojmë atë, por nëse kjo e jona është më e mirë se e jotja, atëherë ti pranoje tonën". Në këtë kohë Allahu zbriti ajetin kuranor duke thënë: "Thuaj: "O ju jobesimtarë! Unë nuk adhuroj atë që ju e adhuroni! As ju nuk jeni adhurues të Atij që unë e adhuroj! Dhe unë kurrë nuk do të jem adhurues i asaj që ju adhuroni! Por edhe ju nuk do të jeni adhurues të Atij që unë adhuroj! Ju keni fenë tuaj (që i përmbaheni), e unë kam fenë time (që i përmbahem)!" (El Kafirunë,1-6).

## Feja ishte parësore karshi interesave individuale

Me këto ajete ata morën përgjigjen e merituar nga i dërguari a.s. dhe me këtë edhe përfundoi propozimi i tyre cinik dhe shantazhi i tyre por ata nuk rreshtën që të marrin edhe veprime tjera në dëm të fesë së Muhamedit a.s. dhe tij, siç e quanin idhujtarët mekas, për t'i vënë pengesë dhe mur thirrjes islame, kësaj thirrje që kishte qëllimin që t'ua hap sytë atij populli, t'i nxjerr nga pllakosja e injorancës dhe t'i shpij drejt dijes, shkencës, besimin në një Zot, dhe rrugës së civilizimit dhe kulturës islame. Derisa ishte gjallë Ebu Talibi, i dërguari a.s. nuk kishte përjetuar dhunë fizike dhe lëndime, por me vdekjen e tij, atëherë filloi tortura, persekutimet e trysnitë si dhe ushtrimi i dhunës, por në këtë fazë të da'ves i vdiq edhe bashkëshortja, Hatixhja r.a. dhe ky vit u quajt viti i pikëllimit, sepse humbi dy shtyllat mbështetëse të misionit të thirrjes islame deri më tani.

Sa për ilustrim se çfarë trysni e dhunë përjetoi misioni da'ves në këtë fazë sjellim historinë që shënon Ibni Ishaku. Personat që e shqetësonin të Dërguarin a.s. në shtëpinë e vet, ishin këta persona: Ebu Lehebi, Hakim bin El As bin Umejje, Ukbe bin ebi Muajti, Adijj bin Hamra Ethekafi, dhe Ibnul Asda Elhudhejli. Të gjithë kanë qenë fqinjët e tij, dhe asnjëri prej tyre nuk e kishte pranuar Islamin, përveç Hakim bin ebi Elasit. Një ditë njëri prej tyre ia gjuan zorrët e deles të Dërguarit a.s., gjersa falej në Qabe, e një tjetër këto dinte t'i hidhte në rrugë kah kalonte Resulullahi, prandaj ai shpeshherë e zinte një këndë në xhami ku falej në qetësi i fshehur nga armiqtë. Ndonjëherë i mblidhte zorrët e hedhur, e me to dilte para xhamisë dhe i hidhëruar briste: "O Beni Abdi Menaf! Çfarë fqinjësh janë këta!? Përse ma bëjnë këtë, çka u kam bërë unë atyre?"[5]

Në transmetimet e imam Buhariut shënohet se një ditë i Dërguari a.s. derisa falej në Qabe Ebu Lehebi dhe shokët e tij rrinin ulur aty pari, e njëri prej tyre pyeti: Cili prej nesh do të shkoi tek kasapi e të sjellë zorrë për t'ia gjuajtur Muhamedit mbi supe kur të bie në sexhde?! U paraqit me i guximshmi prej tyre, Ukbe bin ebi Muajti[6]. I solli zorrët, priti derisa Resulullahi ra në sexhde, e pastaj ato ia hodhi mbi supe, e unë këtë e shikoja dhe nuk mund të bëja asgjë- thotë Abdullah bin Mes'udi, por ai vazhdon duke thënë edhe sikur të përpiqesha, nuk do të kisha pasur sukses. Ata filluan të qeshnin aq tepër , saqë dridheshin nga të qeshurit. I dërguari a.s. mbeti në sexhde dhe nuk ngriti kokën derisa si erdhi e bija, Fatimja. Ajo ia hoqi barrën nga supet, e ai e ngriti kokën e tha:"O Allahu im, Ty po t'i lë kurejshët". Këtë e përsëriti tri herë. E kjo iu erdhi rëndë atyre, sepse mendonin se lutjet e bëra në këtë qytet, plotësohen, kurse më pas filloi t'i emëronte. Zoti im, ty po ta lë Ebu Xhehlin, Utbete bin Rebian, Shejbeh bin Rebian, el Velid bin Utben, Umeje bin Halefin, Ukbe bin ebi Muajti..." dhe e përmendi edhe të shtatin por nuk e mbajta mend emrin. Por, pasha Krijuesin tim, të gjithë ata i kam parë të vdekur në varrin e përbashkët të mushrikëve pas luftës së Bedrit".[7]

Në këtë vazhdë kur Umeje bin Halef e shihte Resulullahi a.s. e përgojonte atë dhe e përqeshte. Këtu Allahu xh.sh.,zbriti ajetin kuranor: "Mjerë për secilin që e



ofendon e përqesh (njerëzit)" (El Humeze,1).

Në këtë ambient armiqësor, Muhamedi a.s., e kishte të pamundur të zhvillonte thirrjen islame, andaj shqyrtoi mundësi të dalë dhe të shpërndaj rrezen e islamit në qytetin e Taifit që është larg 82 km nga Meka ku mendoi se do ta ndihmonin dhe do të gjente një ambient pjellor për da've. Por edhe aty komuniteti vendës iu përgjigj me ashpërsi e brutalitet madje edhe e gjuajtën me gurë Muhamedin a.s..

Muhamedi u kthye në Meke i lodhur, rraskapitur e dobësuar.[8]

Por kjo gjendje e tij dhe ashabëve vazhdoi plotë 13 vite, ku përkundër trysnive dhe dhunës, ata gjetën forcën që mos ta ndalin karvanin e thirrjes islame duke shfrytëzuar çdo rast e mundësi dhe çdo vizitë të të huajve në qytetin e mekës që t'ua prezantojnë Islamin. Pas trembëdhjetë vitesh të thirrjes islame në Meke, Allahu u dha leje që të emigrojnë në Medine, ku thirrja islame do të frymonte dhe do të gjenet pranueshmëri. Aty ata ngritën shtetin islamë së pari në zemrat e besimtarëve pastaj edhe në realitet krijuan shtetin e parë ku madhërohej Allahu lirshëm. Pas një kohe kur thirrja u përqafua pothuajse nga të gjithë medinasit atëherë myslimanët u forcuan dhe më vonë iu lejua edhe lufta, që në Meke e kishin të ndaluar. Shenja e parë publike e adhurimit në Medine ishte ndërtimi i mesxhidi Kubasë dhe falja në të, e pastaj edhe ndërtimi i xhamisë së Muhamedit a.s.

Me kalimin në Medine thirrja islame morri frymë lirshëm si dhe shteti islamë filloi formën e vet dhe me këtë edhe shtyllat themelore të shtetit u plotësuan dhe aktiviteti u fokusua në disa boshte:

1. Shtrirja dhe komunikimi i da'vetit më me lehtësi tek masa, duke ua mësuar çështjet fetare si dhe duke o fokusuar në mësimet edukative mbi bazën e udhëzimeve islame.

2. Përballja me kundërshtarët e islamit si dhe shpallja e luftës ndaj jobesimtarëve të cilët luftuan pandërprerë myslimanët si dhe kthimi i të drejtës së tyre të uzurpuar nga mushrikët kurejsh.

3. Funksionalizmi dhe praktikimi i ligjit islamë në të gjitha sferat qoftë individuale apo shoqërore, urdhërimi në të mirë dhe ndalimi nga e keqja.

4. Planifikimi për zgjerimin e kufirit të shtetit islamë për të shtrirë edhe mesazhin e islamit duke dërguar të deleguarit dhe delegacionet, pritje të delegacioneve, dërgimi i shkresave liderëve të asaj kohe si dhe përgatitja e ushtrisë.

Kështu librat e historisë islame janë të mbushur përplot me detaje të këtyre lëvizjeve, duke shkoqitur edhe shtrirjen e thirrjes islame, dhënies prioritet mësimdhënies dhe mësimnxënies, sikurse janë shënuar edhe ekspeditat ushtarake në të cilat ka marr pjesë vet personalisht Muhamedi a.s., e që numri i tyre është 27 luftëra.[9]

Si përfundim mund të konludojmë se rruga të cilën e ndoqi Muhamedi a.s. në këtë periudhë nuk ishte e lehtë, por assesi nuk e ngarkoi thirrjen islame me ashpërsi dhe vështirësi, andaj thoshte "Allahu nuk më ka dërguar mua të ashpër dhe vështirësues, por më ka dërguar si mësues dhe lehtësues (Transmeton Muslimi nga Aishja r.a.). Kurse Ibn Abbasi r.a. transmeton se Muhamedi a.s. ka thënë: Mësoni të tjerët, lehtësoni dhe mos vështirësoni, përgëzoni dhe mos largoni njerëzit" (Transmetojnë Ahmedi dhe Buhariu).

*1. Ziauddin Sardar, Fytyra të Islamit (biseda për problemeve bashkëkohore), Logos-A, Shkup, 2017, f.152. 2. Ibni Hisham, Essiretu ennebevije, f, v.1, Dar el ihja etturath el arabi, Bejrut,botimi i parë, 1995, f.287-288. 3. Sahih El Buhari, v.2, nr.702, 704 si dhe Muslimi v.1, nr.114. 4. Safijurrahman el Mubarekfuri, Errehijkul mahtum, Mektebetu Ubejkan, Riad, 1999, f.72-73. 5. Safijurrahman el Mubarekfuri, Errehijkul mahtum, Mektebetu Ubejkan, Riad, 1999, f.76. 6. Ibni Hisham, Essiretu ennebevije, f, v.1, Dar el ihja etturath el arabi, Bejrut,botimi i parë, 1995, f.416. 7. Fet'hul Bari bi sherh sahihul Buhari,nga Imam El Hafidh Ahmed bin Ali bin Haxher el Askalani, Daru errejan litturath,Kajro, bot, i dytë, 1987, f.416. 8. Ibni Hisham, Ibid, f.420. 9. Muhamed el Bejanuni, El Med'hal ila ilmi ed-dave", botim i tretë, Muesesetu rrisale, Bejrut, 1995, f.80.*

**Dr. Fadil Maloku**

# Kolonizimi i mendjes është shumë më i rëndësishëm sesa kolonizimi i territorit

Kolonializmi, e sidomos neokolonializmi postmodernist, sociologjikisht mund të përkufizohet edhe si tendencë rritjeje, ruajtjeje, dhe zgjerimi e hegjemonëve të kohës. Nga këndvështrimi historik, neokolonializmi e nënkupton edhe idenë e rritjes së ambicieve, monopoleve, dhe kontrollit masiv të vendeve të vogla, të varfra, të paemancipuara dhe të paarsimuara.



Balkanizimi i rajonit, që gjeografikisht dhe gjeostrategjikisht përfshin vendet e ish Jugosllavisë (në kuptimin më të ngushtë; minus Slloveninë dhe plus Shqipërinë) dhe disa shtete të tjera (në kuptimin më të gjerë), në fakt është një ambient mjaft pjellor, për interpretimin postkolonial. E themi kështu, sepse kemi parasysh gjithnjë historinë ekzistenciale, dhe ndërrimin e "çlirimtarëve" të herëpashershëm të kësaj hapësire. Dhe nuk është i rastësishëm perceptimi për Ballkanin Perëndimor, si një "udhëkryq" strategjik, ekonomik, e civilizues për hegjemonët e kohërave të ndryshme, duke filluar që nga antikiteti e deri në ditët e sotme.

Duket që dukuria e proamerikanizmit dhe properëndimizmit në mentalitetin dhe etnopsikologjinë shqiptare (në veçanti atë kosovare) është duke e riamputuar "prefiksin" e prirjes dhe ndjenjës së kompleksit të inferioritetit individual e kolektiv. Riamputimi, rikonfigurimi, apo edhe riaktivizimi i këtij kompleksi, që në jashtësi në të gjitha periudhat e qenësimit historik shqiptar ka kultivuar përshtypjet e një lloj emancipimi fetar, civilizues, e kulturor (kujto sundimet; romake, bizante, otomane, e serbe), në fakt ishte i dëmshëm dhe çka është më e rëndësishme; tejet kompleksiv, për etnitë e vogla dhe të paorganizuara; ekonomikisht, ushtarakisht e kulturalisht, sikurse ishin shqiptarët. Tani, edhe në ditët tona është duke vazhduar ky trend i akomodimit me çlirimtarët e rinj, miqtë apo aleatët tanë. Dallimi i "arkitekturës" së re fuqizuese, qëndron veç në folklorin dhe ikonografinë e mënyrave të reja amputuese. Ndërkaq, qëllimi mbetet ai i njëjti, ai i vazhdimit të kompleksit që na e imputuan "miqtë dhe aleatët e vjetër historik" (lexo pa hamendje; pushtuesit!). Por, pse ndodhi kjo kështu? Po t'i pyesësh, historianët, ata ta japin një përgjigje obskurante që ka të bëjë me: vogëlsinë tonë demografike, madhështinë e pushtuesve historikë, degradimin... e përralla të tjera fëmijërore. Filozofët, nuk kanë përgjigje fare. Për një arsye të thjesht; s'i kemi pasur asnjëherë në traditën dhe etnopsikologjinë tonë kolektive. Se në rrafshin e mëhallëve, krahinave... kemi pasur për eksport! Etnologët e antropologët mbetën dhe akoma mbesin të fjetur në inkubatorin e dijes. Ekonomistët dhe ushtarakët, nuk

janë marr askund me dukurinë e kompleksit të inferioritetit. Tani, mendoj që është koha që dioptria sociologjike, duhet t'i hyjë analizës përmbajtjesore dhe të jap gjykimin e vet meritor. Por, edhe këtu çalojmë se vetëm ky komunitet nuk mund ta diagnostifikojë natyrën e kompleksit të inferioritetit, që na e ka vonuar shumë realizimin e asaj që shquhet dhe identifikohet si arkitekturë e shtetësisë dhe vetëdijes kombëtare.

Kjo prirje, por, duket edhe si synim i natyrshëm tashmë është bërë edhe sekret publik, si për rajonin, ashtu edhe në nivel global. Këtë e kanë konstatuar edhe shumë sondazhe vizavi. Kjo dukuri, me sa mund të bazohet në dioptrinë tonë sociologjike, e sidomos në përvojën e proamerikanizmit në botë, tek ne, në vend të varësisë dhe identifikimit me sistemin vleror, social, politik, kulturor, e parime dhe fondamente mbi të cilat u ndërtua dhe u mirëmbajt "ëndrra amerikane" me dekada të tëra, në nivel global, po ushtrohet në formë dhe përmbajtje inferioriteti e pajtimi me të qenët infantil, madje edhe si komb edhe si shtet.

Pra, në vend që ta ndërtojmë këtë identifikim dhe varësi vlerore nga sistemi model amerikan, ne në fakt gabimisht këtë identifikim po e ushtrojmë tashmë dy tri dekada, si imitim i verbër dhe si model që nuk e përmbrendëson jashtësinë tonë autentike kulturore. Thënë më ndryshe, neve na duhet jo imitimi i verbët i manifestimit dhe përshtypjeve të jashtësisë kulturore e sociale amerikane, por, identifikimi i pahamendësuar me vlerat e dëshmuara që i kultivon dhe mirëmban sistemi amerikan, sikurse janë ato të; sundimit të ligjit, lirisë së shprehjes, ato të qarkullimit, pastaj ato gjinore, etnike, fetare, racore, kulturore etj.

Ndërkaq, motivet sociologjike të hiper proamerikanizmit shqiptar, në rast se dëshirojmë të dekonstruktojmë paragjykimet dhe

> **Neve na duhet jo imitimi i verbët i manifestimit dhe përshtypjeve të jashtësisë kulturore e sociale amerikane, por, identifikimi i pahamendësuar me vlerat e dëshmuara që i kultivon dhe mirëmban sistemi amerikan, sikurse janë ato të; sundimit të ligjit, lirisë së shprehjes, ato të qarkullimit, pastaj ato gjinore, etnike, fetare, racore, kulturore etj.**

stereotipitë eventuale të cilat me kalimin e kohës edhe mund të rriten, duhet t'i kërkojmë edhe në rrafshet tjera. Mendoj që proamerikanizmi, sidomos ai i shqiptarëve të Kosovës, përveç motiveve çlirimtare duhet gjurmuar edhe në prirjen tonë pak a shumë historike të nevojës për ta pasur një mik, aleat, apo edhe partner strategjik për synimet tona kolektive e të cilët nuk i patëm, për ta rrumbullakuar identitetin shtetërore, pastaj, për ta ushqyer identitetin e suspenduar (nga Serbia) kombëtar, si edhe për ta realizuar synimin për (gjithashtu të kontestuar nga Serbia) identitet shtetëror.

Ngase, historikisht është dëshmuar se popujt që kanë trashëguar një mentalitet nënshtrues të prodhuar dhe stimuluar me të gjitha mjetet e (pa)lejuara, duke mos përjashtuar këtu edhe sistemin veror të pushtuesit, në (nën)vetëdijen e tyre individuale e kolektive, në formë, por edhe në përmbajtje të një imitimi puro e të verbër, pra, një njëmendësi të robit, e kanë shumë vështirë të akomodohen me lirinë e të gjykuarit, lirinë e shprehjes dhe atë të vepruarit autokton.

Pse e themi, autokton? Për një shkak shumë të thjeshtë; se popujt që nuk ndërtuan mekanizmat e vetmbrojtës për ta ushtruat lirinë e tyre sociale, lirinë e vendimmarrjes vetanake politike, iniciativën e rritjes së qenies së vet; institucionale, ushtarake e sidomos kulturore, janë të prirë gjithnjë të imitojnë verbërisht popujt ofensivë, që në fakt këtyre të nënshtruarve ua hijeshojnë "qeverisjen" (alias; sundimin).

Imitimi si term është modeli fillestar i "pranimit të tjetrit" për ta menaxhuar qeverisjen tënde, e në fakt pushtuese ... Imitimi, si model i sjelljeve individuale dhe kolektive të popujve që nuk kanë arritur historikisht të realizohen si "mëkëmbës" të vetvetes së tyre, nga përvojat kolonialiste qëllimisht përdoret për ta arsyetuar ekzistencën e tyre historike! Pamundësia e rritjes dhe zhvillimit të kapaciteteve; ekonomike, intelektuale, politike, ushtarake e sidomos kulturore, këtyre popujve e shteteve në mentalitetin dhe etnopsikologjinë e tyre, ua "lejon" amputimin e cilësisë së imitimit dhe sidomos atij të identifikimit, si stad më i lartë i varësisë..

Identiteti shtetëror i një vendi ndërtohet duke kultivuar dhe mirëmbajtur identitetin kombëtar, atë qytetar, gjuhësor, religjioz, social, e kulturor. E jo duke e zhvatur si oligarkët.

Shumë sociologë, kolonializmin e sotëm e shohin si formë të sofistikuar të dominimit, dhe jo vetëm politik e ekonomik, por edhe ushtarak e sidomos kulturor. Ky fenomen i shfrytëzimit të kombeve, shteteve dhe vendeve të tjera e ka origjinën që nga shekulli XV, kur Spanja, Portugalia, Anglia, Franca Holanda, etj. bënë zbarkimin e tyre nëpër pothuajse gjithë

> Në shekujt e parë të ekspansionit të kapitalizmit kolonializmi, ushtrohej nga një qendër e vetme, ndërkaq, sot, kolonializmin e kemi shumë më të sofistikuar dhe më të përzgjedhur, si në metodologji, ashtu edhe në qasje

globin. Dhe si imperativ kishin kinse ekspansionin e vlerave dhe kulturës se tyre fetare, ekonomike, sociale, politike, etj. Pra, në emër të një çlirimi formal, ato në fakt pushtuan hapësirat e (gjeografisë, ekonomisë, etnopsikologjisë dhe civilizimit) këtyre vendeve. Por, në këtë kontekst duhet bërë një dallim. Në fakt, qeverisja e sotme koloniale dallon si në formë ashtu edhe në substancë. Në shekujt e parë të ekspansionit të kapitalizmit kolonializmi, ushtrohej nga një qendër e vetme, ndërkaq, sot, kolonializmin e kemi shumë më të sofistikuar dhe më të përzgjedhur, si në metodologji, ashtu edhe në qasje, Pra, pas luftërave nacionale për pavarësi tek këto vende e shtete të kolonizuara, u ndryshua qasja e "mirëmbajtës" dhe ushtrimit të kontrollit dhe menaxhimit, më çka u rivendos "neokolonializmi" shumë më i sofistikuar, si për nga mjetet ashtu edhe për nga qëllimi. Mjetet që u përdorën u "testuan"dhe aktualisht po "testohen" dhimbshëm në gjithë globin dhe në gjitha sferat e jetës sociale, politike, ekonomike, e sidomos ato civilizuese e kulturore.

Aktualisht në botë është duke ndodhur një rirreshtim i madh ekonomik, social, politik e sidomos ushtarak, ku shqiptarët duhet ta gjejnë veten dhe vendin e tyre. Në mënyrë, që si thuhet të "kapim" trendin. Por i gjithë ky Projekt, që do t'u shërbejë interesave gjithëkombëtare e shtetërore, nuk mund të synohet e aq më pak të realizohet në jetën reale sociale, pa agjenda të detajizuara epa ekspertiza të analizuara e të studiuara mirë e më mirë. Sepse, si thuhet në politikë nuk ka miq të përhershëm, po ka vetëm interesa të përhershme! Andaj, ideja e proamerikanizmit (që dosido e ushqeu, ashtu sikurse në gjithë botën -"ëndrra amerikane"), neve shqiptarëve të Ballkanit Perëndimor, kujtoj unë, duhet të na frymëzojë dhe të na inspirojë, jo nga rrafshi i vazhdimit të kultivimit të dëshirave tona për atë miqësinë tonë, tashmë historikisht të njohur dhe të vërtetuar si inferiore, të dëmshme dhe pa dyshim me mentalitet robi dhe të prirë për nënshtrim e sundim...., por, për partneritetin e ri social e sidomos atë politik e ushtarak. Sepse, vetëm në këtë mënyrë ne kryejmë dy obligime ndaj vetes sonë kolektive: Njërin, sepse kështu fillojmë t'ia heqim vetes atë hipotekën e "gogolit për inferioritetin tonë historik", që na u amputua padrejtësisht më pak nga të tjerët, dhe më shumë nga vetja jonë. Dhe tjetrin, sepse ka të bëjë me hisen tonë që na takon historikisht, gjeografikisht e demografikisht në rajonin e Ballkanit Perëndimor.



Mehmet Murati

# Shënime nga takimi i radhës i gjeneratës së pestë të medresesë "Alauddin"

Ndërsa vitet ecin dhe koha kalon, e shkuara duket më e mirë, më e rëndësishme dhe ajo gjithnjë e më shumë bëhet më interesante, më e bukur, kurse kujtimet për të, sa vijnë e marrin peshë e nostalgjia rritet e shtohet prore.

Meqë gjurmët e një kohe, e një periudhe të jetës sonë, ngelin të paharruara vetëm nëse për ato arrijmë të shkruajmë, qoftë edhe ca të dhëna sado të vogla dhe të parëndësishme në dukje të parë, - atëherë po i shkruaj disa radhë jo për "të kaluarën" e gjeneratës së pestë të medresesë "Alauddin", por "për të tashmen" e kësaj gjenerate, për "të tashmen" që shumë shpejt bëhet "e kaluar". Vjen e bëhet "e kaluar", sepse koha, duke iu nënshtruar në plotni urdhrit të Zotit dhe duke kryer kështu funksionin e saj, i ndërron njerëzit, brezat e gjeneratat... Sa e sa popuj e gjenerata kanë kaluar para nesh!

Kështu, më datën 8, 9 dhe 10 mars 2018, ne, ish-nxënësit e gjeneratës së pestë të Medresesë së Mesme "Alauddin" të Prishtinës, u mblodhëm për të shënuar përvjetorin e gjeneratës sonë, që tashmë e kemi shndërruar në traditë.

Në të vërtetë, takimet e kaluara rëndom i kishim organizuar në ambientet e Medresesë në Prishtinë. Mirëpo, këtë radhe, me rastin e 46-vjetorit të diplomimit tonë, për takimin, u dakorduam, me dëshirën dhe inicimin e disa shokëve, që ta organizonim në Maqedoni; që t'u shkonim "mysafir në konak" shokëve të klasës që vijnë nga ato anë.

> "Lexo me emrin e Zotit tënd, I Cili krijoi (çdo gjë). Krijoi njeriun nga një gjak i ngjizur (në mitrën e nënës). Lexo, se Zoti yt është më bujari! Ai është që e mësoi (njeriun) të shkruajë me pendë. Ia mësoi njeriut atë që nuk e dinte. (el Alak: 1-5)

E meqë jemi te koha, nëpër të cilën njerëzit ndryshojnë, kurse ajo mbetet e njëjta dhe ashtu siç është krijuar në fillim, nuk mund të mos e përmendim një fakt, që takimit tonë të sivjetshëm i dha një vlerë të veçantë. Shumica e shokëve tanë, tashmë kishin hyrë në moshën e tretë dhe kishin marrë pensionimin e merituar. Mirëpo, ky takim kishte edhe një gjë që i mungonte. Disa shokë tanë nuk patën mundësi të ishin bashkë me ne. Nexhmedin Hoxha kishte vajtur për në vizitë te djali në SHBA, Zejnullah Sallahu vazhdon të jetojë në Kajro, kurse Abdurahman Hoxha, Abdurrahman Bilalli dhe Raif Kamberi për shkaqe objektive nuk kishin mundësi që të na bashkoheshin. Në anën tjetër, Banush Mahmuti, Sherif Idrizi dhe Mustafa Pllana, nuk ishin me ne, sepse ata tashmë kanë kaluar në amshim, në Ahiret, për shpirtin e të cilëve, me plot emocione dhe duke evokuar kujtime, u lutëm që të gjithë ne, ne të gjallët e përkohshëm...

Agjenda e organizatorit parashihte që ne shokët nga Kosova, ditën e enjte, më 8 mars, të takoheshim në Prishtinë, dhe nga aty, më pastaj të niseshim për në Tetovë. Pasditen e së enjtes arritëm në Tetovë, ku për të na pritur kishin dalë shokët tanë me Bahri Aliun në krye. U vendosëm në hotel, dhe pasi falëm namazin e akshamit në një ndër xhamitë në qendër të qytetit, shkuam për të darkuar në resto-



rant. Meqë ishim të përmalluar me njëri-tjetrin, dhe meqë aty, përveç ne shokëve të gjeneratës, ishte edhe ish-myftiu i Tetovës, Alifikri ef. Esati, i cili kishte ardhur për të na nderuar, darka kaloi në një atmosferë të mrekullueshme, plot emocione, mallëngjim e nostalgji, dhe duke evokuar momente nga "koha jonë" e kaluar, dhe sidomos, me theks të veçantë, dhe kjo është e kuptueshme, për ditët kur ishim nxënës në Medrese.

Të nesërmen, pasi kishim ngrënë mëngjesin rreth orës 7:00, u përgatitëm dhe morëm rrugën për në Dibër, sepse atje do të shkonim, kështu e kishin paraparë organizatorët dhe natyrisht, ne s'kishim pse të ishim kundër. Me kohë ishim marrë vesh që nuk do të nguteshim për të arritur në Dibër, por gjatë rrugës do të bënim disa ndalesa për të shijuar ato vende të bukura, atë natyrë magjepse që vetëm i Madhi Zot e ka "jaradis". Ndalesën e parë e bëmë tek një restorant me shumë bukuri natyrore buzë liqenit të Mavrovës, një pamje impozante. U ndalëm edhe në ca pika të tjera, deri sa rreth orës 10:30 hymë në Dibër, me destinacion drejt Myftinisë së saj, ku na priti Myftiu i nderuar Ramazan Hasa me bashkëpunëtorët e tij.

Edhe në Dibër, ashtu si në Tetovë, për ne ishte rezervuar një pritje e jashtëzakonshme, vëllazërore, miqësore dhe kolegiale. Myftiu i Dibrës, i cili ka qenë një gjeneratë pas nesh në Medrese, fillimisht na dëshiroi mirëseardhje dhe na njohu me Myftininë që ai udhëheq. Për hir të së vërtetës, edhe kafja që na e servuan goxha na shijoi e besa edhe u freskuam e pushuam nga udhëtimi.

Meqë ishte ditë e xhuma, vendosem që namazin e xhumasë të mos e falnim të gjithë në një xhami, por të shpërndaheshim në disa sosh dhe dikush të mbante ders para namazit të xhumasë e dikush tjetër të mbante hytbenë, që kështu të jemi të gjithë aktivë dhe sa më shumë të përfaqësuar nëpër xhamitë e Dibrës dhe në xhematin e saj. U ndamë në pesë grupe. Unë kërkova që të shkoja te "Xhamia e Sahatit". Kërkova që të shkoja atje, sepse për ndërtimin e saj një kontribut të jashtëzakonshëm kishte dhënë shoku ynë i gjeneratës, zotëri Ruzhdi Lata, prandaj dhe kisha dëshirë që ta shihja atë xhami dhe atë sahat kullë të bukur. Ligjëratën kuptimplote në qyrsinë fisnike para namazit të xhumasë e mbajti Resul ef. Rexhepi, kurse hytbenë dhe namazin e xhumasë na e fali Adem ef. Hoxha.

Pas namazit të xhumasë dhe pasi u bëmë bashkë që të gjitha grupet, e vizituam Kuvendin Komunal të Dibrës ku na priti kryetari i Komunës zotëri Ruzhdi Lata me stafin e tij. Me këtë rast, ne mbajtëm një takim shumë domethënës e të cilin e dhanë disa televizione dhe disa gazetarë të medieve të shkruara. Ndërkohë, përmes skajpit, u lidhëm me SHBA-në, me shokun tonë Nexhmedin Hoxhën që na mungoi pa masë, siç na munguan edhe të gjithë shokët e tjerë që nuk e patën të mundur të ishin me ne. Të nesërmen u njoftuam se dibranët e Amerikës e kishin çmuar lart këtë vizitë dhe këtë takim në ambientet e komunës. Kryetari na dëshiroi mirëseardhje dhe na shpalosi një "letërnjoftim" të qytetit të cilin ai drejton, kurse ne i uruam zgjedhjen për kryetar për herën e dytë. Pasi folën shumë shokë, sipas rendit, me erdhi radha edhe mua që t'i thosha ca fjalë. Me zemër iu bashkova urimeve të parafolësve të mi dhe nuk munda të mos i falënderoja (e si t'i harroja!) vëllezërit tanë nga Maqedonia për ndihmën e pakursyer që na kanë dhënë në kohën e luftës së Kosovës.

Në vazhdim të qëndrimit tonë në




Dibër e vizituam edhe Gjimnazin e këtij qyteti, një ndërtesë e re dhe shumë moderne, projekt ky i realizuar nga TIKA e Turqisë. Nikoqiri-drejtori me bashkëpunëtorët e tij, na tregoi klasat, kabinetet, laboratorët, sallën e arsimtarëve dhe bibliotekën shumë të pasur me libra. Drejtori na njoftoi po ashtu se kuadri arsimor i këtij gjimnazi ishte 100% i kualifikuar dhe se mësimi zhvillohej vetëm me një ndërrim me orar të plotë paradite.

Kryetari i komunës, kishte përgatitur enkas për ne një drekë solemne jo në Dibër, por në Peshkopi. Kështu që na u desh të niseshim pa humbur kohë. Në Peshkopi kaluam shumë çaste të këndshme, dhe rreth orës 18:00 u kthyem në hotelin e Banjës së Dibrës, aty kaluam natën pranë sofrës së begatshme, që enkas e kishte përgatitur pronari i Banjës së Dibrës. Natën e kaluam duke evokuar çaste të dalluara nga shkollimi ynë pesëvjeçar. Secili prej shokëve kujtonte ndonjë rast, mirëpo, kuptohet, si zakonisht, gjatë të gjitha takimeve më të zëshëm ishin Ali Veza e Nuhi Hajrullahu, po edhe ndonjë tjetër që ua mbante ison, sepse s'kishte si të ndodhte ndryshe...

Të nesërmen, pasi që kishim ngrënë mëngjesin, vajtëm edhe një herë në lokalet e Myftinisë së Dibrës.

Se ku kam dëgjuar të thuhet se toka e Dibrës nuk e bën bereqetin shumë, por ama burrat i ka që ç'ke me ta. Nga Dibra janë Haki ef. Sharofi, Vehbi ef. Dibra, Said ef. Naideni, Hoxhë Voka, Sherif ef. Langu e shumë e shumë të tjerë. Nga Dibra është edhe shoku ynë i gjeneratës Ruzhdi Lata, i cili i fitoi zgjedhjet për të dytën herë për kryetar të Dibrës. Në të vërtetë, nuk fitoi Ruzhdiu, por më shumë fituan Dibra dhe dibranët, sepse për kryetar e zgjodhën njeriun e drejtë, të përgatitur, intelektual, besimtar në Zotin, dhe si krejt dibranët, edhe trim e guximtar.

Sipas programit, shokët e gjeneratës që vinin nga Tetova u nisën për atje, kurse ne nga Kosova morëm rrugën për në qytetet tona.

Por jo, nuk u ndamë kaq shpejt. U takuam edhe një herë tek vendi Tërnicë, aty e pimë edhe një kafe lamtumirëse. Jo, nuk thashë lamtumirëse përgjithmonë, por vetëm nga ky takim, sepse ne, me Emër të Allahut, do të takohemi edhe në shumë përvjetorë të tjerë. Tashmë sigurisht në një vend tjetër.

Në Tërnicë, e morëm edhe një vendim tjetër me shumë rëndësi, të përfolur edhe më parë, që për gjeneratën tonë të shkruhet një monografi. Të shkruhet një monografi, sepse e meritojmë ne si gjeneratë, e meritojnë shokët tanë që kanë kaluar në botën tjetër, e meritojnë, bile më shumë se për ne, të shkruhet edhe për profesorët dhe myderrizët që i dhanë dije e mësim gjeneratës sonë.

E po, meqë koha po kalonte (eh, përsëri kjo "koha", si nuk na u nda për asnjë çast!) dhe po ecte pa u ndalur rrugës së saj, edhe ne duhej të vazhdonim rrugën tonë...

**Në Tërnicë, e morëm edhe një vendim tjetër me shumë rëndësi, të përfolur edhe më parë, që për gjeneratën tonë të shkruhet një monografi.**

# Islami dhe globalizimi

Globalizimi është, para së gjithash, dukuri e sinkronizuar ideologjike, politike, ekonomike, informative, mediale, kulturore…, dukuri dhe lëvizje e unifikimit planetar të botës. Dy koncepte të mendimeve ndryshojnë dhe përcaktojnë aspektet: sociale, politike, kulturore dhe religjioze në relievin bashkëkohor të botës: globalizmi në njërën anë dhe individualizmi e pluralizmi në anën tjetër.

Globalizimi është, para së gjithash, dukuri e sinkronizuar ideologjike, politike, ekonomike, informative, mediale, kulturore..., dukuri dhe lëvizje e unifikimit planetar të botës. Dy koncepte të mendimeve ndryshojnë dhe përcaktojnë aspektet: sociale, politike, kulturore dhe religjioze në relievin bashkëkohor të botës: globalizmi në njërën anë dhe individualizmi e pluralizmi në anën tjetër. Këto janë dy koncepte që sot vërehen në mediet e fuqishme, si të Perëndimit ashtu edhe të Lindjes - koncepti i globalizimit dhe koncepti i konfliktit të civilizimeve. Shumëçka është thënë për aventurat e njeriut të shekullit 20, i cili është i njohur me përdorimin e energjisë atomike dhe të fluturimit në gjithësi. Megjithatë, ekziston një përvojë e re nga kuptimi i vërtetë me të cilin përballet njeriu i shekullit 20 dhe 21, përvojë me të cilën të parët e tij nuk janë përballur. Kjo s'është përvoja e udhëtimit nga një kontinent në tjetrin, por udhëtim nga një hapësirë religjioze në tjetrën. Sot, të gjithë besimtarët në Zot disponojnë të gjitha këto bomba: krishterët, hebrenjtë dhe myslimanët. Andaj, procesi i sotshëm i valëvitjes së globalizimit duhet të ishte në kontekstin e lindjes së ideologjisë planetare, mirëkuptimit dhe të dialogut, i cili do të ofronte perspektivën e lindjes së shpëtimprurësit. Parashtrohen shumë pyetje dhe dilema: Cili është roli



i Zotit në botën globale? A është e mundur që religjionet të projektojnë sistem botëror të vlerave? A do ta humbë religjioni autoritetin e vet? A çon globalizmi në dobësimin e identitetin fetar? E veçmas

> **Bota myslimane para Perëndimit kryesisht është tërhequr në vete, në gjendjen që Hegeli e ka quajtur paqja orientale.**

është me rëndësi se: A ekziston shansi për përfitimin e rastit për promovimin e idesë së globalizimit nga perspektiva e religjionit?

Ekzistojnë disa lloje të globalizmit, ndër më të rëndësishmet janë: Globalizmi ekonomik, kulturor, politik, medial, arsimor etj. Në të gjitha aspektet e globalizimit është e pranishme ideologjia e globalizmit, por edhe globalizimi i ideologjisë. Andaj, aspekti ideologjik i globalizmit është më i rëndësishmi, ai është përcaktuesi, i cili mbledh dhe bashkon të gjitha aspektet e tjera të globalizimit. Përmes tij, kryhet homogjenizimi i shijes. Identiteti kulturor dhe përjetimi i botës formësohet nën ndikimet e tilla. Interneti hap dritaret e botës, që jep ndjenjën e përkatësisë së asaj bote globale. Globalizimi i tillë nënkupton shpërndar-

**Globalizimi askund nuk do të ketë sukses po qe se e harron Zotin, sepse vetëm Zoti mund të na shpëtojë. Këtë e porosit edhe Hajdegeri.**

jen e formës së përbashkët.

Globalizmi është, andaj, edhe problem politik, ndonëse merret me procesin e rregullimit botëror dhe të bashkësisë botërore vetëm nga një qendër, e cila nuk është më në stadin e metropolisit* dhe të megapolisit,* por gjithnjë e më shumë në nivel të globalopolisit. Në fakt, njëra nga etapat e globalizimit, ndarjes së botës është nxjerrja e pjesëve të botës nga tërësia e tyre tradicionale, e cila është formuar gjatë njëmijë e më shumë vjetëve. Pastaj, procesi i globalizimit botën ashtu të ndarë e bashkon në tërësinë e re artificiale, tërësinë hibride, të dizajnuar tani sipas projektit dhe qëllimeve të globalizmit. Ekziston frika e humbjes së vlerave të kulturës personale, por më shumë kjo është pasojë e gjendjes psikologjike, të përmbledhur në fjalët: "Humbësi dëshiron të imitojë fituesin." Bota myslimane para Perëndimit kryesisht është tërhequr në vete, në gjendjen që Hegeli e ka quajtur paqja orientale. Raportet e myslimanëve ndaj globalizmit mund të jenë:

- Në izolim – që nuk shpie kah e mira, sepse globalizmi është rrjedhë e përgjithshme,
- Në asimilim – çka, gjithashtu, nuk shpie kah e mira, dhe
-Integrim, gjë të cilën Islami e afirmon.

## Ndërlidhja e globalizmit dhe shekullarizimit

Momenti i rëndësishëm është promovimi i tensionuar i globalizimit, që shumë myslimanëve u rikujton vesternizimin*. Problem është shekullarizimi. Nëse globalizimi përcaktohet për shekullarizim, atëherë do të jetë vetëm përcjellës i eksploatimit shpirtëror. Ky globalizim i tillë nuk dallohet nga kolonializmi, me atë që globalizimi imponon shekullarizimin, i cili nuk paralajmëron besimin në Zot. Andaj lypset të punohet në shpirtërimin e procesit të globalizimit. Globalizimi askund nuk do të ketë sukses po qe se e harron Zotin, sepse vetëm Zoti mund të na shpëtojë. Këtë e porosit edhe Hajdegeri. Nëse nuk i pranojmë vlerat shpirtërore të religjioneve tona, si pjesë përbërëse të globalizimit, nëse nuk e pranojmë Zotin për Shpëtimtar, nuk mund ta dimë se kush do të na shpëtojë. Procesi i globalizimit nuk do të ketë sukses nëse atë nuk e përcjellin mësimet e vërteta hyjnore.

Shekullarizmi projekton sistemin e mbyllur në botë dhe sistemin absolut të vlerave. Komponentët e shekullarizmit janë regjenerimi i natyrës, desakralizimi* i politikës dhe dekonsekrimi* i vlerave. Me termin regjenerim i natyrës (termi është marrë nga sociologu gjerman Max Weberi) nënkuptohet lirimi i natyrës nga parashtresat religjioze. Nën termin desakralizim i politikës nënkuptohet eliminimi i legjitimitetit sakral të fuqisë politike dhe të pushtetit, që është parakusht për ndryshime politike dhe sociale. Termi dekonsekracimi i vlerave nënkupton kthimin e së kaluarës dhe të relatives, të të gjitha veprave të kulturës dhe të çdo sistemi të vlerave që e përmbajnë religjionin. Qëndrimi i tillë ndaj vlerave kërkon që njeriu të jetë i vetëdijshëm ndaj relativitetit të koncepteve dhe besimit të vet. Ai duhet të jetojë me njohjen që principet dhe kodet etike të sjelljes me kohën dhe ndër gjenerata mund të ketë ndryshime.

*Shpjegim i disa termave:*
**Globalizëm: (tërësore, gjithëpërfshirje, Sh.B.)*
**Metropolis: (qytet nëntokë ose qytet që është shtet në vete)*
**Megapolis: (qytet i madh, qendër e vendosjes)*
**Vesternizëm: (sin. për Perëndimin; ndikimi i Perëndimit në kultura të tjera)*
**Desakralizim: (ndarja e fesë nga shteti)*
**Dekonsekrim: (mosndikim i mësimeve fetare në strukturat shtetërore)*

*Marrë nga ueb faqja: "www.Preporod.com," Sarajevë*

*Përktheu: Shaban Basha*



# Dhjetë strategji të manipulimit të njerëzve nëpërmjet medieve

Linguisti i famshëm amerikan, Noam Chomsky, ka bërë një përmbledhje të strategjive që përdorin politikanët, menaxherët dhe personat e tjerë me ndikim, për të kontrolluar shoqërinë, për të shtypur kritikën, fshehur informacionin dhe manipuluar me pushtetin që kanë.

**1. Preorientimi i vëmendjes**

Vëmendja e opinionit të preorientohet nga problemet e rëndësishme në të parëndësishme. Të mbingarkojë opinionin me vërshimin e informacioneve të parëndësishme, që njerëzit të mos mendojnë dhe e të mos fitojnë njohuritë themelore në të kuptuarit e botës.

**2. Krijimi i problemit**

Ky problem i quajtur: ”problem-reagim-zgjidhje”. Duhet krijuar problemi, që opinioni të reagojë për të. Për shembull: provokimi dhe mbajtja e dhunës, me qëllim që opinioni më lehtë të pranojë kufizimin e lirisë, krizën ekonomike ose për të arsyetuar prishjen e shtetit social.

**3 Ndryshimi gradual**

Që opinioni të dakordohet me ndonjë masë të papranueshme, që gradualisht udhëzohet në “lugëzën”, me muaj dhe vite. Ndryshimet, që mund të shkaktojnë rezistencë, nëse do të kryheshin shpejt dhe në një periudhë të shkurtër kohore, do të zbatohej me politikën e hapave të vegjël. Bota ashtu me kalimin e kohës ndryshon, dhe që kjo të mos e zgjojë vetëdijen për ndryshime.

**4. Shtyrja-vonimi**

Është një tjetër mënyrë për të përgatitur masën për ndryshime të jopopullarizuara, që të paralajmërohen shumë më herët, më parë. Njerëzit kështu nuk e hetojnë hëpërhë gjithë barrën e ndryshimeve, pasi më parë mësohen me idenë e ndryshimit. Përveç kësaj edhe “shpresa e përbashkët për një të ardhme më të mirë”, e lehtëson pranimin e tyre.



**5. Përdorimi i gjuhës së fëmijëve**

Kur të rriturve u drejtohet sikur t'u flitet fëmijëve, arrijmë dy efekte të dobishme: opinioni e mbraps vetëdijen e vet kritike dhe porosia ka një efekt të fuqishëm te njerëzit. Ky mekanizëm sugjestiv në masë të madhe përdoret gjatë reklamimit.

***6. Zgjimi i emocioneve***

Keqpërdorimi i emocioneve është një teknikë klasike, e cila përdoret në provokimin e qarkut të shkurtër, gjatë të gjykuarit të arsyeshëm. Vetëdijen kritike e zëvendësojnë impulset emocionale (zemërimi, frika, etj). Përdorimin e regjistrit emocional e lejon qasja e pandërgjegjshmërisë, e pastaj është e mundur në këtë nivel zbatimi i ideve, dëshirave, shqetësimeve, frikës apo detyrimit, apo edhe për të nxitur sjellje të caktuara.

**7. Injoranca**

Shtresave më të varfra nuk duhet t'u mundësohet qasje në mekanizmat e të kuptuarit të manipulimit e të pëlqimit të tyre. Cilësia e arsimimit të shtresave të ulëta të shoqërisë duhet të jetë sa më e dobët ose nën mesataren që hendeku në mes arsimit të shtresave të larta dhe shtresave të ulëta të mbetet i pakalueshëm.

**8. Zmadhimi i marrëzisë**

Opinioni duhet inkurajuar për të pranuar mediokritetin. Është e nevojshme për të bindur njerëzit që (në modë), është e dëshirueshme të jesh budalla, vulgar dhe injorant. Në të njëjtën kohë duhet nxitur rezistencë ndaj kulturës dhe shkencës.

**9. Krijimi i ndenjes së fajit**

Duhet bindur çdo individ që vetëm dhe ekskluzivisht ai është përgjegjës për fatin e vet, për shkak të njohurive të pakta, aftësive të kufizuara, ose mungesës së përpjekjeve. Kështu individi i pasigurt dhe i nënvlerësuar, i ngarkuar me ndjenjën e fajit, do të tërhiqet nga kërkimi i shkaqeve të vërteta për statusin e vet dhe do të heqë dorë prej revoltës kundër sistemit ekonomik.

**10. Keqpërdorimi i diturisë**

Zhvillimi i shpejtë i shkencës në 50 vitet e fundit krijon hendekun ndërmjet diturisë shoqërore dhe të asaj që posedojnë dhe përdorin elita në pushtet. ‘’Sistemi”, me kontributin e biologjisë, neurobiologjisë dhe psikologjisë praktike, ka qasje të avancuar në njohuritë për njeriun edhe në nivelin e planit fizik dhe psikologjik të tij.

*Shkrimi është marrë nga: www.rijaset.da, (www.abovetopsecret.com),* 

*Përkthehu: Sh. Basha*

**Bajram Zeqiri**

# Roli dhe rëndësia e Kongresit të Manastirit (2)

Kongresi i Manastirit cilësohet si një nga ngjarjet më të rëndësishme në historinë e zhvillimi të shqipes letrare, sepse me të fillon edhe standardizimi i gjuhës shqipe.

Kongresi i Manastirit ka zënë një vend të rëndësishëm në historinë e popullit shqiptar, si një nga ngjarjet që shpreh moment të rëndësishëm të zhvillimit të shqipes letrare, sepse me të fillon edhe standardizimi i gjuhës shqipe. Ai njihet ndryshe edhe si "Kongresi i Abesë". Ai mori vendime të rëndësishme në punë të shkrimit të gjuhës sonë, sepse i hapi rrugë njësimit të plotë të alfabetit dhe prej tij u përpunua alfabeti që sot ne përdorim. (Domi, 1972:7).

Kongresi i Manastirit cilësohet si një nga ngjarjet më të rëndësishme në historinë e zhvillimi të shqipes letrare, sepse me të fillon edhe standardizimi i gjuhës shqipe. Është parakusht i domosdoshëm për standardizimin e gjuhës shqipe unifikimi i një alfabeti të përbashkët për të gjithë, dhe ky problem u zgjidh në Kongresin e Manastirit. (Raka, 2010: 65)

Vendimet e Kongresit të Manastirit për çështjen e alfabetit, ripohojnë edhe një herë vendosmërinë e shqiptarëve për individualitetin e tyre kombëtar. Por, duke vështruar me një sy kritik, sipas këtyre autorëve, vendimet e Kongresit për çështjen e alfabetit ishin një zgjidhje jo e plotë, e cila linte shteg për vazhdimin e përçarjes mes shqiptarëve. (Demiraj & Prifti, 2008: 103)



## Shoqëritë pjesëmarrëse në Kongresin e Manastirit dhe propozimet e tyre

Edhe pse thuajse të gjithë rilindësit shqiptarë kishin propozimet e tyre për një alfabet të përbashkët për të gjithë shqiptarët, në Kongresin e Manastirit morën pjesë tri shoqëri me propozimet e tyre për një alfabet për të gjithë shqiptarët. Shoqëritë që morën pjesë në Kongres ishin: Shoqëria e Stambollit, Shoqëria "Bashkimi" dhe Shoqëria "Agimi".

Shoqëria e Stambollit në Kongresin e Manastirit paraqiti propozimin e tyre, duke ruajtur parimin një tingull – një shkronjë, kështu u përdorën tri shkronja me shenja diakritike, një shkronjë u dyfishua rr, e që në fund ishin 29 shkronja latine ose me shenja diakritike, ndërsa shtatë ishin greke dhe të veçanta. Shoqëria e Stambollit solli këtë propozim: a, b, c, ç, d, δ, ε, e, f, g, g, h, i, j, k, l, λ, m, n, ṇ, o, ſ, q, r, p, s, σ, t, ϑ, u, v, x, ẋ, y, z, ẓ. Komisioni nuk e pranoi alfabetin si të tillë, por i bëri disa ndryshime, nga ky alfabet u morën 20 shkronja me atë vlerë fonetike: a, b, d, e, f, h, i, j, l, m, n, o, p, r, s, t, u, v, z, y, ndërsa tri shkronjave u dhanë vlerë tjera fonetike si: c, q, x. (Osmani, 2008: 533)

Fadil Raka rreth alfabetit që prezantoi shoqëria e Stambollit pohon se për shumë tinguj gjeti shenja grafike

të gatshme në alfabetin e shkrimtarëve të Veriut, kështu për tingujt a, b, d, e, f, g, h, i, j, m, n, o, p, r, s, t, u nuk pati problem. Po ashtu edhe për tingujt ll dhe rr ishin gjetur zgjidhje adekuate, por që nuk u pranuan nga shoqëria Stambolli, pasi që binte ndesh me parimin e tyre "një tingull një shkronjë". (Raka, 2008: 96)

Mahir Domi në studimin që i bën alfabetit të Stambollit thotë se atij iu bën pesë ndryshime: u ndërkëmben vlerat e e dhe ε, duke përdorur e para për e dhe e dyta për ë, u largua germa greke π dhe në vend të saj u vendos shkronja p, p më nuk e kishte vlerën e rr, rrotullorja e fortë u vendos të jepet me rr, në vend të y do të përdorej x – xh. (Domi, 1972: 38)

Alfabetit të shoqërisë së Stambollit iu bën këto ndryshime:

- Shkronjat e dhe ε të këmbeheshin midis tyre duke përdorur shkronjën greke ε për zanoren ë, dhe shkronjën latine e për zanoren e,
- Shkronja p të përdorej me vlerën e bashkëtingëllores p,
- Bashkëtingëllorja rr të shkruhej ashtu si në alfabetin e Bashkimit me shkronjën e dyzuar rr,
- Bashkëtingëllorja xh të shkruhej me shkronjën konvencionale x. ( Demiraj & Prifti, 2004: 99).

Alfabeti i Stambollit me gjithë meritat e tij prapë se prapë kishte edhe të metat e tij. Ishte i përzier me karaktere shkronjash të ndryshme: shtatë shkronja sllave, pesë shkronja greke, një shkronjë sllave kokëposhtë, një shkronjë latine të vërtitur.( Kastrati, 1972: 78)

Fadil Raka thoshte se alfabeti i vjetër latin i veprave të autorëve të veriut nuk mund t'i përmbushte të gjitha kërkesat e shkrimit të gjuhës shqipe, për këtë arsye shoqëria "Bashkimi", duke marrë variantin italian të alfabetit latin, krijoi edhe shkronjat bigrafe (dyshkronjëshat), për t'i shënuar tingujt e veçantë të shqipes. Shoqëria "Bashkimi" me vete solli alfabetin i cili kishte këtë pamje: a, b, ts, ch, d, dh, é, e, f, g, gh, h, i, j, k, l, ll, m, n, gn, o, p, c, r, rr, s, sh, t, th, u, v, dz, zh, dxh, y, x, xh. (Raka, 2008: 48)

Tomor Osmani në studimin e tij rreth alfabetit të shoqërisë "Bashkimi" pohon se ky alfabet ka 23 shkronja të thjeshta, dy shkronja dyfishe ll dhe rr, një shkronjë me shenjë diakritike ĕ – e dhe 8 dyshkronjësha: ts – c, ch – c, dh – dh, gh – gj, gn – nj, sh – sh, th – th, xh – zh. Osmani ndër të tjera rreth alfabetit të shoqërisë "Bashkimi" pohon se lë shumë për të dëshiruar, pasi që 1\3 e shkronjave nuk ishin të thjeshta e krijonin vështirësi në leximin e fjalëve, por ishte mjaft praktike. (Osmani, 2008: 416)

Rreth karakteristikave të alfabetit të shoqërisë "Bashkimi" pohojnë se sistemi i dyshkronjëshave për të plotësuar shkronjat që i mungonin alfabetit latin nuk është një karakteristikë e veçantë për këtë shoqëri, sepse një sistem të tillë e hasim edhe në alfabetet të tjera thjesht latine, të përdorura edhe më parë. (Demiraj & Prifti, 2004: 101)

Selman Riza në studimin që u bën dyshkronjëshave të alfabetit të "Bashkimit", kritikon lëshimet shkencore që vërehen në të. Ai si të metë të këtij alfabeti vëren edhe mënjanimin e shenjave grafike q, j të alfabetit latin dhe paraqitjen e tingullit q me shenjën grafike c, j e alfabetit latin e paraqiste me shenjën grafike i. (Raka, 2010: 70)

Studiuesi Tomor Osmani në studimin e tij rreth alfabetit të shoqërisë "Agimi" thotë se ka një ngjashmëri të madhe me alfabetin e Konstandin Kristoforidhit, kështu sipas Osmanit këto dy alfabete kanë të ngjashme 28 shkronja dhe ndryshojnë në vetëm 8. Mjeda si autor i këtij alfabeti ka një parim bazë që me një tingull ta paraqesë një shkronjë, ai hoqi dorë nga dy shkronjat greke për dh e th, por i ruajti katër dyshkronjëshat ashtu siç bëri edhe Kristoforidhi. (Osmani, 2008: 424)

Fadil Raka për alfabetin e shoqërisë "Agimi" thotë se solli një alfabet të ngjashëm me atë kroat, slloven dhe polak i cili kishte këtë pamje: a, b, c, č, d, δ, e, Є, f, g, g', h, i, j, k, l, ł, m, n, ñ, o, p, r, q, r', s, š, t, þ, u, y, v, dz, dž, z, ž. Edhe pse mori pëlqimin e albanologëve të huaj ky alfabet nuk u pranua nga Kongresi i Manastirit, e ndër arsyet ishin edhe se ky alfabet me shenjat diakritike që kishte dilte mjaft heterogjen dhe i komplikuar për të shtypur vepra me të dhe se kishte ngjashmëri të madhe me alfabetin latin të disa gjuhëve sllave. (Raka, 2010: 112).

Rreth punës së Kongresit, në tryezën e punës së komisionit të Kongresit të Manastirit u diskutua për tri mundësi:

- Të përshtatej njëri nga alfabetet kryesore që përdoreshin në atë kohë; alfabeti i Stambollit, alfabeti i shoqërisë " Bashkimi" dhe i shoqërisë "Agimi",
- Të bëhej një kombinim i këtyre tri alfabeteve,
- Të krijohej një alfabet i ri, duke lënë mënjanë alfabetet ekzistuese. (Demiraj & Prifri, 2004:95).

Sipas këtyre studiuesve, pas shumë diskutimesh, Komisioni vendosi që të krijonte një alfabet të ri, duke i marrë për bazë të gjithë tingujt e shqipes.

## Vendimet e Kongresit të Manastirit

Vendimet e Kongresit ishin një fitore e shënuar e lëvizjes kombëtare shqiptare. Kërkimet e veçanta dhe studimet që janë bërë pas çlirimit, kanë treguar se alfabeti latin i Manastirit nga alfabeti i "Bashkimit" ndryshon pak a shumë po aq sa edhe nga alfabetet e Stambollit dhe të "Agimit". Alfabeti i Manastirit ka 11 shkronja të ndryshme nga ai i "Bashkimit", 12 shkronja nga ai i Stambollit dhe 13 nga ai i "Agimit": c – ts, ç – ch, e – é, ë – e, gj – gh, nj – gn, q – c, x – s, xh – zh, d – xh, z – x, zh – xh. (Domi, 1972: 40)

Shaban Demiraj & Kristaq Prifti rreth vendimeve të Kongresit pohojnë se:

1. Nga alfabeti i Stambollit janë marrë shkronjat q, x (që nuk ndeshen te "Bashkimi" dhe të "Agimi"), si edhe c, z (që i ka edhe "Agimi") dhe y ( e kanë edhe "Bashkimi" dhe "Agimi")

2. Nga alfabeti i "Bashkimit" janë marrë: dh, ll, p (e ka edhe "Agimi") dhe th, rr

3. Nga alfabeti i "Agimit" (varianti 1904) janë marrë e për ë, ŝ për sh dhe me disa ndryshime edhe shkronjat:

ĉ (te "Agimi" – č) për ç
ĕ ( te "Agimi" – e) për e
ĝ (te "Agimi" – ġ) për gj
ň (te "Agimi" – ń) për nj
ẑ (te "Agimi" – ź) për zh

4. ẋ është vënë për xh

5. Shkronjat a, b, d, f, g, h, i, j, k, l, m, n, o, r, s, t, u, v, y janë të përbashkëta për të tri alfabetet. ( Demiraj & Prifti, 2004: 79)

Fadil Raka për vendimet e Kongresit thotë se shenjat grafike për 20 tinguj u morën nga alfabetet e përdorura shumë më herët, për 16 tinguj e tjerë shenjat grafike u morën nga këto burime: për 4 tinguj nga alfabeti i Karmadës: dh, nj, th, z, për tre të tjerë nga alfabeti i Stambollit: c, ç, x. Kongresi gjeti zgjidhje të mirë për tre tinguj nga alfabeti i De Radës dhe për dy të tjerë nga alfabeti i shoqërisë "Bashkimi". Kështu nga alfabeti i De Radës u morën shenjat grafike: e, ë, gj, ndërsa nga alfabeti i "Bashkimit" ll, rr. Pashko Vasa kishte dhënë zgjidhje të mirë për shkrimin e tingujve q, sh, xh. Ndërsa nga Faik Konica u mor mënyra e paraqitjes së tingullit zh. (Raka, 2008: 128)

Justin Rrota shënon se Kongresi i Manastirit mori nga alfabeti i "Bashkimit" 5 shkronja, 4 prej të cilave i kishte përdorur edhe De Rada. Mendimi i Rrotës se alfabeti ynë është më shumë vendim i marrë në themel të një kompromisi, ku germat latine të alfabetit të Stambollit u shartuan në atë të "Bashkimit" është kundërshtuar më vonë. (Osmani, 2008: 544)

| Alfabeti I sotëm | Alfabeti i Stambollit | Alfabeti i Bashkimit | Alfabeti i Agimit |
|---|---|---|---|
| A | a | a | a |
| B | b | b | b |
| C | c | ts | c |
| Ç | ç | ch | č |
| D | d | d | d |
| Dh | δ | dh | d |
| E | ε | é | e |
| Ë | e | e | ə |
| F | f | f | f |
| G | g | g | g |
| Gj | g | gh | ġ |
| H | h | h | h |
| I | i | i | i |
| J | j | j | j |
| K | k | k | k |
| L | l | l | l |
| LL | λ | ll | l |
| M | m | m | m |
| N | n | n | n |
| Nj | ṇ | gn | ń |
| O | o | o | o |
| P | ʃ | p | p |
| Q | q | c | k |
| R | p | r | r |
| Rr | r | rr | ř |
| S | s | s | s |
| Sh | σ | sh | š |
| T | t | t | t |
| Th | ϑ | th | β |
| U | u | u | u |
| V | v | v | v |
| X | x | dz, zh | dz |
| Xh | | dxh | dž |
| Y | y | y | y |
| Z | z | x | z |
| Zh | ẓ | xh | ž |

*Tabele krahasuese e alfabeteve të Stambollit, të "Bashkimit" dhe të "Agimit"*

Tomor Osmani për vendimet e Kongresit thotë se nga alfabeti i Stambollit ndryshuan vend shkronjat e dhe ë, u zëvendësuan shkronjat latine: p, rr, xh, u njësuan shenjat diakritike për shkronjat xh dhe zh. Ndërsa alfabeti i dytë që miratoi komisioni, u mbështet në alfabetin latin. U morën nga ai 20 shkronja (a, b, d, e, f, h, i, j, l, m, n, o, p, r, s, t, u, v, z, y), ndërsa tri shkronjave u dhanë vlera tjera të tjera fonetike si: c, q, x. Kështu alfabeti i sotëm ka këtë strukturë: 25 shkronja të thjeshta latine (a, b, c, d, e, f, g, h, i, j, k, l, m, n, o, p, q, r, s, t, u, v, x,y, z); 2 shkronja me shenja diakritike (ç dhe ë); 5 dyshkronjësha të ndërtuara me faringalen h (dh, sh, th, xh, zh) dhe 2 me qiellzoren j (gj, nj); 2 shkronja të dyzuara (ll dhe rr). (Osmani, 2008: 533)

Komisioni duke i shqyrtuar të gjitha propozimet që i kishin dhënë shoqëritë pjesëmarrëse, vendosi që mos ta marrë për bazë asnjërin nga këto alfabete, sepse, sipas tyre, asnjëri nuk ishte pa të meta, vendosi, pra, që të krijonte një alfabet të ri.

Kështu Kongresi me 20 nëntor të vitit 1908 shpalli edhe vendimet që kishte marrë duke lënë që të përdoreshin dy alfabetet e ndryshme ai i Stambollit dhe kjo me kërkesën e toskëve dhe me kërkesën e gegëve u vendos që alfabeti latin të përdorej dhe kështu për të mos krijuar pakënaqësi vendosi që të dy të mbesin në përdorim.


*Literatura:*

1. *Osmani, Tomor: "Udha e shkronjave shqipe", Tiranë, 2008*
2. *Demiraj, Shaban & Prifti, Kristaq: "Kongresi i Manastirit", Tiranë, 2004*
3. *Raka, Fadil: "100 vjet të Kongresit të Manastirit", Prishtinë, 2008*
4. *Raka, Fadil: "Lëvrues dhe studiues të shqipes së shkruar", Prishtinë, 2010*
5. *Raka, Fadil: "Shqipja letrare e shekujve XIX-XX", Prishtinë, 2010*
6. *Lloshi, Xhevat: "Rreth alfabetit të shqipes", Shkup, 2008*
7. *Grup autorësh: "Alfabeti i gjuhës shqipe dhe Kongresi i Manastirit", Tiranë, 1972*

Murat M. Aliu

# Mbi mendimin filozofik të filozofit Rene Guenon (Shejh Abdulvahid Yahya)

## Jeta

Rene-Jean-Marie-Joseph Guenon (Shejh Abdulvahid Yahya) lindi më 15 nëntor të vitit 1886 në qytetin Blois të Francës. Fëmijërinë e kaloi në një familje katolike. Në vitin 1898 regjishtrohet në shkollën Notre-Dame des Aydes, dëshmohet si një nxënës me aftësi të larta intelektuale dhe mendore.

Në vitin 1902 pranohet në kolegjin Augustin-Thierry si student i retorikës, ndërsa një vit më pas regjistrohet në Fakultetin e Filozofisë, të cilin e mbaron me sukses. Në vitin 1912 Rene Guenon konvertohet në mysliman dhe merr emrin e ri: Shejh Abdulvahid Yahya. Në vitin 1917, Guenon u shpërngul në Algjeri, ku në qytetin Shetif ligjëroi lëndën e filozofisë, gjuhën frënge dhe atë latine. Në tetor të vitit 1918 u kthye përsëri në Francë për të ligjëruar lëndën e filozofisë në kolegjin Augustin-Thierry, në qytetin e tij të lindjes në Bolis. Pas dy vjetësh, në vitin 1920 u shpërngul në Paris dhe aty punoi si bibliotekist në bibliotekën e Universitetit të Parisit. Gjatë viteve 1925-1927 ka shkruar në revistën Le VolieD'Isis; revistë që ia dha mundësinë që idetë dhe mendimet e tij ti shprehte lirshëm. Në vitin 1930, Guenon, bashkë me bashkëshorten e tij Dina udhëtuan në Egjipt. Shkuarja e tij në Egjipt, në fillim ishte kryekëput për qëllime hulumtuese. Por edhe pse bashkëshortja e tij Dina, vetëm pas tre muaj qëndrimi në Egjipt u kthye në Francë, Guenon vazhdoj të jetonte aty deri në fund të jetës së tij. Pra, pas një sëmundjeje të rëndë duke pëshpëritur "Allah", "Allah` u dorëzua më 7 janar të vitit 1950.

## Veprat

Rene Guenon si një mendimtar dhe filozof me përmasa botërore pas vetes la një mori veprash të rëndësishme filozofike, të cilat sot e kësaj dite ruajnë aktualitetin filozofik e shkencor. Veprat e tij filozofike janë të shumta, por ne do të mjaftohemi duke përmendur veprën e tij kapitale "Kriza e botës moderne", si njërën ndër veprat e tij më kryesore. Guenon, në këtë vepër me një sens të filozofit "tradicional" dhe si themelues dhe pishtar i tradicionalizmit kritikon botën perëndimore, përkatësisht paragidmën moderne duke theksuar se, sot, perëndimi totalisht është shkëputur nga tradita dhe se sot materializmi përbën elementin ontologjik të individit perëndimor. Sipas tij, materializmi ka gjeneruar individualizmin, ndërsa individualizmi ka sjellë deri te shkëputja epistemologjike me traditën. Në vija të trasha ai kritikon konceptet e prodhuara nga paradigm moderne siç janë: Rilindja, Humanizmi, Demokracia etj. Ai në filozofinë e tij në mënyrë të veçantë kritikon insturmentalizimin e arsyes. Gjithashtu ai me theks të veçantë kritikon konceptualizmin modern të shkencës, sepse sipas tij, sot shkenca është shndërruar në një instrument të industrializimit, i cili përveç "makinizimit" të individit nuk kryen asnjë funksion tjetër. Kësisoj filozofia materialiste sot dominon botën perëndimore. Në fund, Guenon, kritikon edhe intelektualët dhe filozofët perëndimorë duke thënë se duke u mbështetur në filozofinë materialiste, ata nuk janë të kufizuar vetëm me shpikjen dhe ndërtimin e makinave, por se në fund, të gjithë u makinizuan.[1]

## Depresion ose Krizë (Crisis)

E gjithë paradigma e mendimit filozifik të Rene Guenon përbëhet nga kritika për, kushtimisht thënë, "moralin" e botës moderne. "Bota moderne është në krizë", thotë Guenon, duke aluduar në një krizë të thellë shpirtërore dhe morale.[2] Me termin "krizë", Guenon, ka parasysh një periudhë të caktuar të historisë njerëzore, periudhë e cila individin-njeriun modern e ka ekzpozuar para një gjendje kritike. Njeriu modern sot jeton në një krizë dhe depresion të përshkallëzuar, pasojat e të cilit mund të jenë fatale për gjithë njerëzimin. Sipas Guenonit ndoshta është vështirë të thuhet se ka ardhur "fundi i botës", por lirisht mund

të gjykojmë për "fundin e një bote". Në fakt, sipas tij, në njëfarë mënyre mund të thuhet edhe "fundi i botës", sepse sot, kur përmendet shprehja civilizim, njerëzit automatikisht në subkoshiencë përfytyrojnë "Civilizimin perëndimor". Kësisoj sipas filozofit, njeriu modern për të "shpëtuar" nga kjo krizë ose depresion në asnjë mënyrë nuk duhet të dorëzohet, por në vend të kësaj duhet të luftojë kundër skllavërisë dhe prangave që ka prodhuar filozofia materialiste dhe paradigma moderne, ku e gjithë qenia e njeriut reduktohet në instrument.



## Tradita (Traditum)

Në literaturën e shkencave sociale, termi "traditë" ngërthen disa kuptime. Termi traditë derivohet nga shprehja traditum që shpreh gjithçka që është trashëguar apo përcjellë nga e kaluara në ditët e sotit. Tadita ngërthen atë që trashëgohet, besimin në individët, institucionet dhe praktikat e ndryshme. Pra, tradita ngërthen gjithë atë që është trashëguar nga e kaluara në ditët e sotit si në rrafshin teorik, po ashtu edhe në rrafshin material-praktik.[3]

Tradita është unike, por format e saj janë të shumta, thotë Guenon. Shumësia e formave të traditës, sipas Guenon, ka të bëjë më një serë rrethanash kohore dhe hapësinore. Në këtë kontekst ithtarët e modernizmit shpeshherë pësojnë vështirësi për të bërë një distinkcion të qartë ndërmjet traditës dhe zakoneve. Sepse ata shpeshherë ngatërrojnë njërën me tjetrën. Madje, sipas tij, në erën e modernizmit gjithçka që është larg hyjnores dhe gjithçka që përbëhet prej zakoneve emërtohet si traditë. Dhe, si pasojë, vendin e traditës e zënë "traditat e reme", thotë Guenon.

Guenon mendon që zakoni jo vetëm që shpërfaqet si negacion i traditës, por zakonet shpesh herë paraqiten si kundërshti e traditës. Kësisoj përderisa tradicionalja ngërthen elemente mbinjerëzore, zakonet tërësisht janë produkti i një grup veprimesh njerëzore. Shkëputja e zakoneve nga tradita ka ndikuar që zakonet të konceptohen si laike kundrejt traditës. Kësisoj kjo gjendje ndikon në pasivizmin e individit, mendon Guenon. Sepse, individi duke qenë i privuar nga vlerat tradicionale, të cilat në mendimin e filozofit Guenon ngërthejnë një dozë të fuqishme të hyjnores, lehtësisht ndikohet nga ndërhyrjet e jashtme. Pra, siç shihet këtu, Guenon, traditën nuk e koncepton si një produkt thjesht njerëzor, por atë e ndërlidh me ligjërimet qiellore. Më fjalë të tjera, pretendon se tradita në vetvete është simbioz ndërmjet shekullares dhe hyjnores. Ndërsa, zakonet, duke qenë tërësisht prodhime njerëzore dhe shekullore, ato nuk luajnë rolin e një mbrojtësi të denjë dhe funksional të njeriut nga ndikimet e jashtme, përkatësisht nga ndikimet e (anti)vlerave të prodhuara nga paradigma moderne. Madje Guenon shpeshherë Traditën e sheh si burimi të të gjitha shkencave, në kuptimin se traditën e koncepton si ekuivalente të religjionit.

## Shkenca (dija) tradicionale- shkenca profane

Guenon brenda kornizave të kritikës së botës moderne bën edhe dallimin ndërmjet shkencës tradicionale dhe shkencës profane. Shkencën tradicionale, Guenon, e konceptualizon si një mishërim ndërmjet religjionit dhe arsyes, ndërsa shkencën profane (kësaj mund t'i themi edhe laike apo shekullare) e konceptualizon si prodhim të pastër të arsyes njerëzore. Në këtë kontekst, shkenca tradicionale merr për bazë elementin më të lartë dhe gjithmonë mëton që elementin e poshtëm të harmonizojë me elementin e lartë. Ndërsa shkenca profane merr për bazë elementin e poshtëm dhe kështu duke ngelur e kufizuar me vetveten reduktoton të vërtetën në pozicionin e saj momental. Pra, sipas Guenon, shkenca profane duke shprehur një shkëputje epistemologjike nga shkenca tradicionale (hakikati) ka pësuar një degjenerim ontologjik dhe kësisoj struktura e shkencës profane përbehet nga "thërrimet". Pra, është e metë, nuk përfaqëson një tërësi. Thënë ndryshe, sot bota moderne edhe pse "krenohet" me arritjet e shkencës profane në të gjitha fushat e mundshme, shkenca e laicizuar në mendimin e Guenon nuk paraqet gjë përveç se një strukturë të përbërë nga "thërrime" të degjeneruara. Ajo që kritikon Guenon është fakti se sot shkenca moderne dhe moderniteti gjithçka është duke e reduktuar në kuantitet, sepse kjo shkencë realisht është e privuar nga esenca dhe dimensioni i saj ontologjik.

*1. Rene Guenon, Modern DünyanınBunalımı, Hece Yayınları, İstanbul, 2014, fq. 9. 2. Po aty, f., 9. 3. Edward Shils, "Gelenek" (Tradita), Doğu Batı Dergsi, Viti: 7, Nr: 25, fq. 110.*

Mr. Ejup Haziri

# Teshehudi

"Nderimet, lutjet dhe fjalët e bukura (dëlira) qofshin vetëm për Allahun! Paqja (Paqedhënësi) qoftë me ty, o ti i Dërguar, dhe gjithashtu mëshira dhe begatimet e Tij! Paqja qoftë me ne dhe me robërit e drejtë të Allahut! Dëshmoj se nuk ka zot (që meriton të adhurohet) përveç Allahut, dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Tij!"

## Çka është teshehudi?

Nocioni "teshehud" është i njohur në jurisprudencën islame dhe me këtë term nënkuptohen fjalët që çdo namazfalës i thotë posa të fillon uljen në namaz, pasi t'i ketë plotësuar dy sexhde, e ato fjalë janë: "Et-tehijjâtu lilahi ves-salavâtu vet-tajjibâtu, es-selâmu alejke ejjuhen-nebijju ve rahmetullahi ve berekâtuhu, es-selâmu alejnâ ve alâ ibâdilâhis-sâlihîn. Esh'heduen lâ Ilâhe il-lAllahu ve esh'hedu enne Muhammeden abduhu ve resûluhu."[1] Që në shqip ka këtë kuptim: "Nderimet, lutjet dhe fjalët e bukura (dëlira) qofshin vetëm për Allahun! Paqja (Paqedhënësi) qoftë me ty, o ti i Dërguar, dhe gjithashtu mëshira dhe begatimet e Tij! Paqja qoftë me ne dhe me robërit e drejtë të Allahut! Dëshmoj se nuk ka zot (që meriton të adhurohet) përveç Allahut, dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Tij!"

Pra, teshehudi nënkupton atë që te ne njihet si "tehijati dhe shehadeti", dhe se shtimi apo pakësimi nga forma e ardhur, sipas medhhebit hanefij konsiderohet si veprim i qortuar[2] (مكروه), ngase siç do ta shohim edhe në vijim, mësimi i teshehudit ishte gati sikurse mësimi i ndonjë kaptine të Kur'anit.

## Norma e teshehudit

Ka namaze me një ulje dhe me dy, prandaj do të flasim për normën e teshehudit në uljen e parë dhe në uljen e dytë, gjegjësisht të fundit.

**Teshehudi në uljen e parë:**

Teshehudi në uljen e parë është sunet sipas pjesës dërmuese të dijetarëve, me theks të veçantë nga dijetarët e mëvonshëm hanefitë dhe nga Tahaviu,[3] por ka mendime se është vaxhib.[4] Madje autori i "Ihtijar-it" e favorizon mendimin e fundit, ngase Muhamedi kishte paraparë sexhden e harresës në rast të lënies së teshehudit paqëllimshëm.[5] Por, krejtësisht tjetër mendon autori i librit të njohur "el-Hidajeh", i cili është i mendimit se teshehudi është sunet, ndonëse ai përmend edhe mendimin tjetër të atyre që mendojnë se teshehudi është vaxhib[6].

Në uljen e parë, sipas hanefitëve, nuk lexohet asgjë më tepër se teshehudi, as salavatet e as duatë.[7] Madje, sipas Ebu Hanifes, nëse shtohet diç më tepër se teshehudi,[8] duhet bërë sexhde në fund të namazit dhe se një gjë e tillë është e qortueshme[9] (مكروه), ndërsa sipas Ebu Jusufit e Muhamedit nuk ka nevojë për sexhde edhe nëse lexohet salavati apo ndonjë dua.[10] Madje, shumica e dijetarëve hanefitë janë të mendimit se edhe nëse shtohet diç, si fjala vjen: "Allahumme sali ala Muhammed", nuk ka nevojë për sexhde, sepse nuk është shtuar ndonjë rukn që mund ta çorientojë rrjedhën e namazit. Pakica e tyre e mendojnë të kundërtën, që për bazë marrin një mendim të Ebu Hanifes, ku mjafton të shtohet edhe një fjalë e vetme dhe të obligohet sexhdeja e harresës.[11] Këtë e ndërlidhin me faktin se shtimi diç tjetër përveç teshehudit, realisht e vonon qëndrimin në këmbë, që është rukn (pjesë përbërëse e namazit).[12]

-E, nëse ndodh e kundërta, të lihet ndonjë pjesë nga teshehudi, atëherë si të veprohet?

Ata që mendojnë se teshehudi është sunet, nuk ka nevojë për sexhde përmirësimi për shkak të harresës, mirëpo sipas atyre që mendojnë se teshehudi është vaxhib, atëherë lënia e teshehudit e obligon sexhden e përmirësimit për shkak të harresës, madje këtu nuk ka ndonjë dallim mes harresës së një fjale të vetme apo shumë fjalëve, ngase nuk është për qëllim sasia e harresës (pak apo shumë).

-E, nëse namazfalësi e kujton pas selamit se ka harruar një pjesë të teshehudit, atëherë si të veprohet?

Këtu kemi dy mendime nga dy nxënësit e njohur të Ebu Hanifes, ku Muhamedi mendon se ai duhet të bëj sexhde për shkak të harresës, ndërsa Ebu Jusufi është i mendimit se nuk është e detyrueshme një gjë e tillë dhe realisht e panevojshme. Nga këto premisa ulematë e mëvonshëm hanefitë kanë zhvilluar diskursin e meseleve të tjera, që nuk janë përmendur në librat bazike të njohura si "dhahiru-rr Rrivajeh", siç mund të jetë meseleja e faljes së namazit me imam dhe pas namazit i kujtohet se ka harruar një pjesë nga teshehudi. Në raste të tilla, kur namazi falet me imam, ulemaja hanefite përzgjedhin mendimin e Ebu Jusufit, që praktikisht nuk parasheh sexhde për shkak të harresës (سجدة السهو), ndërsa nëse namazi falet i vetëm, pa imam, atëherë bëjnë përzgjedhjen e mendimit të Muhamedit, që nënkupton se nevojiten sexhdet për shkak të harresës.

Ndoshta përzgjedhja e mendimit të Ebu Jusufit është më i lehtë në aplikim, më i arsyeshëm dhe më i drejtë, ngase mund të ndodhë që menjëherë pas selamit disa namazfalës të ngriten, e në anën tjetër mund të krijohen situata jo të këndshme, sepse jo të gjithë i kuptojnë këto dispozita, dhe si rrjed-

hojë mund të krijohen edhe përçarje dhe ndasi.[13]

**Teshehudi në uljen e fundit:**

Sa i përket normës së leximit të teshehudit në uljen e fundit, në medhhebin hanefij është vaxhib, jo farz.[14]

Me fjalë të përgjithshme mund të konkludojmë se ulja e parë është vaxhib, e leximi në të, gjegjësisht teshehudi është sunet sipas mendimit popullarizues, ndërsa vaxhib sipas disa dijetarëve. Ndërsa ulja e dytë është farz, e leximi në të është vaxhib.[15]

## Format e teshehudit

Në bazë të transmetimeve të ardhura veçojmë katër lloje të përafërta të teshehudit, të cilat transmetohen nga katër sahabë të ndryshëm, ku dallimi mes tyre, është shumë simbolik. Transmetimi i parë rreth formës së teshehudit vjen nga sahabiu i njohur Abdullah ibën Mesudi dhe ky është transmetimi më i fuqishëm dhe në bazë të tij kanë vepruar pjesa dërmuese e dijetarëve. Hanefitë[16] marrin për bazë pikërisht transmetimin e Abdullah ibën Mesudit dhe forma e përcjellë është si në vijim: Na ka treguar Ebu Nuajmi i cili ka thënë: "Na ka treguar A'meshi, nga Shekik ibën Selemeh, i cili thotë: "Ka thënë Abdullahu: "Kur ne faleshim pas të Dërguarit të Allahut, thoshim: "Es-selamu ala Xhibrile, ve Mikaile, es-selamu ala fulanin ve fulanin, e i Dërguari i Allahut kur u kthye nga ne tha: "Me të vërtetë Allahu është Paqësor, e kur ndokush prej jush të falet, le të thotë: "Et-tehijjātu lilahi ves-salavātu vet-tajjibātu, es-selāmu alejke ejjuhen-nebijju ve rahmetullahi ve berekātuhu, es-selāmu alejnā ve alā ibādilāhis-sālihîn." Kur ju e thuani këtë, secili rob i Allahut do të fitojë mirësi nga qielli e toka.[17] Esh'heduen lā Ilāhe il-lAllahu ve esh'hedu enne Muhammeden abduhu ve resûluhu."[18]

Në transmetimin tjetër në fund, pas shehadetit, përmendet edhe kjo shtojcë: "Më pas (pas shehadetit) përzgjedh ndonjë dua (lutje) që i pëlqen më tepër dhe me të lutet."[19]

Në transmetimin tjetër, që është po ashtu autentik, gjithashtu përcjellë nga Abdullah ibën Mesudi sqarohet se i Dërguari i Allahut ua kishte mësuar atyre teshehudin, ashtu siç ua kishte mësuar kaptinat e Kur'anit. Na ka treguar Ebu Nuajmi, na ka treguar Sejfi i cili ka thënë: "E kam dëgjuar Muxhahidin duke thënë: "Më ka treguar Abdullah ibën Sahbereh Ebu Ma'meri i cili ka thënë: "E kam dëgjuar (Abdullah) Ibën Mesudin duke thënë: "I Dërguari i Allahut ma mësoi teshehudin dhe dora ime mes dorës së tij, ashtu siç na mësonte kaptinat nga Kurani: "Et-tehijjātu lilahi ves-salavātu vet-tajjibātu, es-selāmu alejke ejjuhen-nebijju ve rahmetullahi ve berekātuhu, es-selāmu alejnā ve alā ibādilāhis-sālihîn. Esh'heduen lā Ilāhe il-lAllahu ve esh'hedu enne Muhammeden abduhu ve resûluhu."[20]

Transmetohet se Hamadi e mori për dore Ebu Hanifen dhe ia mëspo teshehudin, dhe tha: "Ibrahim Nehaiu më mori për dore dhe ma mësoi teshehudin, Alkamja e mori për dore Ibrahimin dhe ia mësoi teshehudin, Abdullah ibën Mesudi e mori për dore Alkamen dhe ia mësoi teshehudin, e i Dërguari i Allahut e mori për dore Abdullah ibën Mesudin dhe ia mësoi teshehudin.[21]

Në lidhje me versionin e Abdullah ibën Mesudit rreth teshehudit, Tirmidhiu në Sunenin e tij, shprehet: "Hadithi i përcjellë nga Ibën Mesudi, e që transmetohet në më shumë se një mënyrë, është transmetimi më autentik nga i Dërguari i Allahut rreth teshehudit. Sipas tij vepruan shumica e dijetarëve nga shokët e të Dërguarit të Allahut, e më pas tabiinët, dhe gjithashtu njëherësh ky është edhe opinioni i përzgjedhur i Sufjan Thevriut, Ibën Mubarekut, Ahmedit dhe Is'hakut."[22]

Shafiu e mori për bazë transmetimin e Ibën Abasit dhe forma e përcjellë është si në vijim: Na ka treguar Kutejbe ibën Seidi, na ka treguar Lejthi, na ka treguar Muhamed ibën Rumh ibën el-Muhaxhiri, na lajmëroi Lejthi nga Ebu-z Zubejri, ky nga Seid ibën Xhubejri, ky nga Tavusi, e ky nga Ibën Abasi i cili tha: "I Dërguari i Allahut na mësonte teshehudin, ashtu siç na mësonte kaptinën nga Kur'ani, ai thoshte: "Et-tehijjātu-l mubārekāt, es-salavātu-t-tajjibātu lilah, es-selāmu alejke ejjuhen-nebijju ve rahmetullahi ve berekātuhu, es-selāmu alejnā ve alā ibādilāhis-sālihîn. Esh'heduen lā Ilāhe il-lAllahu ve esh'hedu enne Muhammeden resûlullah."[23] Në transmetimin e Ibën Maxhes vjen me një ndryshim në fund: "ve esh'hedu enne Muhammeden 'abduhu ve resûluhu."[24]



Shafiu është i mendimit që Ibën Abasi ishte prej ishte sahabëve të rinj dhe përcjellja e tij vjen nga fundi i jetës së Pejgamberit, gjegjësisht në kohën kur gjërat kishin marrë qëndrueshmërinë përfundimtare, gjersa transmetimi i Ibën Mesudit, sipas Shafiut, vjen në kohën fillestare kur gjërat kishin pësuar ndryshime. Sipas Shafiut, versioni i Ibën Abasit rreth teshehudit është më afër Kur'anit (shih: Kaptina Nur, ajeti 61 dhe Zumer, ajeti 73).[25]

Maliku e mori për bazë transmetimin e Omerit dhe forma e përcjellë është si në vijim: Maliku përcjell nga Ibën Shihabi, ky nga Urvete ibën ez-Zubejri, ky nga Abdurrahman ibën Abdilkarij, i cili e kishte dëgjuar Omer ibën Hatabin, gjersa ishte në minber, ua mësonte njerëzve teshehudin dhe thoshte: "Thuani: "Et-tehijjātu lilahi, ez-zākijātu lilahi, et-tajjibātu-s-salevātu lilah, es-selāmu alejke ejjuhen-

nebijju ve rahmetullahi, es-selāmu alejnā ve alā ibādilāhis-sālihîn. Esh'heduen lā Ilāhe il-lAllahu ve esh'hedu enne Muhammeden Abdullahi ve resûluhu."[26]

Sipas tij, Omeri ua mësoi teshehudin nga hytbeja dhe se askush nuk e kundërshtoi dhe moskundërshtimi i tyre praktikisht është një lloj konsensusi (ixhma).

Përveç këtyre transmetimeve që i kam sjellë e që janë më të njohurat, kemi edhe transmetimin e Ebu Musa el-Eshariut: Na ka treguar Xhemil ibën el-Husejn i cili tha: "Na ka treguar AbdulA'la dhe tha: "Na ka treguar Seidi, nga Katadeh, ky nga Junus ibën Xhubejri, ky nga Hittan ibën Abdullah, e ky nga Ebu Musa el-Eshariu, se i Dërguari i Allahut na mbajti një hytbe, ku sqaroi sunetet dhe na mësoi namazin, e mes të tjerash tha: "Kur faleni dhe jeni në pozitën ulur, le të jenë fjalët tuaja të para: "Et-tehijjātu -t-tajjibātu, es-salevātu lilah, es-selāmu alejke ejjuhennebijju ve rahmetullahi, es-selāmu alejnā ve alā ibādilāhis-sālihîn. Esh'heduen lā Ilāhe il-lAllahu ve esh'hedu enne Muhammeden Abdullahi ve resûluhu."[27]

Gjithashtu kemi transmetimin e Xhabir ibën Abdullahut: "Na ka treguar Muhamed ibën Zijadi, na ka treguar el-Mu'temir ibën Sulejman, na ka treguar Jahja ibën Hakimi, na ka treguar Muhamed ibën Bekri, na ka treguar Ejmen ibën Nabili, na ka treguar Ebu-z Zubejri, nga Xhabir ibën Abdilahi i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut na mësonte teshehudin ashtu siç na mësonte neve kaptinën nga Kur'ani: "Bismilah ve bil-lah! Et-tehijjātu lilahi ves-salavātu vet-tajjibātu, es-selāmu alejke ejjuhen-nebijju ve rahmetullahi ve berekātuhu, es-selāmu alejnā ve alā ibādilāhis-sālihîn. Esh'heduen lā Ilāhe il-lAllahu ve esh'hedu enne Muhammeden abduhu ve resûluhu. Es'elullahe-l Xhennete ve eudhu bil-lahi mine-n nar." E lus Allahun për Xhenet dhe kërkoj mbrojtjen e Tij nga zjarri i Xhehenemit"[28]

Transmetimi i fundit nga transmetimi i Abdullah ibën Mesudit ka vetëm dy dallime, gjegjësisht dy shtojca: Shtojca e parë "bismilah ve bil-lah (në emër të Allahut)", dhe e dyta: "Es'elullahe-l Xhennete ve eudhu bil-lahi mine-n nar (E lus Allahun për Xhenet dhe kërkoj mbrojtjen e Tij nga zjarri i Xhehenemit)."

## Analizë

Nuk ka dyshim se forma e teshehudit e përcjellë nga Abdullah ibën Mesudi, ashtu edhe siç praktikohet tek ne, është versioni më i argumentuar, në praktikë më i realizuari që nga koha e sahabëve e gjer në kohën tonë dhe se shumica e



dijetarëve e kishin praktikuar këtë formë, siç përmend Tirmidhiu në Sunen. Madje Alij ibën el-Medini kategorikisht shprehet se asgjë tjetër nuk është autentike, përveç transmetimit të Abdullah ibën Mesudit që përcillet nga banorët e Kufës dhe transmetimit të Ebu Musa el-Eshariut që përcillet nga banorët e Basrës.

Në këtë kontekst, Shejbani thotë: "Kanë polemizuar njerëzit rreth (formave të) teshehudit, mirëpo nuk ka më të sigurt (saktë) se forma e teshehudit përcjellë nga Abdullah ibën Mesudi, ngase ai e transmetoi atë nga vetë i Dërguari i Allahut, e ai urrente të shtonte në të një shkronjë të vetme (apo të pakësonte). Ai ua mësonte atyre teshehudin, ashtu siç ua mësonte atyre ndonjë kaptinë nga Kur'ani."[29]

Falënderimi dhe madhërimi që përdorët në transmetimin e Ibën Mesudit është më i veçantë se në transmetimet e tjera të ndryshme që përcillen në këtë çështje. Është përdorur nyja shquese (ال) te fjalët me qëllim që mesazhi të jetë më i fuqishëm dhe gjithëpërfshirës. Gjithashtu është përdorur lidhëza (و) mes fjalëve për t'u dhënë akoma kuptim më të fuqishëm dhe domethënës, ngase me lidhëzën secila fjalë është falënderim në vete, për dallim nga disa versionet e tjera që nuk e kanë një tretman të tillë. Ndërsa pretendimi i Shafiut nuk mund të jetë i fuqishëm, ngase kjo ndikon që t'u jepet përparësi sahabëve të mëvonshëm ndaj muhaxhirëve të hershëm. E këtë askush nuk e thotë![30]

Nga Hasifi transmetohet se ai e kishte parë në ëndërr të Dërguarin e Allahut dhe e kishte pyetur: "Njerëzit po përcjellin transmetime të ndryshme rreth teshehudit!" I Dërguari i Allahut ia ktheu: "Vepro sipas (transmetimit të) Ibën Mesudit!"[31]

Edhe pretendimi i Malikut se Omeri ua kishte mësuar njerëzve teshehudin nga hytbeja dhe se askush nuk e kishte kundërshtuar, për çka e kishte llogaritur si konsensus, nuk mund të jetë shumë i fuqishëm, sepse ka mundësi që transmetuesi të ketë harruar ndonjë fjalë, pra përderisa hadithi është bartur me shumicë në bazë të kuptimit, ekziston mundësia e harresës apo ndryshimit të ndonjë fjale, jo qëllimshëm. Përveç kësaj, veprimi i Omerit kundërshtohet nga Ebu Bekri, Aliu e Aisheja, të cilët në transmetimet e tyre e përcjellin teshehudin ashtu sikurse Ibën Mesudi. Ibën Omeri kishte treguar se halifi i parë i myslimanëve, Ebu Bekri, i mësonte njerëzit dhe se mësimi i tij rreth teshehudit ishte i njëjtë me atë që përcjell Ibën Mesudi. Madje, është transmetuar se shumë sahabë kishin përcjellë një

version të tillë si të Ibën Mesudit, si: Muavije, Selman el-Farisiu, Aisheja dhe të tjerë.[32]

## Përfundim

Dallimet në versionet e teshehudit janë dallime të vogla, përkundër që ekzistojnë versione të ndryshme, madje disa kanë llogaritur deri në 15 versione të teshehudit, ku dallimi mes njëri-tjetrit ndonjëherë është një fjalë e vetme. Mirëpo, versioni autentik i Abdullah ibën Mesudit, ashtu siç e praktikojmë ne, është versioni më autentik i mundshëm dhe njëherësh është versioni më i pranuar në mesin e dijetarëve që nga gjeneratat e hershme e deri në ditët tona.

*1. Buhariu në Sahih, nr.831. 2. Kasani, Bedaiu-s Sanaiu... v.I, f.212. 3. Bedrudin el-Ajni, El-Benajetu Sherhi-l Hidajeh, v.II, f.162. 4. El-Hadadiu, Ebu Bekër ibën Alij ibën Muhamed, el-Xhevheretu-n Nireh, bot.I-rë, el-Matbeatu-l Hajrijeh, 1322. V.I, f.54-55. 5. El-Mevsilij, El-Ihtijar lita'li-l Muhtar, v.I, f.184. 6. Bedrudin el-Ajni, El-Benajetu Sherhi-l Hidajeh, v.II, f.613. 7. Kasani, Bedaiu-s Sanaiu... v.I, f.212. Përjashtim bëjnë namazet vullnetare, ku shtimi diç përveç teshehudit, është gjë e lejuar. Ndalesa ka të bëjë me namazet farze. Shejhi Zadeh, Abdurrahman ibën Muhamed ibën Sulejman, Mexhmeu-l enhur fi sherh multeka-l ebhur, dar ihjau-t turath, pa vend dhe vit botimi, v.I, f.100. 8. Disa kanë thënë se duhet bërë sexhde përmirësimi për shkak të harresës nëse namazfalësi bën përsëritjen e teshehudit, jo se ka harruar, por pse e ka vonuar procedurën tjetër, gjegjësisht vonimin e qëndrimit në këmbë. Shih më tepër për këtë çështje: Ibën Nuxhejmi, el-Bahru-rr Rraik Sherh Kenzu-d Dekaik, v.II, f.105; Ibën Abidin, Redul Muhtar, v.I, f.460. Në realitet një gjë e tillë ndodh nëpër xhamitë e ndryshme, ku disa namazfalës, ndoshta nga moskoncentrimi apo edhe nga ngacmimet (vesveset), përsëritin një kaptinë apo lutje, disa herë radhazi. 9. Ibën Abidin, Redul Muhtar, v.I, f.510. 10. Ebu-l Mealij, El-Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, v.I, f.366. 11. Ebu-l Mealij, El-Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, v.I, f.505. 12. Ibën Nuxhejmi, el-Bahru-rr Rraik Sherh Kenzu-d Dekaik, v.II, f.101. 13. Ibën Nuxhejmi, el-Bahru-rr Rraik Sherh Kenzu-d Dekaik, v.II, f.101-102. 14. Alaudin Samerkandi, Tuhfetu-l Fukaha,v.I, f.137. Shafiu mendon se është farz. 15. Kasani, Bedaiu-s Sanaiu... v.I, f.213. 16. Shejbani, Kitabu-l Asl (i njohur si el-Mebsut), v.I, f.9. 17. Sipas një transmetimi tjetër: "Kur ju e thoni këtë, veç keni përshëndetur çdo rob të mirë në qiell e tokë." Buhariu në Sahih, nr.1202. 18. Buhariu në Sahih, nr.831; Ibën Maxheh në Sunen, nr.899. Hadithi është autentik. 19. Buhariu në Sahih, nr.835; Ebu Davudi në Sunen, nr.968. Hadithi është autentik. 20. Buhariu në Sahih, nr.6265; Ibën Maxheh në Sunen, nr.902.Hadithi është autentik. 21. El-Mevsilij, El-Ihtijar lita'li-l Muhtar, v.I, f.183. 22. Tirmidhiu në Sunen, nr. 289, v.II, f.81. 23.Muslimi në Sahih, nr. 60 (403); Ebu Davudi në Sunen, nr. 974; Tirmidhiu në Sunen, nr. 290; Ibën Huzejme në Sahih, nr. 705. Transmetojnë të gjithë përveç Buhariut dhe hadithi është autentik. 24. Ibën Maxheh në Sunen, nr. 900. 25. Serhasij, El-Mebsut, v.I, f.30. 26 . Maliku në Muvetta, nr.300. 27.Ibën Maxheh në Sunen, nr.901; Muslimi në Sahih, nr.62 (404); Ebu Davudi në Sunen, nr.972. Hadithi tek Muslimi dhe Ebu Davudi është i gjatë. 28. Ibën Maxheh në Sunen, nr.902. 29.Muhamed ibën Hasen esh-Shejbani, El-Huxhxhetu ala ehli-l Medineh, v.I, f.130. 30. Serhasij, El-Mebsut, v.I, f.31. 31. Bedrudin el-Ajni, El-Benajetu Sherhi-l Hidajeh, v.II, f.266. 32. Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh Liehadithi-l Hidajeh, v.I, f.548.*

**Qëndrim Ibrahimi**

# Prizreni kryeqyteti i shqiptarëve

Përgjatë filtrimit të pyetjeve ku?, si? dhe pse?, i sfiduar gjendesha edhe gjatë shuarjes së etjes që tashmë kishte kapluar qenien time.Ndër to edhe "Çka Kosova?"

Shfletova atlase nga më ndryshmet, rrotullova globe nga më të mëdhenjtë dhe mësova se përveçse çdo shtet ka një kryeqytet, krahas saj çdo shtet kishte një tjetër qytet që e karakterizonte edhe më vetë shtetin.

Amerikën e shquante New Yorku, Turqinë e shquante Stambolli e kështu me radhë.

Po ne me Kosovën?

Me të larguar mjegullat e paqartësisë e duke u thelluar në hartën e Kosovës që ngjante si një 'plus' që rrezaton energji pozitive, pas shumë e shumë kërkimeve, mendja e pastër nuk të adreson askund tjetër pos te bazamenti i atij 'plusi' të madh, i cili gjendej kah jugu, mbase diçka magnetizonte nga andej.

**Nga lart kalaja të mundëson të shohësh shtëpitë të renditura e të sistemuara aq bukur, saqë ngjajnë në një çokollatë gjigante që ta shton oreksin për vendqëndrim.**

Bëhet fjalë për metropolin e quajtur Prizren, ky pra ishte 'New Yorku' i Amerikës e 'Stambolli' i Turqisë.

Të mishëroj për Prizrenin është sa kënaqësi aq edhe përgjegjësi nga frika se fjalori i gjuhës shqipe nuk posedon fjalë të veçanta që ta përshkruaj qytetin.

Nën shpatet piktoreske të Sharrit, i kristalizuar me veçanti gjendet i bukuri Prizren, qytet ky i cili konsiderohet burim i pashtershëm i bukurive.

Është vend me llojllojshmëri në të gjitha anët, madje edhe në gjuhë. Prizreni ka 4 gjuhë zyrtare. Për Prizrenin edhe hiperbola konsiderohet litotë. Është vend kolorit me pozitë gjeostrategjike, ku po të vendosni ta vizitoni do lezetoni çdo pëllëmbë të tij, ku do ta shijosh të kaluarën e do ta shohësh të ardhmen. Vend ku gjen prehjen hyjnore. Vend me rreth 200.000 banorë. Vend ku edhe zogjtë janë të lumtur që cicërojnë mbi hapësirën e tij.

Sa i përket Prizrenit, ai është dhe do të jetë gjithmonë më i mirë sesa paraqitet në fotografi.

Është i rrethuar me male që rezultojnë në mëngjese të freskëta e i japin hijeshi edhe më qytetit.

Në anësi të maleve gjendet edhe qyteti për të cilin bëhet fjalë.

Përderisa në vendet e tjera për zhvillim vendi kanë vendosur ngritjen e ndërtesave të larta, në Prizren është sistem më sporadik. Prizreni përkundër kësaj zgjodhi zhvillimin e karaktereve, pra njëkohësisht ruante antikën dhe rriste prodhimtarinë e të mençurve.

Në ato ndërtesa të vogla, por simpatike gjenden dyqane të shumta...

Pasi u lehtësua qasja në të, numri i turistëve sa vjen e shtohet dita ditës. Të habit aktualiteti në të, njerëz që vijnë nga skaji i botës, që vijnë enkas për ta vizituar atë, qoftë nga Britania, Amerika, Turqia apo edhe Afrika. Kjo situatë sa interesante aq edhe e bukur shtyu nevojën që të hapen më shumë dyqane suvenirësh sesa markete ushqimore.

Një prizrenas është fytyrë publike me apo pa dëshirën e tij, e gjitha kjo si rezultat i interesimit të madh të medieve si kombëtare, po ashtu edhe ndërkombëtare. Jo rrallëherë ndodhë që të dalësh në shëtitje disa minutëshe e kur të kthehesh në shtëpi ta gjesh veten para ekraneve televizive, që më herët nuk e kishe vërejtur.

Një prizrenas është profesionist i fotografimit. Pak nga dëshira që tërheq bukuria e qytetit e pak nga nevoja e madhe e turistëve, ku çdo dy-tre pëllëmba ndalojnë për të bërë foto nga dëshira e flaktë që ta lezetojnë çdo cep të tij e ta rikujtojnë më pastaj.

Prizreni është i njohur edhe me punime të vjetra nga dora e njeriut, artizanate nga më të ndryshmet, zotëron ai i filigranit, që ka histori të lashtë në fillet e saj.

Elegancën ia shton edhe më Lumëbardhi, i cili e bën karakteristik dhe të dallueshëm nga rrethi i tij e më gjerë.

Mbase rrjedhshmëria e tij kishte rezultuar që edhe vetë prizrenasit të jenë më të qetë, si vetë rrjedha e ujit.

Edhe pse Lumëbardhi ndau qytetin në dysh, duarkryq nuk qëndruan prizrenasit, duke anashkaluar ndërtimin e mureve të larta, këta të fundit zgjodhën ndërtimin e urave të shumta që përveç ngritjes dhe zhvillimit të qytetit njëkohësisht përçon mesazhin për unitet.

> **Edhe me të uritur ndaj qytetit të bëjnë xhamitë, kupolat e të cilave ngjasojnë në sheqerka të shijshme.**

Prizreni ngjan në një oqean me nëndetëse tejet të bukura, sa më shumë të hulumtosh në të, aq më i etur dhe harmonik ndihesh.

Ndër perlat kryesore janë monumentet historike qe janë sa mistike aq edhe joshëse e që magnetizojnë në shijueshmërinë ndaj tyre.

Qyteti përbëhet me diamante si kalaja,Lidhja e Prizrenit, xhamitë, kishat, çezmat, teqetë, hamamet etj.

Përderisa në vende të tjera u duhej disa vjet që shkenca të zhvillohej e të lansojë teknologji të reja siç është ndër ta edhe ‘droni’, Prizreni ofroi e servoi një gjë të tillë që moti, kjo arrihet falë kalasë së qytetit, e cila qe fortesë e kështjellë e fortifikuar dhe kishte funksione jashtëzakonisht të mëdha gjatë kohës së përballjes kundrejt armikut.

Pamja që të ofron kjo e fundit të bën thjesht të dashurohesh marrëzisht e të ndalon margjinalizimin ndaj tij.

Është më shumë se mrekulli, ku nga një vend mund të shohësh si lind dielli dhe po nga i njëjti vend të shohësh perëndimin e tij. Jo çdokush ka këtë mundësi, është për t’u vlerësuar pa maturi.

Nga lart kalaja të mundëson të shohësh shtëpitë të renditura e të sistemuara aq bukur, saqë ngjajnë në një çokollatë gjigante që ta shton oreksin për vendqëndrim.

Edhe me të uritur ndaj qytetit të bëjnë xhamitë, kupolat e të cilave ngjasojnë në sheqerka të shijshme.

Ndër të tjerash është edhe Lidhja e Prizrenit.

Kjo kuti e vockël e simpatike po me rëndësi tejet gjigante, e cila qe ndërtuar më 1878, bëri që uniteti mes shqiptarëve të shtohet e të bëhet lidhja e shqiptarëve nga katër vilajetet. E si i tillë mund të konkludojmë lirshëm e pamenduar dy herë se Prizreni është kryeqyteti i shqiptarëve.

Në brendësi të tij ka vlera gjigante, veshje nga më të vjetrat, armë e dokumente që faktojnë trimërinë e shqiptarëve ndër breza.

Jo më pak fantastike janë çezmat në vende të ndryshme, çezma këto që në shikim të parë nga rrjedhshmëria e kënaqshme e ujit të bëjnë përshtypje se ky ujë ka mrekulluar edhe shpirtrat e prizrenasve.

Llojllojshmërinë e bën më kuptimplote edhe sheshi, shesh ky i cili qe shtruar me kalldërma dhe ngjan në koshere, njerëzit e të cilëve ngjasojnë në bletë, takimi në të të bën që nektarin e mbledhur gjatë gjithë ditës në lule, gjatë natës ta ëmbëlsosh gjithë qytetin me mjaltin nga fjalët e këndshme që t’i do veshi për t’i dëgjuar.

Prizrenin e karakterizon edhe pluralizmi fetar.

Pa harruar kishat katolike e ortodokse duhet theksuar numri i madh i xhamive.

Qyteti i Prizrenit numëron diku 80 xhami, gjysma e tyre datojnë nga 500 e më shumë vjet ndërtim. Edhe pse numri për dikë mund të duket i madh, ato nuk janë kurrë të zbrazura. Rini, pleq e fëmijë i gjen të harmonizuar e të motivuar duke kryer rite fetare, brenda mureve të xhamisë që tashmë janë

të kaligrafuara nga kaligrafët e njohur botërisht.

Edhe vetë vizitorët e qytetit theksojnë duke thënë “Sa keni ju xhamia në qytet, ne nuk kemi në gjithë shtetin tonë”

Pasi që fetaria është më e theksuar në këtë vend, besimtarët në kohën e faljes së sabahut nuk kanë nevojë për alarme, për dallim nga qytetet e tjera, ata zgjohen nën zërin melankolik të ezanit para agimit të mëngjesit, atëherë prizrenasit lindin e fillojnë ditën para se të lindë e të fillojë rrezatimin dielli.

Thirrja e ezanit nga shumë xhami, njëkohësisht bën që banorët ose vizitorët të ndihen të sfiduar dhe të pavendosur, nga dilema se në cilën xhami të hyjnë, është njëlloj si të futesh në depo të ëmbëlsirave e të kesh mundësi të zgjedhësh vetëm një.

Jo çdokush mund ta gëzojë këtë ndjenjë, mbase kjo qe arsyeja që prizrenasit janë më të butë e të qetë në karakteret e tyre, thirrja e ëmbël pesëkohore thuajse ka qetësuar çdo person me mundësi dëgjimi.

Ashtu siç Prizreni u dallua nga 30 qytetet e tjera, ashtu është edhe me muajt e vitit.

Në Prizren nuk ka festivale demash, aty ekziston një muaj ku ndryshon plani jetësor.

Në këtë muaj edhe hëna mbushet kënaqësi dhe merr formën e saj të plotë.

Është Ramazani, muaji i cili u ofron besimtarëve pastrim trupi e shpirti, në këtë muaj shumica e prizrenasve agjërojnë ditën, atëherë qytetin e kaplon heshtja e cila nga absolutja thuajse fillon në relative. Kjo heshtje gati ceremoniale zgjat deri në kohën e akshamit, kohë kjo e cila agjëruesve u jep gëzim dhe u ofron mundësinë e të ngrënit, qoftë në shtëpi apo pranë Lumëbardhit, e rëndësishme është se përmbushet njëra prej pikave të objektivave, në pothuajse çdo tryezë ka mysafirë.

Pritja e ndezjes së kandilave të minareve bëhet me shumë entuziazëm. Fillon ngrënia e ushqimit ku në tryeza dominojnë ‘pitajkat e Prizrenit’ të njohura tashmë botërisht, pa harruar ‘simitet’ dhe ‘tavat e Prizrenit’. Pas shuarjes së etjes së venave e ngopjes trupore e shpirtërore, qyteti merr gjallërinë, duke shpërndarë pozitivizëm, një pjesë duke vazhduar me rituale fetare duke falur namaze, një pjesë në shesh e kështu me radhë, kjo bën që qyteti të cilësohet si më aktivi në nivel kombëtar.

Ky hiperaktivitet zgjat deri në kohën e syfyrit, për t’u përsëritur një muaj rresht.

Kështu prej bashkimit në bashkim, Prizreni përçon mesazhe këshilluese dhe fton që qytetet ta marrin modelatë.

Por ja që, jo çdokush është i bekuar të jetojë në këtë vend.

Ndjesia e kënaqësisë vazhdon edhe në muajt e tjerë, vizitorët vazhdimisht zotojnë ndjesi të veçanta dhe shprehin ndjenjën e pikëllimit gjatë largimit prej tij, ndihen si fëmija që s’mund të ndahet nga gjiri i nënës edhe pse mund të ushqehet me gjëra të tjera.

Poashtu këta të fundit ende pa u larguar nga qyteti planifikojnë agjendën për ta vizituar sa më shpejtë që është e mundur.

Ju që banoni në të, ‘Zoti ju bekoftë!’, juve që keni dëshirë por nuk keni mundësi ‘Zoti jua mundësoftë!’, kurse ju që keni dëgjuar për këtë qytet e nuk keni provuar ende ta vizitoni ‘Zoti ju udhëzoftë!’



Uthman bin Hasen bin Ahmed Esh-Shakir El-Huberi

# Ibrahimi a.s. ishte i gatshëm të bënte kurban djalin për hir të Allahut të Plotfuqishëm

"Ai (Ismaili) tha: – O baba, vepro ashtu siç je urdhëruar; njëmend do të bindesh, - nëse do Allahu, se unë jam i durueshëm."

Allahu i Plotfuqishëm në Kuranin famëmadh thotë: "(Ibrahimi) tha: 'Unë po shkoj te Zoti im. Ai do të më udhëzojë. O Zoti im, dhuroma një fëmijë të mirë (e të ndershëm)!' Dhe Ne e sihariquam atë me një djalë të urtë.

Dhe kur djali u rrit aq sa t'i ndihmojë në punë, Ibrahimi i tha: 'O djali im, kam parë ëndërr se duhet të të pres, çka mendon ti?' – O baba, - tha: 'vepro ashtu siç je urdhëruar; njëmend do të bindesh, - nëse do Allahu, se unë jam i durueshëm'.

Pasi e pranuan që të dy urdhrin, e rrëzoi (djalin) në krah, Ne e thirrëm: 'O Ibrahim, ti madje e realizove ëndrrën. E, Ne, me të vërtetë, kështu i shpërblejmë bamirësit.'" (Es-Saffat, 99-105)

* * * * *

Thuhet se shkaku i therjes së Ibrahimit djalin e tij Ismailin (a.s.) është se ai i kishte prerë kurban 1000 dele, 800 lopë dhe 100 deve për hir të Allahut dhe kur u çuditën njerëzit dhe engjëjt, Ibrahimi (a.s.) kishte deklaruar: "Krejt kjo që kam sakrifikuar tek unë nuk ka kurrfarë peshe. Betohem në Allahun, se sikur të kisha djalë, do ta sakrifikoja dhe do ta bëja kurban për hir të Tij!"

> "Dhe kur djali u rrit aq sa t'i ndihmojë në punë", dmth. kur i mbushi 7 vjet, e thuhet 13 vjet, iu tha në ëndërr: "Përmbushe premtimin!"

Pas kësaj deklarate të Ibrahimit (a.s.) kaloi një kohë e gjatë dhe ky e harroi këtë zotim. Kur erdhi në tokën e shenjtë, iu lut Allahut për një djalë, lutje kjo të cilën Ai ia pranoi dhe e përgëzoi me një djalë, i cili më pas edhe i lindi.

"Dhe kur djali u rrit aq sa t'i ndihmojë në punë", dmth. kur i mbushi 7 vjet, e thuhet 13 vjet, iu tha në ëndërr: "Përmbushe premtimin!"

Ibn Abbasi (r.a.) ka thënë: "Kur ra për të fjetur në natën e 'tervijes', pa në ëndërr ku i thuhej: "O Ibrahim, përmbushe premtimin!" Kur u zgjua, filloi të mendojë - meditojë (jeterevva); se a është kjo prej Allahut, apo prej djallit? Andaj dhe u quajt kjo ditë 'jevmut-tervijeh'.[1] Kur u ngrys, përsëri e pa në ëndërr. Kur u gdhi e njohu-kuptoi ('arefe') se kjo ishte prej Allahut, andaj dhe kjo ditë u quajt 'jevmu arefe',[2] kurse ai vend u quajt Arafat. Pastaj, edhe në natën e tretë e pa ëndrrën e njëjtë. Kështu e kuptoi se duhet të pres kurban ('nehr'), andaj dhe u quajt 'jevmun-nehr."[3]

Ibrahimi (a.s.) kur vendosi të shkojë me Ismailin (a.s.) për ta bërë kurban, i tha nënës së Ismailit - Haxheres: "Vishe me rrobat më të bukura që ka, sepse me te dua të shkoj në një gosti." Dhe nëna e tij e veshi, e zbukuroi dhe ia krehu flokët.

Ibrahimi (a.s.) mori me vete një litar dhe një shpatë dhe shkoi me të në një pjesë të vendit të quajtur Mina.

Iblisi i mallkuar, prej kur e ka krijuar Allahu i Plotfuqishëm, kurrë nuk ka qenë më i mërzitur e më i shqetësuar se sa atë ditë. Ismaili a.s. shkonte para babait të vet. Iblisi erdhi dhe i tha babait të tij: "A nuk po e shikon sa trup të drejt e të bukur që ka dhe sa me elegancë që po ec?!"

Ibrahimi (a.s.) tha: "Po, por unë

jam urdhëruar për këtë!"

Pasi u zhgënjye me këtë, Iblisi shkoi te Haxherja dhe i tha: "Qysh po rri ulur ti këtu, ndërsa Ibrahimi shkoi me djalin për ta prerë atë!"

Haxherja tha: "Mos më gënje mua, ku ke pa ti që babai ta presë djalin e vet?"

Ai i tha: "Për këtë arsye ai edhe e ka marrë litarin dhe shpatën!"

Haxherja i thotë: "E përse ta pres atë?"

Tha: "Po pohon se gjoja atë e ka urdhëruar Zoti i tij."

Ajo tha: "Pejgamberi nuk urdhërohet për keq, edhe unë për urdhrin e Allahut e sakrifikoj edhe shpirtin tim, pra edhe djalin tim!"

Iblisi kur u zhgënjye edhe prej saj, pastaj shkoi te Ismaili (a.s.) dhe i tha: "Ti po gëzohesh dhe po luan, ndërsa babai yt e ka litarin dhe shpatën me vete dhe do të të presë."

Ismaili (a.s.) i tha: "Mos më gënje, përse të më pres mua babai im?"

Tha: "Po pohon se gjoja atë e ka urdhëruar Zoti i tij!"

Ismaili (a.s.) i tha: "Ne i nënshtrohemi me bindje dhe respekt urdhrit të Allahut!"

Kur Iblisi dëshiroi të vazhdojë të flasë, Ismaili (a.s.) e mori një gurë nga toka dhe me të e gjuajti, madje edhe ia qorroi syrin e majtë. Kështu, Iblisi shkoi i dështuar dhe i humbur.

Në këtë mënyrë, Allahu i Plotfuqishëm na e bëri detyrë gjuajtjen e gurëve në këtë vend, për ta përzënë djallin dhe për ta ndjekur rrugën e Ismailit (a.s.), djalit të të dashurit të Zotit.

Kur erdhën në Mina, Ibrahimi (a.s.) i tha të birit: "O djali im, kam parë ëndërr se duhet të të pres, çka mendon ti?", dmth. më sqaro çka po mendon ti, a do të durosh për ta kryer urdhrin e Zotit, apo do të kërkosh falje para veprës? Ky ishte provim i Ibrahimit (a.s.) për djalin e tij se a do t'i përgjigjet me bindje dhe respekt apo jo?

"Ai tha: – O baba, vepro ashtu siç je urdhëruar; njëmend do të bindesh, - nëse do Allahu, se unë jam i durueshëm.", dmth. në atë që je urdhëruar për të më prerë.

Kur i dëgjoi Ibrahimi (a.s.) fjalët e djalit të vet, e kuptoi se Allahu iu paska përgjigjur lutjes së tij që e kishte bërë me fjalët: "O Zoti im, dhuroma një fëmijë të mirë (e të ndershëm)!"- dhe e falënderoi Allahun shumë.

Pastaj Ismaili (a.s.) i tha Ibrahimit (a.s.) po të porosis disa gjëra;

- të m'i lidhësh duart që mos të lëvizi e të të jap ty mundim;
- të ma kthesh fytyrën kah toka që të mos më shikosh në fytyrë e të të vijë keq;
- të mi largosh prej meje rrobat t'ua që mos të bie në to ndonjë pikë gjaku prej meje, pastaj më zvogëlohet shpërblimi, si dhe kur t'i sheh nëna ime hidhërohet;
- ta mprehësh briskun dhe të ma kalosh në fyt me shpejtësi që të preje më lehtë, sepse vdekja është e rëndë;
- që këmishën time t'ia çosh nënës le ta ketë për kujtim prej meje;
- bëri selam nënës prej meje dhe thuaj të bëjë durim në urdhrin e Allahut;
- mos i trego se si më ke prerë dhe si m'i ke lidhë duart;
- mos të vijnë fëmijët te nëna ime sepse ia përtërijnë hidhërimin për mua;
- kur të shohësh ndonjë djalë si unë, mos e shiko sepse përmallohesh dhe mërzitesh për mua.

Ibrahimi (a.s.) tha: "Sa ndihmesë e mirë je ti o biri im për ta kryer urdhrin e Allahut të Plotfuqishëm!"

"Pasi e pranuan që të dy urdhrin e Zotit", dmth. u bënë gati për kryerjen e tij "dhe e rrëzoi (djalin) në krah", dmth. e vuri në pozitë të therjes sikur që vihet delja për therje.

Thuhet se ia kishte bërë me shenjë që ta kthejë fytyrën kah toka që mos ta shohë reagimin e tij gjatë kryerjes së urdhrit të Zotit xh.sh. Kjo po ndodhte te një gurë në



Mina, e thuhet kjo ishte në një vend të ngritur të saj. Ai e vuri shpatën në qafën e djalit të vet dhe i mëshoi me forcë dhe shpejtësi, por nuk mundi ta presë.

Me atë rast Allahu i Plotfuqishëm ua hoqi perden prej syve engjëjve të qiejve dhe të tokës, dhe kur e panë se Ibrahimi (a.s.) po e bënte kurban djalin e tij, Ismailin (a.s.), u përulen dhe ranë në sexhde.

Allahu i Plotfuqishëm u tha: "Shikoni robin tim se si godet me shpatë në qafën e djalit të vet vetëm për ta arritur kënaqësinë Time, ndërsa kur u thash: "Unë do të caktojë përfaqësuesin në tokë" – ju patët thënë: "A do të jetë përfaqësuesi yt ai që në të do të bëjë çrregullime e do të derdhë gjak? Na të madhërojmë e të lavdërojmë dhe të lartësojmë ashtu si të takon Ty." (el-Bekare, 30)

Pastaj Ismaili (a.s.) tha: "O babai im, mi zgjidh duart dhe këmbët që mos të më shohë Allahu të detyruar.", dmth. në nënshtrimin e urdhrit të Tij me detyrim, - "por ma vendos shpatën në qafë le ta dinë engjëjt se djali i mikut të Allahut, po i nënshtrohet Allahut dhe urdhrit të Tij me dëshirë." Pastaj i shtriu duart dhe këmbët pa i lidhur fare dhe e ktheu fytyrën kah toka, pastaj e urdhëroi shpatën me gjithë forcën e tij, por shpata nuk e dëgjoi dhe nuk preu me urdhër të Zotit.

Ismaili (a.s.) i tha babait të vet: "O baba, të është dobësuar forca për shkak të dashurisë ndaj meje e nuk po mundësh të më presësh." Kur i ra me shpatë gurit, guri u nda në dy gjysma.

Atëherë Ibrahimi (a.s.) tha: "E pret gurin e nuk e pret mishin!"

Pastaj me fuqinë e Allahut, foli shpata e tha: "O Ibrahim, ti po më thua preje, kurse Zoti i botëve po më thotë mos e pre, andaj si ta kryej urdhrin tënd e ta kundërshtoj Zotin tënd!

> Allahu i Plotfuqishëm thotë: "Unë jam më bujar se ju të dy, sepse ju shpagova të dyve dhe të dyve ju shpëtova nga dënimi i prerjes."

Pastaj Allahu i Plotfuqishëm thotë: "O Ibrahim, ti madje e realizove ëndrrën" - atë që kishe parë në ëndërr, dhe u shfaqe para krijesave të Mia se ti e zgjodhe kënaqësinë Time mbi dashurinë ndaj djalit tënd, me çka u bëre prej të mirëve.

"E, Ne, me të vërtetë, kështu i shpërblejmë bamirësit" dmth. ata që i nënshtrohen urdhrit Tim.

"Kjo, me të vërtetë ka qenë një sprovë e qartë", dmth. therja ishte sprovë e qartë me të cilën dallohet i sinqerti prej tjetrit, dhe një provim i rëndë, ngase nuk ka provim më të rëndë.

"Edhe Ne e zëvendësuam atë me një kurban të madh", prej xhenetit, e ky ishte dashi të cilin e kishte bërë kurban Habili dhe ishte pranuar prej tij, i cili ishte i gjallë në xhenet derisa u shpagua me te Ismaili (a.s.), ishte trupmadh. Këtë e solli Xhibrili (a.s.) në çastin kur Ibrahimi (a.s.) po tentonte me shpatë ta presë qafën e Ismailit (a.s.).

Xhibrili (a.s.) në shenjë madhërimi për Allahun e Plotfuqishëm dhe për admirim ndaj Ibrahimit (a.s.) tha: "Allahu ekber, Allahu ekber" (Allahu është më i madhi, Allahu është më i madhi)!

Ibrahimi (a.s.) tha: "La ilahe il-lallahu vallahu ekber!" (Nuk ka zot tjetër përveç Allahut, Allahu është më i madhi)!

Kurse Ismaili (a.s.) tha: "Allahu ekber ve lil-lahil hamd!" (Allahu është më i madhi dhe për Allahun është falënderimi)!

Këto fjalë u pëlqyen nga Allahu i Plotfuqishëm dhe na i bëri obligim që t'i shqiptojmë gjatë ditëve të Bajramit të Kurbanit, duke ndjekur dhe përkujtuar kështu Ibrahimin dhe djalin e tij Ismailin (a.s.).

Ibn Abbasi (r.a.) ka thënë: "Sikur të kryhej kjo sakrificë, do të bëhej sunnet për njerëzit prerja e djemve të tyre."

Ebu Hanife (r.h.) me këtë ajet ka argumentuar çështjen e atij i cili zotohet për prerjen e djalit se duhet të presë një dele.

Transmetohet se Ismaili (a.s.) i ka thënë babait të vet: "A ti je më bujar apo unë?" Ibrahimi (a.s.) i përgjigjet: "Unë"! Ndërsa Ismaili (a.s.) thotë: "Jam unë, sepse ti ke edhe djalë tjetër, kurse unë kam vetëm një shpirt!

Allahu i Plotfuqishëm thotë: "Unë jam më bujar se ju të dy, sepse ju shpagova të dyve dhe të dyve ju shpëtova nga dënimi i prerjes."

Transmetohet se engjëjt u çuditën me nderin dhe pozitën e Ismailit a.s. te Zoti i botëve, sepse e dërgoi dashin prej xhenetit në qafën e Xhibrilit si shpagim për të, dhe kjo ishte shpërblim për fjalën e tij: "O baba, vepro ashtu siç je urdhëruar; njëmend do të bindesh, - nëse do Allahu, se unë jam i durueshëm."

* * * * *

Thuhet se pasi e pa ëndrrën Ibrahimi (a.s.), së pari i zgjodhi 100 dele prej më të majmeve dhe i theri (kurban), por erdhi zjarri dhe i përpiu! Dhe mendoi se e kishte përmbushur premtimin.

Kur e pa ëndrrën për të dytën herë, kuptoi se ajo ishte prej Zotit, andaj i zgjodhi 100 deve prej më të majmeve dhe i theri (kurban),



por erdhi zjarri dhe i përpiu! Dhe mendoi se e kishte përmbushur premtimin.

Mirëpo, kur e pa ëndrrën për herë të tretë, sikur i thoshte një zë: Vërtet Allahu i Plotfuqishëm të urdhëron që ta presësh djalin tënd Ismailin, i doli gjumi, e përkëdheli djalin fortë dhe nuk fjeti derisa u gdhi.

* * * * *

Thuhet se kur e zgjodhi Allahu i Plotfuqishëm Ibrahimin (a.s.) për të dashur të vetin ('halil'- mik), engjëjt i thanë: "O Zot, ai ka pasuri, ka djalë dhe bashkëshorte, si do të jetë i dashuri (miku) Yt, kur i ka gjithë këto preokupime?"

Allahu i Plotfuqishëm u tha: "Mos shikoni në pamjen e robit tim, as në pasurinë e tij, por shikoni në zemrën e tij dhe në veprat e tij. Në zemrën e të dashurit Tim nuk është askush tjetër pos Meje. Po të doni shkoni tek ai dhe provojeni."

Xhibrili (a.s.) i erdhi Ibrahimit (a.s.) në formë të njeriut.

Ibrahimi (a.s.) kishte 12.000 qenë për gjueti dhe për ruajtjen e deleve. Mund ta paramendojmë sipas kësaj edhe numrin e deleve. Çdo qeni në qafë ia kishte vu nga një qafore (varg) prej ari, për të bërë me dije se kjo botë është e ndyrë dhe ndyrësira nuk përkon përveç se me ndyrësirë!

Ibrahimi (a.s.) ishte në një vend të ngritur prej nga i shikonte delet. Erdhi Xhibrili a.s. i dha selam dhe i tha: "Të kujt janë këto dele?"

Ibrahimi (a.s.) tha: "Të Zotit, por tash janë në dorën time."

Pastaj i tha: "A ma jep një prej tyre?"

Ibrahimi (a.s.) i tha: "Përmende Zotin dhe merre 1/3 e tyre!"

Xhibrili (a.s.) tha: Sebbuhun, Kuddusun, Rabbuna ve Rabbul-melaiketi verr-Rruhi! (I Lartësuar, i Shenjtë, Zoti ynë dhe Zoti i engjëjve dhe i Xhibrilit).

Pastaj tha: "Përmende për të dytën herë dhe merre 1/2 e tyre!"

Ai përsëri tha: Sebbuhun, Kuddusun, Rabbuna ve Rabbul-melaiketi verr-Rruhi!

Pastaj tha: "Përmende për të tretën herë dhe merri të gjitha delet bashkë me barinjtë dhe me qentë!"

Dhe ky përsëri e përmendi si dy herët e para.

Pastaj i tha: "Përmende edhe për herë të katërt, dhe unë po të bëhem rob!"

Dhe ky e përmendi edhe për herë të katërt.

Meqë rast, Allahu i Plotfuqishëm i tha: "O Xhibril, si t'u duk miku im?"

Xhibrili tha: "Sa mik i mirë që ishte o Zot!"

Ibrahimi (a.s.) i thirri të gjithë barinjtë e deleve dhe u tha: "Shpini delet pas këtij pronari të tyre për ku të dojë, sepse ju tashmë jeni pronë e tij."

Me atë rast Xhibrili (a.s.) iu zbulua Ibrahimit a.s. duke i thënë: "Unë nuk kam nevojë për këto, por vetëm kam ardhur për të sprovuar ty!"

Ibrahimi (a.s.) tha: "Unë jam miku i Allahut dhe nuk e marr prapë dhuratën time prej teje."

Allahu i Plotfuqishëm e inspiroi që t'i shesë ato dhe me ato mjete të blejë kopshte dhe tokë (ara) pune dhe t'i lë vakëf që prej tyre të ushqehen të varfrit dhe të pasurit deri në Ditën e Gjykimit.

* * * * *

Ai i cili posedon 85 gr. (një mithkal) ari, apo 640 gr (200 dërhem) argjend jashtë nevojave të tij elementare, ai është i pasur. Nëse pasuria e tij është tjetërfare nga ari e argjendi, ajo shikohet nëse është e barabartë me 200 dërhem argjend, ai është i pasur dhe e ka obligim të therë kurban. Nëse nuk ka aq pasuri, nuk e ka obligim therjen e kurbanit.

Dhe, për pronarin e kopshteve thuhet, nëse vlera e kopshtit është e barabartë me 200 dërhem, e po ashtu pronari i vreshtes nëse vlera e saj është 200 dërhem, ata dy, pa diskutim janë të pasur dhe duhet të therin kurban, nga se vreshta është për shëtitje e jo për nevojë të domosdoshme, sepse njeriu mund të jetojë edhe pa pemë.

*Marrë nga libri: "Durretun-nasihin filva'dhi vel-irshadi", fq. 192-188*

*Përktheu: Miftar Ajdini*

*1. Është dita e tetë e muajit dhul-hixhxhe, me të cilën fillon ceremoniali i haxhxhit në Mekke. 2. Siç dihet, kjo është dita e nëntë e muajit dhul-hixhxhe, në të cilën detyrimisht të gjithë haxhinjtë qëndrojnë në Arafat. 3. Dita e 10 e muajit dhul-hixhxhe, është dita e parë e Bajramit të Kurbanit, në të cilën theren kurbanet.*

# Në kujtim të hoxhës Muhidin Ahmeti

Të enjten me datë 05.07.2018, pas një sëmundjeje të shkurtër ndërroi jetë hoxha i nderuar Muhidin Ahmeti.

Me këtë rast drejtori i Drejtorisë për Diasporë në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, në emrin e Myftiut Tërnava dhe në emrin e institucioneve dhe organeve të saj, shprehu ngushëllimet më të sinqerta për familjen, të afërmit, shokët dhe gjithë dashamirësve të tij: "Të Allahut jemi dhe te Ai kemi për t'u kthyer!

Drejtoria për Diasporë, në emër të Myftiut Naim Tërnava, në emër të organeve dhe institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe në emrin personal të drejtorit Ekrem Simnica, për vdekjen e imamit, mësuesit e studiuesit të mirënjohur Muhidin Ahmeti; u shpreh ngushëllime familjes, miqve, kolegëve, xhematit, lexuesve dhe dashamirëve të tij duke i këshilluar për durimin dhe duke i rikujtuar për sevapin e tij, duke i rikujtuar edhe për veprën e mbarë të të ndjerit, për vlerat e tij të larta, për virtytet e tij fisnike, për njohjen e mirë që gëzon ndër njerëz dhe për shpresën e fortë që këtë njohje të mirë Allahu i madhëruar ta marrë për dëshmi ymeti e t'i gjendet në Ahiret. Allahu e mëshiroftë!

Lutemi veçanërisht që, për sëmundjen e tij dhe për ndërrimin jetë në moshë relativisht të re, që neve këndej na sollën dhimbje e pikëllim të thellë, matanë Allahu ta shpërblejë duke e çuar në xhenetet e Tij të larta!", thuhet mes tjerash në mesazhin e ngushëllimit.

> "E për ata që u mbytën në rrugën e Allahut mos thoni "Janë të vdekur!" Jo, ata janë të gjallë, mirëpo ju e nuk kuptoni (gjallërinë e tyre). Ne do t'ju sprovojmë me ndonjë frikë, uri, ndonjë humbje nga pasuria e nga jeta dhe frytet, mirëpo ti jepju myzhde durimtarëve! (El Bekare 154-155)

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, në ceremoninë e varrimin mes të tjerash drejtoi ngushëllimet e tij më të sinqerta për familjen, të afërmit, shokët dhe gjithë ata që e njohën hoxhën e nderuar. Me këtë rasti ai kujtoi punën, angazhimin dhe veprimtarinë e tij të bujshme.

Hoxha i nderuar pas vete la shumë dashamirë dhe shokë të cilët do ta kujtojnë me mall, e të cilët do të luten për të, derisa të jenë gjallë. Ndër ta është edhe shoku i studimeve, prof. Ajni Sinani, i cili kujton kohën e kaluar së bashku me të ndjerin. Ai kujton vitet e vështira, ku në Shqipëri dhanë kontribut për shumë vite.

"Syri loton, zemra mërzitet, por ne nuk themi veçse atë çka është i kënaqur Zoti ynë. Qofsh i xhenetit miku im i pa harruar, Muhidin Ahmeti. U takofshim në xhenet!"

Të enjten me datë 05.07.2018, pas një sëmundjeje të shkurtër ndërroi jetë hoxha i nderuar Muhidin Ahmeti. Ai me kontributin e dhënë në Shqipëri do të kujtohet gjatë ndër breza. Myftiu i Shkodrës, z. Muhamed Syrtari, në mesazhin e tij të ngushëllimit drejtuar familjarëve, miqve, shokëve dhe dashamirëve shprehet: "Lajmi për vdekjen e studiuesit islam, MuhidinAhmeti, ka shkaktuar dhembje të shoqëruara me lutje për shpirtin e tij në Shkodër dhe në mbarë trojet shqiptare. Ne shprehim mirënjohjen dhe respektin më të madh për këtë burrë të përkushtuar në shërbimet e tij ndaj thirrjes islame në Shkodrën e viteve të para të rimëkëmbjes së besimit pas komunizmit. Shkodra është tejet mirënjohës ndaj teologëve shqiptarë nga trojet etnike, që nuk ngurruan të vinin në Shkodër e në Shqipëri pas ndryshimit të sistemit, me qëllim të rimëkëmbjes islame të komit, e ndër ta ishte edhe tashmë i ndjeri, hoxhë MuhidinAhmeti."

Myftiu i Gostivarit, z. Shaqir Fetahu, e kujton hoxhën si njeri të

buzëqeshur, të mprehtë në mendime, të paluhatshëm në momente të vështira dhe si shërbyes i vërtetë në shpjegimin dhe kultivimin e vlerave islame.

"Ai ishte i afërt me shokët, pionier i shkrimeve dhe botimeve në gjuhën shqipe, i palodhshëm në edukimin e kombit, i pandalshëm në veprimtarinë e tij me gjithë persekutimin nga pushteti sllavë, thënë më shkurt inspirues i vërtetë për atë se si duhet jetuar, vepruar dhe si duhet vdekur. Jemi krenar që kombi ynë pati këtë personalitet të lartë. Allahu e mëshiroftë me xhenetet e Tij!", thuhet mes tjerash në mesazhin ngushëllues.

"I dashur Mujo", e fillon kujtimin për hoxhën shoku i Medresesë, prof. Nexhat Ibrahimi.

"Kaluan mbi katër dekada prej kur u njohëm në Medrese, ishin kohë të mira përkundër vështirësive të kohës, pastaj me sugjerimin tim erdhe në Sarajevë, e pranove sugjerimin tim që të bëheshe imam në Prizren, të cilën punë e kreve me korrektësi. I dashur Mujo! Një gjë e di, që asnjëherë nuk e ke refuzuar punën. Allahu qoftë Ai që do ta vlerësojë qëllimin tonë të mirë edhe kur kemi gabuar. Mëshira e Tij është më e madhe se puna jonë. Dashuria e tij është e pakufishme për krijesat e tij."

Hoxha i nderuar u kujtua dhe do të kujtohet edhe përtej trojeve shqiptare, në Evropë e edhe në Amerikën e largët. Imami Didmar Faja, nga Arizona e Shteteve të Bashkuara të Amerikës, ka kujtuar vitet e 90-ta, kur ishte takuar me Muhidin Ahmetin për herë të parë në Shkodër.

"Ardhja e profesorit, ishte në fillim të viteve 90 në Shkodër, ku liria e besimit sapo kishte filluar të rikthente rrezet e saj të para në zemrat e lodhura dhe të ftohta të një pjese dërmuese të njerëzve. Ai filloi të na mësonte Besimin Islam në medresenë Haxhi Sheh Shamia, dhe shumë shpejt, me cilësitë e tij fisnike filloi të linte gjurmë në mendjet dhe zemrat tona.

Një shprehje thotë: "Njeriu bujar është ai, të cilit i bën një shërbesë të thjeshtë dhe të bën të ndihesh sikur ke bërë për të të pamundurën." Zotit i lutem që të na bashkojë me Muhidin Ahmetin dhe bashkë me të Dërguarin e Allahut në xhenetit Firdevs."

Muhidin Ahmeti lindi në fshatin Zaplluxhë të komunës së Dragashit në vitin 1962. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, për ta vazhduar më pas shkollimin në Medresenë "Alaudin" në Prishtinë. Studimet më pas i vazhdoi në Kajro të Egjiptit. Për shkak të regjimit serb u detyrua të emigroi në Shkodër, ku punoi si mësimdhënës, pedagog e kryetar i komisionit të lëndëve fetare në Medresenë Haxhi Sheh Shamia.

Nga viti 2006 ka vepruar në Wells të Austrisë si pedagog, imam dhe mësues. Së fundmi ai ishte kryeimam i Komunitetit Shqiptar të Bashkësisë Islame të Austrisë. Ai vdiq në moshën 56 vjeçare, duke lënë pas vetes bashkëshorten, djalin dhe dy vajza. Varrimi i tij u bë në Prizren, e falja e xhenazes iu bë në Xhaminë e Bajraklisë, në prezencën e shumë personaliteteve të ndryshme, nga Kosova, Shqipëria, Maqedonia e më gjerë. Faljes së xhenazes i priu Kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim Tërnava.

*Bajram Zeqiri*



Dr. Hatixhe Ahmedi

# Në nderim të Muhidin efendi Ahmetit (1962 – 2018)

Muhidin Ahmeti lindi më 1962 në fshatin Zaplluxhe të Opojës, nga i ati Mulla Xhavit ef. Ahmeti dhe e ëma Fetija. Familja Ahmeti shquhej për kultivimin e vlerave fetare dhe kulturore, andaj edhe Muhidin efendiut i qe mundësuar nga Allahu që të ishte pasardhës i gjeneratave të mëparshme të hoxhallarëve në familjen e tij. Muhidin ef. jo vetëm që eci gjurmëve të të parëve të tij, por u bë nj nga pinjollët më të shquar të kësaj familje, duke u dalluar me shkrimet dhe me veprat e botuara që la pas, për t'u bërë i paharruar ashtu siç është e paharrueshme edhe vetë fjala e shkruar islame në gjuhën shqipe.

Shkollën fillore Muhidin efendiu e kreu në vendlindjen e tij gjatë viteve 1969 - 1977, Medresenë e Mesme "Alaudin" e kreu në Prishtinë gjatë viteve 1977 – 1982, kurse Fakultetin Teologjik Islam e kreu në Sarajevë gjatë viteve 1982 – 1986. Gjatë viteve 2002 – 2004 e përfundoi shkallën e tretë të studimeve në Kajro të Egjiptit. Të gjitha këto studime i përfundoi me sukses të lartë dhe shembullor.

Pas përfundimit të fakultetit në Sarajevë, u kthye në vendlindjen e tij në Prizren ku edhe u emërua imam në Xhaminë "Sinan Katib" dhe në këtë detyrë shërbeu gjatë viteve 1988 – 1992. Krahas detyrës së imamit ai ishte dhe mësues i besimit në mejtepin e të njëjtës xhami, të cilin e vijuan dhe ku i mësuan shartet e fesë islame shumë djem dhe vajza prizrenase.



**UDB-ja e ish Jugosllavisë do ta kishte halë në sy, dhe do ta ndiqte. Kështu që gjatë viteve 1993 – 1994, Muhidin ef. u detyrua të shpërngulej në Shqipëri dhe të vazhdonte e të lulëzonte edhe një herë vendin amë shqiptarë**

Sa ishte imam, hatib dhe muallim, Muhidin ef. gjatë kësaj kohe pas orarit të punës merrej me veprimtari shkencore, ku edhe arriti të shkruante, të përkthente dhe të botonte këto vepra:

- "Dialog me mikun ateist" të autorit Mustafa Mahmud, Prizren, 1990.
- "Poezi të zgjedhura nga Muhammed Ikballi", Prizren, 1990.
- "Temat islame", Shkup, 1991.
- "Të rinjtë dhe droga", Gjilan, 1995.

Pas ndryshimit të rrethanave dhe pas shtrëngimit dhe cungimit të të drejtave të lirive të popullit shqiptar në Kosovë, edhe Muhidin ef. e ngriti zërin e tij kundërshtues dhe u radhit në radhën e atyre mbrojtësve të vatanit, në radhët e atyre që dinë ta mbrojnë atdheun e tyre sa me laps po aq dhe me kundërshtim dhe jo nënshtrim. Prandaj dhe UDB-ja e ish Jugosllavisë do ta kishte halë në sy, dhe do ta ndiqte. Kështu që gjatë viteve 1993 – 1994, Muhidin ef. u detyrua të shpërngulej në Shqipëri dhe të vazhdonte e të lulëzonte edhe një herë vendin amë shqiptarë, t'ju predikonte dhe t'ju sqaronte në formën më të lartë Islamin, shqiptarëve të Shqipërisë që dikur kishin nxjerrë shumë hoxhallarë me veprat dhe kontributin e të cilëve kishte qëndruar populli shqiptarë.

> **Muhidin ef. ishte gjithashtu edhe themelues, botues dhe drejtor apo editor i gazetës "Drita e Dijes", e cila për vite të tëra e pa dritën e botimit në Shkodër.**

Në vitin 1993 së pari vendoset në qytetin e Lezhës, për të vazhduar pastaj misionin e tij në Shkodër, me ç'rast emërohet menjëherë mësimdhënës, pedagog dhe kryetar i komisionit të lëndëve fetare në Medresenë e Shkodrës "Haxhi Sheh Shamia". Krahas kësaj detyre të lartë ai njëkohësisht ishte dhe ligjërues e predikues në xhamitë kryesore të Shkodrës, si në Xhaminë Ebu Bekër, Top-hane – Perash, Kiras, në Xhaminë e Plumbit, etj. Asnjëherë nuk do t'i anashkalonte edhe fshatrat përreth, ku në këtë rast do të punonte dhe sejjar vaiz – ligjërues vizitor edhe nëpër fshatrat e Shkodrës, si në Bushat, Boks dhe në shumë fshatra të tjera të rrethit të Postribës.

Muhidin ef. me urtësinë, dijen, vullnetin, modestinë dhe përgatitjen e tij morale dh intelektuale, arriti të bashkonte ajkën intelektuale dhe qytetare të Shkodrës, andaj edhe u emërua si ligjërues shkencor dhe fetar në Qendrën Kulturore "Daut Boriçi". Gjatë kësaj kohe ai edhe themeloi Klubin Kulturor "Drita", dhe në saje të meritave të tij, e emëruan edhe drejtor të këtij klubi në të cilin gjatë gjithë kohës sa qëndroi në Shkodër, ligjëroi por edhe debatoi me të rinjtë e ditur dhe mendjemprehtë shqiptarë të asaj kohe.

Muhidin ef. ishte gjithashtu edhe themelues, botues dhe drejtor apo editor i gazetës "Drita e Dijes", e cila për vite të tëra e pa dritën e botimit në Shkodër.

Në Shkodër gjithashtu ishte edhe organizues i kursit fetar për studentët e Universitetit "Luigj Gurakuqi". Shkodra qe një zgjua i madh për të, ajo thuajse kishte qëndruar me vite krahëhapur për ta prit njeriun e madh dhe me shumë vlera, i cili do ta lulëzojë atë, do ta ngjallë dhe njëherë dhe do t'ia kthejë atë krenarinë dhe frymën e kamotshme të cilën e kishin mbjellë dhe kultivuar hoxhallarët e famshëm, si Sabri Beg Bushati, Daut Boriçi, Haxhi Sheh Shamija, Hafëz – Dr. Hasan Kaduku etj., për të vazhduar në po të njëjtën frymë një hoxhë tjetër i madh po sikur ata i lindur në një vend dhe krahinë krejt tjetër por i gatuar për një vend dhe djep të diturisë dhe frymës shpirtërore, pra Shkodrës. Do ta ngjallte Shkodrën shumë sepse në këtë vend ai mbajti ligjërata dhe tribuna të ndryshme në Shtëpinë e Kulturës në Shkodër, në Univeristetin "Luigj Gurakuqi", dhe në shumë institucione të tjera edukativo – arsimore.

Realizoi dhe mbajti shumë emisione edukative – arsimore dhe fetare në radio dhe televizione shtetërore dhe private, si në: Radio Shkodra, dhe në televizionet e atëhershme private: TV Shkodra dhe TV Rozafa. Në këto emisione ai çdo herë i qasej temave aktuale, i shtjellonte me elokuencë dhe rrjedhshmëri të pashoq.

Gjatë muajit të shenjtë të Ramazanit organizonte aktivitete të ndryshme duke filluar nga iftaret e përbashkëta me intelektual, me rininë, me gratë së bashku me bashkëshorten e tij teologen Fahire Ahmetin, etj. Pas aktiviteteve të tilla patjetër se dita do të mbyllej me një ligjëratë shkencore dhe fetare në ndonjërën nga televizionet e Shkodrës. Ishte i palodhur, i etur të përhapte dituri, sepse kishte një bagazh shumë të madh, i cili sa herë hapej prezantonte gjëra të reja. Emisionet televizive do t'i përgatiste madje shumë herët, në Netët e Mira dhe të Mëdha si në Natën e Kadrit, Natën e Miraxhit, Natën e Beratit dhe gjatë Netëve të Mira të Bajrameve patjetër do të shfaqej në televizion dhe do t'ua sqaronte popullit rëndësinë dhe vlerën e asaj nate.

Ishte shumë vizionar, sa kishte diapazon të gjerë të diturisë por aq ishte i thellë në idetë e tija, kështu që me të rinjtë dhe studentët e Universitetit "Luigj Gurakuqi" do të organizonte dhe kurse e kuize të ndryshme për t'ua bërë më të kapshme, më të afërt dhe më të dashur fenë. Në Shkodër madje do të organizonte shumë shpesh dhe ekskursione e shëtitje të ndryshme me rininë dhe studentët, nëpër qytete të ndryshme të Shqipërisë. Në mënyrë që rinia të bashkohej dhe të kishin kontakt dhe miqësi mes vete organizonte shumë aktivitetet sportive në mes të xhematëve të xhamive në Shkodër dhe me Klubin Kulturor Drita.

Muhidin efendiu, me plot kuptimin e fjalës ishte hoxhë dhe prijës shumë aktual, gjithmonë afronte zërin e këshillimit dhe ligjërimit fetarë aty ku ishte i kumbueshëm. Në Shkodër organizoi shumë programe kulturore - artistike me grupin dhe korin e Medresesë "Haxhi Sheh Shamia". Këto organizime i mbante në secilën xhami të Shkodrës, ndërsa organizimet bëheshin me rastin e festave të ndryshme fetare dhe kombëtare.

Hoxhë Muhidini ishte organizator edhe i ligjëratave për gra, ai, sikurse u tha, së bashku me bashkëshorten tij teologen Fahiren, në Shkodër organizuan një sërë ligjëratash për gra, edhe këto ligjërata si çdo herë ishin të këndshme dhe në hap me aktualitetin dhe kohën.

# Myftiu Tërnava priti në takim ambasadoren Kiliç

Prishtinë, 4 korrik 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, priti në takim ambasadoren e Republikës së Turqisë në Kosovë Kivilcim Kiliç. Pasi i dëshiroi mirëseardhje, Myftiu Tërnava e njohu me aktivitetet që janë ndërmarrë gjatë Ramazanit dhe pas tij, si dhe falënderoi ambasadën e Turqisë, qeverinë turke dhe presidentin Erdogan për ndihmën e pakursyer që po japin në të mirë të Kosovës. Ai po ashtu tha se BIK-u ka bashkëpunim të shkëlqyeshëm me DIJANET-in, si dhe vlerësoi lart marrëdhëniet ndërmjet Kosovës dhe Turqisë. Nga ana e saj, ambasadorja Kiliç falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe premtoi se ndihma e Turqisë për popullin e Kosovës do të vazhdojë edhe tutje dhe se bashkëpunimi ndërmjet Kosovës dhe Turqisë do të intensifikohet edhe më shumë. (R.S).



# Myftiu Tërnava priti në takim drejtorin e Institutit të Historisë Sabit Syla

Prishtinë, 4 korrik 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, priti në takim drejtorin e Institutit të Historisë Sabit Syla. Myftiu Tërnava e njohu atë shkurtimisht me historikun dhe organizmin e BIK-ut, si dhe me aktivitetet dhe me kontributin që po jep BIK-u për kultivimin e bashkëjetesës dhe tolerancës ndërfetare, të cilën Myftiu e vlerësoi si vlerë që i duhet vendeve të tjera ta marrin prej nesh. Ai falënderoi drejtorin Syla për bashkëpunimin ndërmjet dy institucioneve dhe kërkoi që ky bashkëpunim të thellohet. Drejtori i Institutit të Historisë Sabit Syla falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe premtoi se bashkëpunimi ndërmjet dy institucione do të vazhdojë edhe më tutje. (R.S)



# Myftiu Tërnava vizitoi Këshillin e Kamenicës

Prishtinë, 17 korrik 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myfiu Naim Tërnava, me një pjesë të kabinetit të Kryesisë, vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Kamenicës. Ai u prit nga kryetari i këtij këshilli, z. Bejtullah Hashani, i cili i shprehu mirënjohjen e thellë Myftiut Tërnava duke theksuar rolin që ka luajtur ai për ndërtimin e institucioneve të Bashkësisë Islame.

Po ashtu Myftiu Tërnava mbikëqyri edhe punimet në ndërtimit e objektit të administratës së Këshillit. Ai mes të tjerash tha: "Punimet në këtë objekt tashmë kanë kaluar pritjet, ky objekt i mrekullueshëm do t'i ketë të gjitha kushtet dhe standardet më bashkëkohore. Deri më tani, Këshilli i Bashkësisë Islame në Kamenicë nuk ka pasur hapësirë të mjaftueshme për punë, ndërsa tani, me ndërtimin e këtij objekti, ky problem po zgjidhet përfundimisht." Myftiu Tërnava shprehu vendosmërinë e tij dhe të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës që ky objekt të përfundojë në tërësi këtë vit. "Çdo ardhje në Kamenicë ka një domethënie të veçantë, ngase vijmë në një vend ku ndihet qetësia dhe njerëzit me sjelljet dhe kulturën e tyre janë të veçantë për vendin tonë", tha mes të tjerash Myftiu Tërnava.



# U mbajt mbledhja e Kryesisë së BIK

Prishtinë, 18 korrik 2018

Më 18 korrik u mbajt mbledhja e rregullt e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës. Mbledhjen e hapi dhe e drejtoi vetë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu NaimTërnava. Në mbledhje u diskutuan dhe u morën vendime lidhur me çështjet e parapara në rend të ditës.



# Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e Komunitetit Mysliman Hungarez, z. Zoltan Bole

Prishtinë, 21 korrik 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, priti një delegacion nga Komuniteti Mysliman i Hungarisë, i prirë nga kryetari i këtij komuniteti, z. Zoltan Bolek. Myftiu Tërnava fillimisht i uroi mirëseardhje në Kosovë, më pastaj i njohu me historikun, funksionimin dhe organizimin e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe të institucioneve të saj.



Ai po ashtu falënderoi popullin dhe Qeverinë e Hungarisë për përkrahjen dhe mbështetjen që i kanë dhënë Kosovës gjatë proceseve në të cilat ka kaluar që nga viti 1990 e deri në ditët e sotme. Kryetari i Komunitetit Mysliman në Hungari, z. Zoltan Bolek falënderoi Myftiun për pritjen dhe e njohu me organizimin e Komunitetit Mysliman në Hungari. Ai shprehu gatishmërinë që të nisin bashkëpunimin me Bashkësinë Islame të Kosovës.

Të dy bashkëbiseduesit konstatuan që lidhjet shqiptare-hungareze janë të hershme dhe ekzistojnë të gjitha parametrat që të dy komunitetet në të ardhmen të kenë bashkëpunim në shumë fusha.

# Myftiu Tërnava takoi perfaqësuesen e UNDP-së

Prishtinë, 25 korrik 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu NaimTërnava, sot priti në takim koordinatoren e agjencive të UN-së në Kosovë z. Ulrika Richardson, e cila është dhe përfaqësuese residente e UNDP-së.



Filimisht Myftiu e falënderoi për vizitën e saj në selinë e Bashkësisë Islame dhe për bashkëpunimin gjatë viteve të fundit në fushën e trashëgimisë kulturore për renovimin dhe restaurimin e disa objekte fetare, si në Kamenicë, Lipjan, Ferizaj etj, dhe i shprehu besimin se edhe në të ardhmen ky bashkëpunim do të vazhdojë.

Nga ana e saj, znj. Richardson falënderoi Myftiun për pritjen dhe për kontributin e tij personal dhe institucional për ruajtjen dhe mbrojtjen e trashëgimisë kulturore dhe në veçanti për kontributin e Bashkësisë Islame për ruajtjen e kulturës së bashkëjetesës dhe tolerancës mes komuniteteve të ndryshme etnike dhe atyre fetare ne vend.

Ulrika Richardson gjithashtu e njohu Myftiun me fillimin e fazës së dytë të projektit që ka për qëllim restaurimin e trashëgimisë që çon në ngritjen e mirëbesimit mes komuniteteve.

# Myftiu Tërnava mbajti mbledhje me përgjegjësit e KBI-ve

Më datë 26.07.2018, ditë e enjte, me ftesë të kryetarit të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiut Naim Tërnava, u mbajt mbledhja me kryetarët dhe administratën e këshillave lokalë të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Myftiu Tërnava fillimisht falënderoi të gjithë krerët e këshillave për punën dhe angazhimin që kanë bërë dhe që po bëjnë për mbarëvajtjen dhe ecurinë e punës së këshillave.

Në këtë mbledhje u diskutua për gjashtëmujorin e parë të vitit 2018, me theks të veçantë për aktivitetet gjatë muajit të Ramazanit, grumbullimin e vitrave e të zeqatit, si dhepër parapërgatitjet për Haxh dhe për grumbullimin e shumave për kurbanët.

Në fund, Myftiu Tërnava porositi që të vazhdohet edhe më tutje me angazhim në të mirë të mirëqenies së gjithë qytetarëve të Kosovës.



# Myftiu Tërnava takoi një delegacion nga Ministria e Jashtme e Arabisë Saudite

Prishtinë, 30 korrik 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, priti në takim delegacionin e Ministrisë së Punëve të Jashtme të Arabisë Saudite, të kryesuar nga Bandar al Dayel-i, i cili po qëndron këto ditë në Kosovë për të finalizuar vizat e haxhit për kosovarët që sivjet ua mësyjnë vendeve të shenjta për të kryer haxhin.Myftiu Tërnava falënderoi z. Bandar el Dayel-in për vizitën, e njohu me organizimin e jetës fetare në vend dhe me organizimin dhe aktivitetet e organeve dhe të institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës. Në veçanti mysafirin e falënderoi për cilësinë e shërbimeve konsullore, të cilat Ministria e Punëve të Jashtme e Arabisë Saudite po i ofron per haxhitë e Kosovës duke ua dhënë vizat në Prishtinë, gjë që përbën lehtësim të madh për Bashkësinë Islame të Kosovës.Nga ana e tij, Bandar el Dayel-i falënderoi Myftiun Tërnava për mikrpitjen e ngrohtë dhe për organizimin e shkëlqyer të haxhit nga Bashkësia Islame e Kosovës, e cila, siç u shpreh diplomati Bandar el Dayel-i, ofron shembullin më të mirë nga organizatorët e haxhit të shteteve të Ballkanit se si duhet të organizohet dhe të realizohet haxhi.



# Myftiu Tërnava mori pjesë në ritakimin e gjeneratës së 19-të të Medresesë "Alauddin"

Prishtinë, 30 korrik 2018

Nxënësit e gjeneratës së 19-të të Medresesë "Alauddin" (1981-1985) organizuan ritakim pas 33 vjetëve të diplomimit të tyre dhe pjesa dërrmuese e tyre arritën të ishin të pranishëm. Ata i priti drejtori i tanishëm i Medresesë "Alauddin", z. Jakup Çunaku.

Siç bëhet zakonisht në ritakimet e gjeneratave të Medresesë "Alauddin", ish-nxënësit mbajtën një orë simbolike mësimi me kujdestarin e tyre të klasës, me prof. Bajrush Ahmetin. Myftiu Tërnava mbajti një fjalim rasti, në të cilin shquajti të arriturat dhe kontributet kryesore të Medresesë "Alauddin" nga themelimi e deri sot duke theksuar rolin e atyre që Myftiu dhe gjenerata që u takua i kishin profesorë.

Myftiu Tërnava ishte drejtor i Medresesë "Alauddin" në periudhën 1995-2003. Nga koha kur Naim Tërnava nisi të jepte mësim në Medrese, shkolla u dha përparësi disa objektivave të aktivitetit pedagogjik dhe, krahas kësaj, shtoi objektiva të rinj pedagogjikë. Formimi i nxënësve në frymën e harmonishme fetare e kombëtare, lidhja e theksuar e mësimeve të fesë me kohezionin shoqëror, kthimi i objektit të Medresesë në kryevatër të zhvillimeve të aktiviteteve të karakterit kombëtar, ishin disa nga ata objektivat kryesorë të përmendur. (I.R)



# Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës takoi mërgimtarët

Prishtinë, 31 korrik 2018

Drejtoria për Diasporë e BIK-ut organizoi takim me mërgimtarët tanë në ambientet e Medresesë Alaudin. Në këtë takim mori pjesë edhe Myftiu Tërnava me stafin e tij. Ai përshëndeti të gjithë pjesëmarrësit në këtë takim-drekë pune dhe u dëshiroi mirëseardhje dhe qëndrim të këndshëm në Kosovë. Myftiu Tërnava tha se Kosova i ka shumë borxh mërgatës sonë, sepse ata vazhdimisht kanë ndihmuar dhe vazhdojnë ta ndihmojnë Kosovën në të gjitha proceset që ka kaluar dhe po kalon, ndaj lusim të Madhin Zot që t'u japë shëndet e bereqet. "Bashkësia Islame e Kosovës mbetet edhe më tej e interesuar që t'i mbajë kontaktet me mërgatën tonë dhe që t'u ofrojë ndihmë rreth literaturës, kuadrove dhe aktiviteteve të tjera".

Nga ana e tij, drejtori për Diasporë, mr. Ekrem Simnica, falënderoi të gjithë pjesëmarrësit dhe theksoi se drejtoria që ai drejton edhe më do të jetë e përkushtuar ndaj mërgatës sonë.

Në fund përfaqësuesit e mërgatës shprehën falënderimin e tyre për ftesën që ua bëri Kryesia e BIK-ut për këtë takim dhe theksuan nevojën e bashkëpunimit mes Kryesisë dhe mërgatës.

Në këtë takim mori pjesë edhe zëvendësministri i Diasporës në Qeverinë e Kosovës, z. Qerim Bajrami, i cili përshëndeti të pranishmit dhe theksoi se shteti i Kosovës edhe më tutje do të jetë në shërbim të mërgimtarëve tanë dhe do t'i mbështesë kërkesat dhe nevojat e tyre. (R.S.)



# U përurua xhamia e re në fshatin Gorancë

Më 28 korrik 2018, në mënyrë solemne u bë hapja e xhamisë në fshatin Gorancë të Hanit të Elezit. Në këtë ngjarje krahas përfaqësuesve të KBI-ve, strukturave komunale, mysafirëve nga Tetova, përfaqësuesve nga Gostivari, në krye me z. Musa Musanë, mori pjesë edhe drejtori për shtyp dhe veprimtari botuese në Kryesinë e BIK-ut, z. Ahmet ef. Sadriu. Manifestimi filloi me leximin e një pjese nga Kurani, e më pas në emër të Kryesisë, z. Ahmet Sadriu. Ai përcolli urimin dhe përgëzimin e Myftiut Tërnava për hapjen e xhamisë, si dhe falënderoi të gjithë ata që kanë kontribuar në ndërtimin e kësaj xhamie. Ai tha se Zoti në Kuran thotë: "Xhamitë janë për Zotin dhe mos adhuroni askënd tjetër përpos Zotit", ndaj mund të themi se xhamia ka luajtur rolin e unifikimit mes njerëzve, në të janë marrë shumë vendime fetare dhe kombëtare, është vend i iniciativave, vend ku edukohen gjeneratat e reja, ndaj porosit prindërit që të mos ngurrojnë t'i dërgojnë fëmijët e tyre në mësim-besim", tha mes të tjerash z. Ahmet Sadriu. Në fund, në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame, xhematit të fshatit Gorancë iu dha një mirënjohje në shenjë falënderimi për kontributin dhe angazhimin që kanë pasur për ndërtimin e kësaj xhamie. Mirënjohja iu dorëzua z. Xhelal Kaloshit. Po ashtu edhe xhemati e nderoi me mirënjohje arkitektin e kësaj xhamie, z. Esat Ramadani. (R.S.)



# U përurua xhamia e re e Lagjes së Shushve në Viti

Më 28.07.2018, u bë hapja solemne e xhamisë së Lagjes së Shushve në Viti. Në këtë ngjarje, krahas pëfaqësuesve të Kryesisë së BIK-ut, drejtuesve dhe punonjësve të Këshillit të Vitisë, qytetarëve të shumtë të Lagjes së Shushve dhe mysafirëve të ndryshëm, mori pjesë edhe drejtori i Urbanizmit Ajet Sallahu, i cili mbajti fjalë rasti, në të cilën përgëzoi për hapjen e xhamisë dhe vlerësoi punën e Bashkësisë Islame për ngritjen e infrastrukturës.

Ngjarja u nis me këndimin e një pjese të Kuranit, pastaj fjalën e mori kryetari i Këshillit të Vitisë Efendi Husamedin Hoxha, i cili përgëzoi për hapjen e xhamisë dhe falënderoi kontribuesit. Në emër të Kryesisë së BIK-ut foli këshilltari i Myftiut, Vedat ef. Sahiti. Ai u përcolli urimin dhe përgëzimin e Myftiut Tërnava për hapjen e xhamisë, vlerësoi kontributin e qytetarëve për xhaminë dhe foli për rëndësinë e funksioneve shoqërore që do të përmbushë xhamia e hapur si qindra xhamitë e tjera në Kosovë.



# Një delegacion i Kryesisë së BIRK-ut inspektoi punimet në objektin e selisë së Këshillit të Kamenicës

Prishtinë, 25 qershor 2018

Një delegacion nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, i përbërë nga sekretari i përgjithshëm i BIRK-ut Resul Rexhepi dhe drejtori i Financave Kasim Gërguri inspektuan punimet që po zhvillohen për ndërtimin e objektit të administratës së Këshillit të Kamenicës, i cili po ndërtohet falë investimit të donatorit nga EBA-ja “Al-Maktoum Foundation”.

Pasi pa nga afër rezultatin e punimeve të deritanishme, sekretari e vlerësoi lart edhe kontributin e Myftiut Naim Tërnava për implementimin e këtij projekti gjigant. U shpreh i kënaqur me ecurinë e punëve, për cilësinë, si dhe për angazhimin maksimal të investitorit në këtë projekt.

Ai takoi dhe bisedoi edhe me punonjësit, të cilët i falënderoi përzemërsisht dhe i vlerësoi për punën dhe dëshirën e tyre të madhe për ta përfunduar sa më shpejt këtë objekt administrativ me vlera të jashtëzakonshme për qytetin dhe rajonin e Kamenicës.

Drejtori për Financa Kasim Gërguri, nga ana e tij, u shpreh i bindur se për një periudhë afërsisht dymujore do të përfundojë ndërtimi i vrazhdë i objektit, kurse brenda këtij viti do të përfundojnë të gjitha punimet. Këshilli i Kamenicës, në krye me kryetarin e tij Bejtullah Hashani, e falënderoi delegacionin për vizitën dhe për interesimin e vazhdueshëm të Myftiut Tërnava për objektin, si dhe bashkëpunëtorëve të tij dhe luti Zotin që sa më shpejt të përfundojë ndërtimi i këtij objekti më rëndësi për Këshillin e Kamenicës. (R.S).



# Përfunduan garat e njohurive fetare në nivel të Republikës

Prishtinë, 1 korrik 2018

Pas një pune të palodhshme 6-mujore të imamëve dhe këshillave vendorë të BIK-ut për organizimin e garave ne nivel lokal, edhe këtë vit, ashtu siç është bërë traditë, Departamenti i të Rinjve në bashkëpunim me zyrën e Kryeimamit dhe Departamentin e Gruas, në ambientin e medresesë së mesme “Alauddin” në Prishtinë; organizuan për herë të VIII me radhë garat e njohurive fetare në nivel shtetëror.

Hapja e garave u bë me leximin e disa ajeteve prej nxënësit garues nga Këshilli i Prizrenit Riad Bislimi.

Të pranishmëve iu drejtua drejtori i medresesë Jakup Çunaku, i cili i përshëndeti të pranishmit në emër të BIK-ut dhe u dëshiroi mirëseardhje dhe sukses. Në këtë garë ishin të pranishme 16 ekipe nga 16 këshilla të Bashkësisë Islame: Nxënësit që përfaqësonin ekipet e këshillave përkatës garuan në ekipe të përbëra nga 5 anëtarë.

Në finale u kualifikuan tetë ekipe: KBI-Malishevë, KBI-Ferizaj, KBI-Prizren, KBI- Mitrovicë, KBI-Gjilan, KBI-Kaçanik, KBI- Prishtinë dhe KBI – Lipjan.

Vendi i parë i takoi ekipit të Lipjanit, që përbëhej nga nxënës të hoxhës Refik ef. Bahtiri, vendi i dytë i takoi ekipit të Ferizajt, që përbëhej nga nxënës të hoxhës Mubekir ef. Shaqiri, kurse vendi i tretë i takoi ekipit të Kaçanikut, që përbëhej nga nxënës të hoxhës Mumin ef. Shehu.

Fituesit të garës i takoi çmimi “Haxhi Nderi”, ndërsa imamët dhe nxënësit e vendit të dytë dhe të tretë janë shpërblyer me mjete financiare. Shpërblime u dhanë edhe të gjithë pjesëmarrësve të tjerë. (Fejsal Spahiu)



# Në të gjitha xhamitë e Kosovës u dha mesazh për kujdesin në trafik

Më 13.07.2018, ditë e premte, me urdhrin e kryetarit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiut Naim Tërnava, në të gjitha xhamitë e Kosovës është mbajtur hytbe e njëjtë, e cila i është kushtuar kujdesit që duhet të kemi në trafik.

Kjo veprimtari e Bashkësisë Islame të Kosovës është ndërmarrë në mbështetje të fushatës së përgjithshme për kujdesin në trafik.

Në mesazhin e hytbesë së kësaj të premteje, që ishte unik për të gjitha xhamitë, u është rikujtuar qytetarëve se ky vit nga organet shtetërore është shpallur si vit i shtimit të kujdesit në trafik dhe u janë theksuar e shpjeguar argumentet fetare pse jemi të obliguar edhe fetarisht të përfillim rregullat e trafikut dhe që të tregojmë kujdes të shtuar.



# U mbajt mbledhja e drejtorisë së Haxhit

Sot, me datë 25.07.2018, u mbajt mbledhja e drejtorisë së Haxhit me grupet e udhëheqësve të haxhive të Kosovës.

Mbledhjen e kryesoi drejtori i drejtorisë së Haxhit të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, z. Vedat Sahiti. Në këtë mbledhje u diskutua për koordinimin dhe bashkërendimin e detyrave, obligimeve dhe përgjegjësive të haxhit.

Po ashtu u diskutua edhe për informimin dhe aftësimin e haxhive rreth rregullave të haxhit në formë praktike, i cili do të mbahet gjatë javës në vijim, si dhe për duanë e haxhive që bëhet tradicionalisht para nisjes.



# Mesazh ngushëllimi me rastin e ndërrimit jetë të imamit Muhidin Ahmeti



"Të Allahut jemi dhe te Ai kemi për t'u kthyer"

Drejtoria për Diasporë, në emër të Myftiut Naim Tërnava, në emër të organeve dhe institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe në emrin personal të drejtorit Ekrem Simnica, për vdekjen e imamit, mësuesit e studiuesit të mirënjohur Muhidin Ahmeti; u shpreh ngushëllime familjes, miqve, kolegëve, xhematit, lexuesve dhe dashamirëve të tij duke i këshilluar për durimin dhe duke i rikujtuar për sevapin e tij, duke i rikujtuar edhe për veprën e mbarë të të ndjerit, për vlerat e tij të larta, për virtytet e tij fisnike, për njohjen e mirë që gëzon ndër njerëz dhe për shpresën e fortë që këtë njohje të mirë Allahu i madhëruar ta marrë për dëshmi ymeti e t'i gjendet në Ahiret. Allahu e mëshiroftë!

Lutemi veçanërisht që, për sëmundjen e tij dhe për ndërrimin jetë në moshë relativisht të re, që neve këndej na sollën dhimbje e pikëllim të thellë, matanë Allahu ta shpërblejë duke e çuar në xhenetet e Tij të larta!

# Telegram ngushëllimi me rastin e vdekjes së veprimtarit të çështjes kombëtare Adem Demaçi

Prishtinë, 26 korrik 2018

Me dhembje morëm lajmin e hidhur për vdekjen e veprimtarit të çështjes kombëtare, bacës Adem Demaçi. Sot, ne mbetëm pa kryeveprimtarin e paepur të çështjes kombëtare, i cili qe frymëzim e inspirim për breza të tërë për të realizuar të drejtat tona si popull, për të jetuar me dinjitet e të barabartë me popujt e lirë.

Baca Adem, që në rininë e tij, i tha jo nënshtrimit e okupimit dhe që atëherë nisi veprimtarinë e tij për rrugën e lirisë e pavarësisë, së cilës asnjëherë nuk iu nda, ani pse gjatë veprimtarisë së tij u përball me regjime moniste totalitare, ai për asnjë moment nuk u hamend dhe as u lëkund nga idealet e tij në rrugën e drejtë të mëvetësisë, ai qe i pathyeshëm, i papërulur.

Populli i Kosovës gjithherë do ta kujtojë bacën Adem si një ndër udhëheqësit më të mëdhenj të tij në shekullin e fundit. Me këtë rast, ngushëlloj familjen e Bacës Adem, bashkëveprimtarët, ish të burgosurit politikë dhe tërë popullin e Kosovës. Zoti e gradoftë me xhenet Bacën Adem!

Myftiu i Kosovës
Naim ef. Tërnava



# Fakulteti i Studimeve Islame zgjedh Këshillin Mësimor Shkencor

Në mbledhjen e mbajtur më datë 03.07.2018, stafi akademik i FSI-së zgjodhi anëtarët e rinj të KMSH-së për mandatin e ardhshëm katërvjeçar.

Pjesëmarrës në këtë mbledhje ishte i tërë stafi akademik i FSI-së, të cilët morën pjesë në votimin e anëtarëve të KMSH-së. Nga stafi akademik i rregullt i FSI-së u zgjodhën shtatë profesorë, nga stafi me angazhim një profesor, ndërsa pjesë përbërëse e KMSH-së janë edhe sekretari i Fakultetit, përfaqësuesi i Kryesisë së Bashkësisë Islame dhe përfaqësuesi i studentëve e të cilët nuk i nënshtrohen procesit zgjedhor.

Përbërja e re e KMSH të FSI-së është si në vijim:

1. Prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi
2. Mr. Besa Ismaili
3. Dr. Ajni Sinani
4. Prof. ass. dr. Zija Abdullahu
5. Prof. ass. dr. Musa Vila
6. Prof. ass. dr. Lulzim Esati
7. Mr. hfz. Safet Hoxha
8. Dr. Sadik Mehmeti
9. Mr. Vedat Shabani (sekretar)
10. Dr. Islam Hasani (përfaqësues i Kryesisë së BIRK-ut)
11. Përfaqësuesi i studentëve

# Magjistroi Eset Qerimi

Bashkësisë Islame të Kosovës iu shtua edhe një magjistër i shkencës. Bëhet fjalë për z. Eset Qerimi, që shërben imam në xhaminë "Zejnullah Blakçori" në Letanc të Podujevës, i cili pasi kishte përfunduar studimet universitare në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës, regjistrohet në Universitetin e Prishtinës, Fakulteti Ekonomik, departamenti Menaxhment dhe Informatikë, në studimet master, ku më datë 12.04.2018, me sukses mbrojti temën e masterit: "Ndërmarrësia Islame në Kosovë: implikimet dhe motitvet ndërmarrëse", para komisionit në këtë përbërje:

1. Dr. Ymer Havolli, kryetar i komisionit,
2. Dr. Justina Shiroka Pula, anëtare e komisionit,
3. Dr. Besnik Krasniqi, mentor

dhe mori gradën Magjistër i shkencave Ekonomike në Menaxhment dhe Informatikë

Anëtarët e komisionit, vlerësuan lartë punën shkencore e hulumtuese të kandidatit, duke vënë në pah se kjo fushë është e re dhe e pa hulumtuar sa duhet, duke pasur parasysh se për ekonominë dhe ndërmarrësinë islame në përgjithësi është hulumtuar mjaftë, por për ekonominë dhe ndërmarrësinë islame dhe implikimet e motivet ndërmarrëse në Kosovë, lirisht mund të themi se është prej hulumtimeve të para.

Kandidati punimin e tij e kishte ndarë në pesë kapituj, ku në kapitullin e parë kishte shkruar për rëndësinë e këtij hulimtimi, mënyrën e hulumtimeve etj. Në kapitullin e dytë ka analizuar kornizën teorike të ndërmarrësisë, efektet e saj, si dhe roli i saj në zhvillimin ekonomik të vendit. Në kapitullin e tretë ka analizuar kontekstin islam të ndërmarrësisë, parimet bazë të saj, çka motivon njerëzit për të ndërmarrë mbi vete rreziqet dhe sfidat e biznesit etj. Në kapitullin e katërt e që është fokusi i hulumtimit, ka diskutuar rezultatet e hulumtimit (anketës) të cilat i ka arritur gjatë hartimit të këtij punimi të masterit, dhe në kapitullin e pestë ka paraqitur konkluzat dhe propozimet që dalin nga hulumtimi.

Mr. Eset Qerimit i urojmë arritjen e gradës shkencore Magjistër i shkencave Ekonomike në Menaxhment dhe Informatikë, si dhe shumë suksese tjera në lëmin e shkencës në të ardhmen.

Mr. Besim Gashi



## Këshilli i Bashkësisë Islame i Rahovecit

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

**Referent për shërbime fetare – për çështje të varrimit në KBI në Rahovec.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia);
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve e vendimeve të Kryesisë, si dhe vendimeve e rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të ketë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës

Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklarata me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet dhe dëshmitë e tjera për aftësim profesional;
* Letërnjoftimi (fotokopje)

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

Vërejtje:

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të Bashkësisë Islame të Rahovecit.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".

## Këshilli i Bashkësisë Islame i Dragashit

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

**Imam, hatib dhe mual-lim në "Xhaminë e Çarshisë" në fshatin Restelicë.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të ketë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahet Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve e vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të ketë aftësi komunikuese dhe organizative për çështjet fetare,
4. Të jetë i shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
5. Të mos ketë vërejtje në punë, nëse paraprakisht ka qenë i punësuar,
6. Të ketë vetiniciativë dhe kreativitet,
7. Të jetë nënshtetas i të Republikës së Kosovës.

Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente;

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit,
* Certifikata e lindjes,
* Certifikata shëndetësore,
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar,
* Vërtetimi për përvojën e punës,
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare,
* CV-në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional,
* Letërnjoftimi (fotokopje)
* Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

Vërejtje:

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të Bashkësisë Islame Dragash.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 10 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

## Këshilli i Bashkësisë Islame i Shtimes

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës imam, hatib dhe mualim në:

**Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e Lagjes së Pajtimit**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medrsenë, FSI-në ose Fakultetin e studimeve Islame jashtë vendit
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për qështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;
6. Të kenë iniciativë dhe kreativitet në punë.
7.Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës

Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

Diploma e Medresesë dhe Fakultetit;

Certifikata e lindjes;

Certifikata shëndetësore;

Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;

Vërtetimi për përvojën e punës ( nëse ka qenë i punësuar);

Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;

CV-në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësimin professional

Dokumenti i identifikimit ( fotokopje).

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

Vërejtje:

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Shtimës.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



| AUTOR: AGIM GASHI | LLOJ BIME USHQYESE | MË BIE TË FIKËT | TËRËSIA E TEMAVE | UNIVERSITET NË TURQI | BËJ GATI | PIKTORI POLAK, DAVID | RIJEKA | NDERI (nga turq.) | EPITET I KUR'ANIT | ITALIA | DHËNË ME PARA | TONI | | NGADALË-SIMET E MAKINËS | QYTEZË JONA (pashq.) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| NË MËNYRË KATEGORIKE | | | | | | | | | | | | | FADIL VOKRRI / AI QË I PRIN XHEMATIT | | |
| QËNDRIMI NË ILEGALE | | | | | | | | | | | | DJALOSH / NGACMIMI | | | |
| EMËR FEMRE ISLAME | | | | | | | LËRIMET / NISTORET E HEROIT NË FOTO | | | | | | | | |
| EMËR I HUAJ FEMRE | | | | PASURIA E PATI-NDSHME / POROSIA | | | | | | MINISTRI, ISMAJLI / A? | | | | | |
| KËSTET E PAGESËS | | | | | | KALIMI I DIMRIT | | | | | | | | | ETIOPIA E DIKURSHME |
| MARKË ELEKTRONIKE | | | | | | | | | | | TË LASHTA | | | | |
| KRYET | | | | | | | | | | | INDUKSIONI | | E.B. / PASTRUES DHOMASH | | |
| | ... MARINO / REGJUR | | | | | | | | | | KOHA | | | | |
| TE, TEK | | | ENERGJIA / MËNYRA E SJELLJES | | | | | | | | IDENTITETI | | | SUEDIA / KALIMI NË BOTËN TJETËR | |
| LLOJ PESHKU (sh.shq.) | | | | | | | | | | | | TRI ZANORE / ANËTA-RËSIMET | | | |
| LITRI | | KAM NJOHURI / VEÇORI E FORTË INDIVIDI | | | | | | | | | ACCEPTANCE TEST MANUAL | | | | |
| ISTANBUL KULTUR UNIVERSITY | | | | ANËSIMI | | | | | | | KAFSHË SHTËPIAKE (mashkulli i delesë) | | | | |
| THEMBRA | | | | | | | | | | | EARTHQUAKE RESEARCH INSTITUTE | | | | MARRËVESHJA |
| ELEMENT KIMIK | | | | | NAMI | SHTET APENIN (pashq.) | CIGARALLËK | IRNIMI | METRI | AI (fr.) | REPUBLIKA | | MEGATON / PUNË ME LATË | | |
| NËNSHKRIMI I NJË MARRË-VESHJEJE | | | | | | | | | | | DËSHMORI, KONUSHEVCI / PJESË E SURESË | | | | |
| | FAJDEXHI / ORGANIZATË TERRORISTE EVROPIANE | | | | | | | | LLOJ KAFSHE GJITARE / RAST | | | | | AMPERI / HEROI, BOLETINI | |
| EDHE (lat.) | | | VEND KU SUNDON IMAMI / J.T. | | | | | | | VENDIMTAR / MUA (ang.) | | | | | |
| PJESË MATANË MALIT | | | | | | | | LLOJ GURI I ÇMUESHËM / AMPERI | | | | | | | |
| KRIJIMI ARTISTIK | | | | | SHENJË | | | | | | | EMËR MASHKULLI ARAB | | | |



# DUAJA E HAXHINJVE

لبيك اللهم لبيك .. لبيك لا شريك لك لبيك .. إن الحمد والنعمة لك والملك .. لا شريك لك

Falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allahut të Plotfuqishëm. Falënderimi i takon Atij Që ishte kur nuk ekzistonte asgjë.

Falënderimi i takon Allahut, i Cili është i pari pa fillim dhe i fundit, pa mbarim, i Cili e di të brendshmen dhe të jashtmen.

Falënderimi i takon Atij që në librin fisnik thotë: "Dhe thirr ndër njerëz për Haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura, që vijnë prej rrugëve të largëta, për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre, dhe për ta përmendur Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi)".

Falënderimi i takon Allahut, i Cili Qabenë e bëri shtëpinë e parë për adhurim dhe vizitën e saj për besimtarët - obligim.

Paqja, mëshira dhe bekimet e Zotit qofshin mbi Muhamedin a.s., mbi familjen e tij të ndershme, mbi shokët e tij besnik e fisnik dhe mbi të gjithë ata që e përcollën dhe përcjellin rrugën dhe traditën tënde deri në Ditën e Gjykimit.

O Allah, Që nuk ke shoq tjetër, vetëm Ty Të besojmë, vetëm tek Ti kemi shpresë dhe vetëm Ty të mbështetemi. Ti je mëshiruesi e mëshirëbërësi, lehtësojua rrugën këtyre haxhinjve.

O Fuqiplotë, mundësojua këtyre haxhinjve kryerjen e ceremonive të Haxhit, tavafin e shtëpisë Sate, në Safa e Merva, qëndrimin në Arefat, në Muzdelife e Mine, në vizitën e xhamisë së Pejgamberit a.s.

O Zoti ynë, shuaju etjen këtyre haxhinjve nga kroi i Zem-zemit dhe na e bëj nasib edhe neve, e në Ahiret bëna të mundur që të pimë nga kroi i Xhenetit.

O i Gjithëmëshirshëm, na e bëj të mundur neve që të kujotjmë Ty në kënaqësitë dhe në vështirësitë më të mëdha, e haxhinjve me gjuhën e tyre duke thënë:

"TË PËRGJIGJEM O ZOT, TY, ZOTI IM, TË PËRGJIGJEM, TË PËRGJIGJEM, QË NUK KE SHOK, TË PËRGJIGJEM TY, PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË E FALËNDERIM, DHUNTI E PUSHTET, DHE NUK KE SHOK".

O i Gjithëdijshëm, na e bëj këtë tubim të bekuar dhe këtë dua të pranuar, dhe këtë rrugë të lehtësuar, e largoji nga ne rreziqet e mundimet, për në çdo vend të shenjtë. Të lutemi Ty, o Madhëria Jote, që t'i ruash robërit e Tu, kudo që të jenë, dhe nga çdo gjë e ligë, ruaji ata që udhëtojnë për tokë, për det e për ajër, të shkojnë e të kthehen shëndoshë, me dhuntitë e Tua, o Mëshiruesi i Mëshiruesve.

O Zoti Fuqiplotë, ndihmoji ata që ndihmojnë fenë Tënde, e shkatërroji ata që mundohen ta shkatërrojnë fenë Tënde.

O Zoti ynë, lëshoji mëshirën dhe bekimet e Tua mbi ne, mbi popullin tonë, mbi haxhinjtë e mbi myslimanët në përgjithësi.

O Zoti ynë, lëshoji mëshirën, paqen dhe bekimin Tënd mbi këtë popull e në këtë tokë, në të cilën na krijove me dëshirën Tënde, ku do të kthehemi dhe prapë do të ngrihemi prej saj, para Teje.

O Sundues i gjithësisë, na bëj mbizotërues në tokën tonë, e mos lejo që armiqtë e Tu dhe armiqtë tanë të na shkelin dhe të na robërojnë në trojet tona.

O Shërues, jepu këtyre haxhinjve dhe neve shëndet, të sëmurin shëro, të robëruarin liro, vendësin bekoje, të humburin drejtoje e armikun shkatërroje.

O Pranues i veprave, pranoje këtë vepër prej nesh, Ti i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha.

O Zoti ynë, na bëj ne dhe pasardhësit tanë besnikë ndaj Teje.

O Furnizuesi ynë, begatona në këtë dhe në botën tjetër me të mirat e Tua dhe pranoje pendimin tonë, Ti je Ai që e pranon pendimin dhe je Mëshirues.

O Falësi ynë,Ti je Falës e pranon faljen na fal ne, prindërit tanë, farefisin tonë dhe besimtarët në përgjithësi në Ditën e Llogaritjes së saktë.

O Allahu ynë, na e bëj të mundur që Pejgamberi Yt, Muhamedi a.s., të jetë ndërmjetësues yni në Ditën kur nuk ka ndërmjetësues tjetër përveç atij që e lejon Ti.

O i Gjithëpushtetshëm, na forco bindjet tona dhe na bëj prej besimtarëve të devotshëm, e na ruaj në çdo vend dhe në çdo kohë nga intrigat e shejtanit dhe insanit.

O Allahu im të përgjigjem për Haxh. Allahu im ky është vendi të cilin e ke bërë të sigurt dhe të shenjët. Bërja zjarrit trupin tim të ndaluar dhe bëre të sigurt nga dënimi Yt Ditën kur do ti ringjallësh robërit Tu. Bëm prej të dashurve dhe të nënshtruarve Tu.

Me emrin e Allahut, Allahu është i madh. O Allahu im me besim në fenë Tënde duke konsideruar të vërtetë librin Tëndë, duke përmbushur premtimin që të kam dhënë e duke pasuar Pejgamberin a.s. kam vendosur ta kryej Haxhin andaj më ndihmo që ta kryej dhe pranoje prej meje.

O Zot të lutem që të më mbrosh nga brengat, pikëllimi, pamundësia, përtacia, më mbro nga shpirtëngushtësia dhe koprracia.

O Zot më përforco në fe e cila më mbron, mi përmirëso të mirat e kësaj bote nga të cilat jetoj, ma përmirëso gjendjen me të mira në botën tjetër ku do të shkoj.

O Zot mi fal gabimet e mia, të pindërve të mi dhe të besimtarëve në përgjithësi.

O Zot na jep të mira në këtë botë dhe në botën tjetër shpërblena me Xhenet dhe na ruaj nga zjarri i Xhehenemit.

Të përgjigjemi, o Zot, Ty të përgjigjemi, të përgjigjemi Që nuk ke shok. Të përgjigjemi Ty, për Ty është çdo lëvdatë, falënderim, dhunti e pushtet dhe nuk ke shok.

سُبْحَانَ رَبِّكَ رَبِّ الْعِزَّةِ عَمَّا يَصِفُونَ وَسَلَامٌ عَلَى الْمُرْسَلِينَ وَالْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ الْعَالَمِينَ

I pastër e i lartë është Zoti yt, Zoti i gjithfuqishëm nga ajo që ata i përshkruajnë. Çdo e mirë qoftë ndaj të dërguarëve. Dhe falënderimi i qoftë Allahut, Zotit të gjithësisë! (Es Saffat:180-182)

Kasim Gërguri